


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## *Vendosmëria tejkalon pengesat*

*Kur dikush zotëron vendosmëri të madhe, ai mundet, me lejen e Allahut, të ngjitet në lartësi të mëdha virtyti. Ndër tiparet e muslimanit është se ai jo vetëm që ka qëllime të larta e fisnike, por edhe vendosmëri të fortë, sepse ajo është karburanti që e shtynë njeriun në virtyte të larta.*

*Dhe vendosmëria- me lejen e Allahut- do t`ju sjellë mirësi të mëdha. Njerëzit do t`ju shohin tek mësoni, bëni vepra të mira, tek punoni për synime të larta- ose, në thelb, si njeri që po kryen arritje të larta në çdo lami.*

*Mirëpo, mos bini në gabimin e ngatërrimit të vendosmërisë me arrogancën. Midis tyre shtrihet një distance, sa ajo e qiellit me tokën. Kur njeriu ka vendosmëri të fortë shqetësohet për çdo rast të humbur, e për pasoj e shtyen veten gjithnjë për të arritur qëllimin e tij.*

*Vendosmëria e fortë është veti dhe trashëgimi e profetëve, ndërsa arrogance është një sëmundje që mbizotëron në mesin e tiranëve dhe njerëzve të ligjë.*

*Të jemi të vëndosur në synimet tona, qofshin ato fetare apo kombëtare, dhe në asnjë mënyr të mos dorëzohemi para sfidave të kësaj bote, ngase vërtetë vendosmëria  njeriun e ngritë dhe e lartëson  në piedestalin më të lartë njerëzor, derisa arrogance e shkatërron dhe e tërheq zvarr viktimën e vet në thellësitë e famës së keqe. Andaj të jemi të durueshëm dhe këmbëngulës në rrugtimin tonë fetar dhe kombëtar se asgjë në këtë botë nuk është e paarritshme por vetëm duhet punë dhe vendosmëri.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Shamia në mes Sheriatit dhe ligjit

Mr. Qemajl Morina

Ka një kohë që çështja e shamisë islame është bërë preokupim i qarqeve të ndryshme si në Evropë, ashtu edhe në disa vende myslimane. Qëllimi është të nxirret ligji për ndalimin e myslimaneve që ta bartin shaminë në shkolla, duke e konsideruar atë si një lloj simboli fetar, bartja e të cilit nuk përputhet me sistemin laik që mbisundon ne Evropë dhe në disa vende myslimane. Nxjerrja e një ligji të këtillë, dy vjet më parë, në Francë, shkaktoi një polemikë të gjerë politike dhe kulturore.

Ky problem është aktual edhe në disa vende islame me ndikim evropian. Turqia është shteti i parë me shumicë absolute myslimane, në të cilën mbretëron sistemi laik, ku vajzave myslimane u ndalohet bartja e shamisë në shkolla publike, universitete dhe institucione shtetërore, përfshirë edhe parlamentin. Ky veprim krijon një kompleks shoqëror dhe politik, me pretekst se kjo dukuri islame mund ta rrezikojë sistemin laik në Turqi.

Bartja e shamisë, zyrtarisht është e sanksionuar me ligj edhe në Tunizi. Ndalimi i saj arsyetohet për shkaqe kombëtare, duke pretenduar se mbulesa islame është një dukuri e importuar nga jashtë apo çështje me karakter fisnor, që nuk ka të bëjë fare me Islamin.

Me këtë dukuri, vitet e fundit, është duke u përballur edhe shoqëria jonë shqiptare, qoftë në Kosovë dhe qoftë në Shqipëri. Edhe pse në mungesë të ligjit, që do të rregullonte këtë çështje, shpeshherë nxënëset, të cilat dëshirojnë të bartin shaminë, ballafaqohen me masa ndëshkuese të drejtorive të shkollave, që çojnë në përjashtimin e tyre nga procesi mësimor, siç është rasti i fundit i tri nxënëseve të Skenderajt.

Për ta elaboruar këtë çështje, do të diskutoj vërejtjet në vijim:

**E para:** Qëndrimi negativ dhe refuzues ndaj mbulesës paraqet një padrejtësi elementare ndaj gruas myslimane, si dhe kufizim të të drejtave kolektive e individuale, për ta zgjedhur secili mënyrën e veshjes së vet. Në veçanti, kur kjo ka të bëjë në njëfarë mënyre me një obligim fetar, të cilin myslimania është e detyruar ta zbatojë. Mbulesa në Islam paraqet vendim ligjor të detyrueshëm, që myslimania duhet ta zbatojë patjetër.

**E dyta:** Konsiderimi i mbulesës islame si shprehje e simbolit fetar, në kohën kur nuk ka një trajtim të këtillë ndaj simboleve të religjioneve të tjera, tregon se kemi të bëjmë me një kompleks të pashërueshëm tek perëndimorët kundër Islamit si dhe ndaj myslimaneve në Evropë, të cilat praktikojnë mbulesën islame. Sidomos pas rritjes së urrejtjes kundër Islamit, si rezultat i akuzimit të myslimanëve për terrorizëm. Kjo ka bërë që myslimanet të mos ndihen të sigurta në veshjen e mbulesës, e cila u jep atyre atributet e fesë së tyre. Kjo ka bërë që ato në disa shoqëri dhe në disa vende të jenë caqe të atakimeve dhe të diskriminimeve të ndryshme.

**E treta:** Konsiderimi i mbulesës si një dukuri e importuar, tregon mosnjohjen e vërtetë të historisë së Islamit. Mbulesa ka filluar të praktikohet me thirrjen e parë të Islamit në Medinë dhe me themelimin e shoqërisë së parë islame. Ndërkohë që ajetet e mbulesës janë të qarta, ato i urdhërojnë myslimanet që t'u përmbahen atyre. Kjo traditë vazhdoi në të gjitha vendet myslimane pa dallim. Andaj mbulesa nuk mund të konsiderohet si gjendje sektare, por është çështje e përgjithshme islame, të cilën myslimanët nuk patën nevojë ta importonin prej të tjerëve. Është e vërtetë se kjo dukuri është e pranishme edhe tek shumë popuj jomyslimanë si një formë e trashëgimisë kombëtare apo fetare, por kjo nuk e zhvlerëson autenticitetin e mbulesës islame.

**E katërta:** Çështja e mbulesës nuk mund të jetë monopol i shtetit, veçse ajo është çështje individuale, që ka të bëjë me lirinë e njeriut, shijen dhe zgjedhjen e tij se çka dëshiron të veshë, ashtu sikurse janë edhe liritë e tjera personale. Vlen të përmendim se një numër i përgjegjësve në këtë apo atë shtet flasin për nevojën e veshjes adekuate, por ata nuk vënë sanksione për veshje ekstreme të shkurtra, siç ndodh në shumë shkolla tona.

**E pesta:** Nëse çështja e ndalimit të mbulesës në shkolla është si shkak i përshtypjes së keqe që lë gruaja e mbuluar në psikën e nxënësve, kjo nuk ka të bëjë me aspektin psikik, sepse bartësit e



mbulesës mund të pohojnë se heqja e mbulesës mund të lërë efekte pikërisht negative në psikën e tyre. Aq më shum kur dihet se kjo nuk ka të bëjë vetëm me nxënësit dhe studentët, por me tërë shoqërinë në përgjithësi, ku njerëzit shfrytëzojnë liritë e tyre të përbashkëta, për të demonstruar shumëllojshmërinë, e cila paraqet një pamje civilizuese, ashtu siç janë edhe kostumet e larmishme të popujve të ndryshëm.

**E gjashta:** Ndalimi i vajzave për të ndjekur mësimet në shkolla dhe universitete publike (për shkak të mbulesës), është në kundërshtim me ligjin e të drejtave elementare të njeriut dhe me parimet demokratike, të parapara në paragrafin 1 të nenit 9 të Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut, ratifikuar në nëntor të vitit 1950. Ky veprim pengon shumë vajza të vazhdojnë procesin e mëtutjeshëm të shkollimit, nëse ato nuk kanë mundësi të vazhdojnë arsimimin e tyre në shkolla apo universitetet private, gjë që paraqet një padrejtësi njerëzore larg parimeve demokratike.

**E shtata:** Laramania fetare dhe lëvizja e lirë e një shoqërie demonstron një gjendje civilizuese, vërteton bashkëjetesën e kulturave dhe civilizimeve të ndryshme, ndihmon në njohjen reciproke të kulturave dhe në hapjen e dialogut në mes feve. Laramanitë e ndryshme nxisin dëshirën për njohjen reciproke të kësaj apo asaj feje, gjë që në njëfarë mënyre stimulon dialogun ndërfetar.

Me këtë rast vlen të përmendim përvojën e ShBA-së lidhur me mbulesën, ku jo që nuk është ndaluar, por as që ka qenë ndonjëherë objekt debati. Kjo vërteton principin e lirisë personale të çdo individi, si dhe respektin e njerëzve të jenë të lirë në besimin e tyre. Kjo tregon se populli amerikan nuk vuan nga kompleksi historik kundër Islamit, ndërkohë që evropianët e akumulojnë këtë kompleks në kulturën e tyre.

**E teta:** Ne besojmë se lejimi i shamisë në formën e saj të moderuar, në vendet ku jetojnë myslimanët, nuk e pengon gruan të shkollohet dhe të arrijë pozita të larta në shoqëri.

**E nënta:** Sanksionimi i hyrjes së vajzave të mbuluara nëpër shkolla, universitete a institucione shtetërore është në kundërshtim me sistemin laik, sepse sistemi shekullar nuk sendërtohet me pengimin e nxënëseve në obligimet fetare, sidomos kur dihet se laicizmi është kundër persekutimit të lirive fetare, por është kundër asaj që feja të jetë bazë e pushtetit dhe ligjit në shtet.

**E dhjeta:** Aprovimi i ligjeve për ndalimin e mbajtjes së shamisë për nxënëset

nëpër shkolla, paraqet persekutim racial për njerëzit që nuk kanë asgjë të përbashkët me parimet demokratike dhe krijon aversion kundër sistemit shekullar tek njerëzit.

**Në fund:** Ne këshillojmë që njerëzit kompetentë në shoqërinë tonë kosovare, këtë çështje ta studiojnë në të gjitha aspektet, sepse shamia nuk ka të bëjë vetëm me aspektin fetar, por është një segment kompleks i shoqërisë sonë, që kërkon angazhimin e të gjithëve në zgjidhjen e tij.

*R E A G I M*

***Qemajl Morina***

# A është shamia ferexhe?!

*Reagim ndaj artikullit "Një shtet pa ferexhe", botuar në të përditshmen "Express", datë 24 shtator 2007, autor, Nebi Qena.*


Një shtet pa ferexhe

Nxënësit kosovarë kundërshtojnë vendimin e shkollës, i cili ndalon bartjen e ferexhesë.

Nebi Qena

Associated Press Writer

Për çështjen e shamisë në shkollat e Kosovës është debatuar disa herë. Janë të njohura se si janë zhvilluar debatet, po dhe rezultatet e tyre. Kësaj radhe kishin të bënin me tri nxënëse në dy shkolla të Skenderajt. Ajo që tërhoqi vëmendjen time, ishte titulli i shkrimit dhe fotoja. Kjo më bëri të hulumtoja rastin dhe të pyesja se a është fjala për shami apo për ferexhe. Sepse, dallimi në mes këtyre të dyjave është shumë i madh, për se redaksia që pranon autorësinë e titullit, duhet të kishte pasur kujdes. Unë nuk besoj se redaksia nuk e ka ditur dallimin në mes shamisë dhe ferexhesë, por qëllimi është keqkuptimi, keqinterpretimi dhe keqinformimi me dashje, për të nxitur reagime dhe tensione të panevojshme dhe të kota.

Në një shoqëri demokratike, çfarë mëton të jetë edhe shoqëria jonë kosovare, nuk ka asgjë të keqe që të ketë mendime të ndryshme rreth shumë çështjeve me të cilat ballafaqohet shoqëria jonë. Por, janë pa vend dhe jobindëse konstatimet, se "kjo (lexo shamia) e dëmton kërkesën tonë për pavarësi, dëmton tërë konceptin tonë", qoftë ai edhe kryetari i Akademisë së Shkencave edhe Arteve të Kosovës, Rexhep Ismajli.

Për një qytezë të vogël dhe të pazhvilluar, siç është Skenderaj, preokupim i përgjegjësve të arsimit atje duhet të jenë problemet esenciale të arsimit, siç është infrastruktura shkollore e jo shamitë e tri nxënëseve. Ajo që dëmton çështjen e Kosovës në sy të ndërkombëtarëve, po edhe të vendorëve, nuk janë shamitë mbi kokat e tri vajzave në Skenderaj, por është moszbatimi i ligjit dhe padrejtësia që po u bëhet atyre nxënëseve, duke i suspenduar nga shkolla. Këtë më së miri e vërteton shkresa që ushtruesi i detyrës së Ombudspesonit i ka dërguar Kryeministrit të Kosovës dhe Ministrit të Arsimit, për kthimin e tri nxënëseve në procesin arsimor, duke gjykuar veprimin e instancave arsimore të Skenderajt si të paligjshëm.

Ajo që të habit edhe më tepër, është se në momentin kur strukturat politike më të larta të Kosovës, në vend që ta ngrinin zërin kundër këtyre padrejtësive, të cilat në vazhdimësi po u bëhen vajzave tona, shohim se z. Ylber Hysa, një historian dhe politikan kosovar, ne do të shtonim edhe kandidat e ORA-s për kryetar të Prishtinës, "ka duartrokitur vendimin e bordit të shkollës, duke thënë që edukimi jofetar është themeluar fuqishëm në Kosovë". Për të shtuar edhe se "heqja e ferexheve, para një shekulli e gjysmë ishte mundim emancipues për shqiptarët. Ndërsa (heqja e ferexheve) sot ka fituar karakter social dhe kulturor".

Nëse z. Hysa, si historian, është cituar me saktësi nga autori i shkrimit, nuk ma merr mendja që kjo të ketë ndodhur para një shekulli e gjysmë, por nëse ai e ka fjalën për aksionin kundër shamive të grave myslimane të regjimit sllavo-komunist pas Luftës së Dytë Botërore gjatë okupimit jugosllav të Kosovës, e ai ka nostalgji për atë regjim, - kjo është çështje private dhe le të mbetet në ndërgjegjen e tij. Ajo që më intereson mua si qytetar i thjeshtë, është se derisa të kemi politikanë dhe deputetë të tillë, të cilët nuk çajnë kokën për interesin e popullit të tyre dhe zbatimin e ligjit, - nuk ka shpresë që ne të dalim nga kjo gjendje që po jetojmë sot. Këtë më së miri e ilustron Kurani, libri i shenjtë i myslimanëve, ku thuhet: "Zoti nuk do ta ndryshojë gjendjen e një populli derisa ai të mos e ndryshojë vetveten".

Andaj leksioni që do të mësojnë ndërkombëtarët nga rasti i tri nxënëseve të Skenderajt, është se kur përfaqësuesit e këtij populli janë në gjendje të shkelin të drejtat e popullit të vet, në praninë e ndërkombëtarëve në Kosovë, si do të sillen ata me pakicat e tjera pas pavarësimit të Kosovës?!

**Sabri Bajgora**

# Robërit e Allahut - (6)

## Koment i ajeteve 74-77 nga kaptina "El-Furkan"

وَالَّذِينَ يَقُولُونَ رَبَّنَا هَبْ لَنَا مِنْ أَزْوَاجِنَا وَذُرِّيَّاتِنَا قُرَّةَ أَعْيُنٍ وَاجْعَلْنَا لِلْمُتَّقِينَ إِمَامًا(٧٤) أُولَٰئِكَ يُجْزَوْنَ الْغُرْفَةَ
بِمَا صَبَرُوا وَيُلَقَّوْنَ فِيهَا تَحِيَّةً وَسَلَامًا(٧٥) خَالِدِينَ فِيهَا حَسُنَتْ مُسْتَقَرًّا وَمُقَامًا(٧٦) قُلْ مَا يَعْبَأُ بِكُمْ رَبِّي
لَوْلَا دُعَاؤُكُمْ فَقَدْ كَذَّبْتُمْ فَسَوْفَ يَكُونُ لِزَامًا(٧٧)

***"Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bën që të jemi të gëzuar me** (punën) **e grave tona dhe pasardhësve tanë, e neve na bëj shëmbëlltyrë** (dhe prijatar) **për të devotshmit".***

***Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë** (xhennet) **dhe aty priten me përshëndetje të selamit.***

***Aty janë përgjithmonë, e sa vendqëndrim dhe vendbanim i mirë është ai.***

***Thuaj: "Zoti im as nuk do të kujdesej për ju, sikur të mos ishte lutja juaj** (kur gjendeni në vështirësi, ose sikur të mos ishit të thirrur të besoni)**, e ju përgënjeshtruat, andaj dënimi do t'ju jetë i pandërprerë".***

*(El-Furkan, 74-77)*

**KOMENT:**

### 12. Lutja (kërkesa) drejtuar Allahut për të qenë të kënaqur me familjet dhe pasardhësit e tyre dhe të qenët prijës i të devotshmëve

وَالَّذِينَ يَقُولُونَ رَبَّنَا هَبْ لَنَا مِنْ أَزْوَاجِنَا
وَذُرِّيَّاتِنَا قُرَّةَ أَعْيُنٍ وَاجْعَلْنَا لِلْمُتَّقِينَ إِمَامًا(٧٤)

***Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bën që të jemi të gëzuar me** (punën) **e grave tona dhe pasardhësve tanë, e neve na bëj shëmbëlltyrë** (dhe prijatar) **për të devotshmit".***

Vazhdojmë të rifreskojmë zemrat tona me cilësitë e robërve të Allahut. Dhe ja ku jemi tek cilësia e tyre e fundit e sqaruar me aq urtësi në këto ajete të kaptinës El-Furkan. Dhe kjo cilësi nënkupton faktin se robërit e vërtetë të Allahut, i drejtohen Atij me përulësinë dhe nënshtrimin e robërve të devotshëm duke kërkuar qetësi, prehje të syrit dhe të zemrës e kënaqësi shpirtërore në familjet e tyre, që nënkupton gratë dhe fëmijët. Kërkojnë nga i Lartmadhërishmi që ata të jenë në rrugën e Tij, në rrugën e të devotshmëve dhe të atyre që kanë dronë e Allahut, ndërsa pas kësaj lutjeje pason lutja më madhështore dhe e fundit: ***"...Na bëj neve shëmbëlltyrë** (dhe prijatar) **për të devotshmit".***

Ky është kulmi i devotshmërisë, ky është piedestali më i lartë që duhet të synojë një rob i Allahut; të jetë prijës, shembull dhe pasqyrë e të tjerëve.

Kjo është cilësia e fundit që jemi duke e komentuar prej cilësive të robërve të Allahut, në të cilën pasqyrohet përulësia e tyre, sepse nga Allahu nuk kërkojnë ndonjë prej kënaqësive të kësaj botë por kërkojnë vetëm që Allahu t'ua udhëzojë familjet e tyre, gratë, fëmijët, nipërit e mbesat në rrugën e drejtë, sepse ky udhëzim, për ta do të jetë prehje shpirtërore, gëzim dhe kënaqësi për zemrat dhe sytë e tyre.

Nga Kura'ani famëlartë mësojmë se njerëzit nëpër kohë e shekuj kanë bërë lutje e dua të ndryshme. Disa kanë qenë dua për të mirat e kësaj botë, për çka Allahu më pastaj i ka qortuar se në Ahiret nuk do të kenë kurrfarë të mire, kurse disa të tjerë kanë kërkuar të mira edhe në këtë botë edhe në Ahiret.



Të shohim këto dua të tyre në prizmin e ajeteve kuranore.

- Disa njerëz që janë të pangopur me këtë dynja, kërkuan nga Allahu vetëm kënaqësinë e kësaj bote:

***"...Ka disa prej njerëzve që thonë: "Zoti ynë, na jep Ti neve në këtë botë"! Për të nuk ka asgjë në botën tjetër"** (El-Bekare, 200)*

kurse besimtarët u lutën:

***"E, ka prej tyre të tillë që thonë: "Zoti ynë na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër dhe na ruaj prej dënimit me zjarr"!"** (El-Bekare, 201)*

Nga kjo shohim se grupi i parë është i qortuar dhe i pavetëdijshëm për mangësinë e lutjes së tyre, sepse ai që privohet nga të mirat e Ahiretit, ai vërtetë është i humbur përgjithmonë, kurse grupi i dytë kërkuan nga të mirat e kësaj botë po edhe të Ahiretit dhe ata janë të lumtur edhe në këtë edhe në botën tjetër.

- Në anën tjetër shohim dijetarët e thelluar në meditime rreth madhështisë së asaj që ka krijuar Allahu xh.sh. tek thonë:

***"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh".** (Ali Imran, 8)*

- Ata që logjikuan me mendje të shëndoshë dhe janë të bindur për jetën e përhershme dhe kënaqësitë e Ahiretit u lutën:

***"Zoti ynë, na i falë mëkatet tona, na i mbulo të metat dhe pas vdekjes na bashko me të mirët! Zoti ynë, jepna atë që nëpërmjet të dërguarve Tu, na e pre-***




***mtove dhe në ditën e kiametit mos na turpëro; vërtet Ti je Ai që nuk e shkel premtimin!”*** *(Ali Imran, 193-194)*

- Djelmoshat e shpellës (ashabul kehf) kur arritën besimin e plotë iu drejtuan Allahut me këtë lutje:

***“O Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!”*** *(El-Kehf, 10)*

- Ndërsa Ibrahimi a.s. ashtu siç ishte i devotshëm, për se e meritoi të quhej edhe mik i Allahut (halilullah) u lut:

***“O Zoti im! Më bën mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mi dhe pranoje lutjen time o Zoti ynë! Zoti ynë! Më fal*** *(gabimet)* ***mua edhe prindërve të mi, fali edhe të gjithë besimtarët ditën kur jepet llogaria”.*** *(Ibrahim 40-41)*

Nga këto lutje e dua, shohim edhe thelbësoren e duave të këtyre njerëzve të devotshëm, ndërsa robërit e Allahut, duke vazhduar këtë shteg të ndritur të devotshmërisë së pari luten që Allahu t’i mbrojë nga ndëshkimi me zjarr:

***"Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë".*** *(El-Furkan, 65)*

Kurse tash në lutjen e dytë luten që i Gjithëmëshirshmi t’ua qetësojë zemrat, shpirtin dhe sytë e tyre duke qenë të kënaqur me familjet e tyre, gratë, bijtë, bijat, nipërit dhe mbesat:

***"Zoti ynë, na bën që të jemi të gëzuar me*** *(punën)* ***e grave tona dhe pasardhësve tanë..."***

Këta robër të vërtetë të Allahut nuk kërkuan pasim të ndonjë epshi, e as pasuri të kësaj bote, por kërkuan që Allahu t’i udhëzojë familjet e tyre në rrugën e drejtë.

Këtu pashmangshëm duhet të rikthehemi në zymtësinë e përditshmërisë sonë dhe të bëjmë pyetje: A thua sa prej nesh, (baballarëve dhe nënave) bëjmë dua të tillë? Sa prej nesh kujdesemi që fëmijët tanë të mos shkojnë rrugëve të këqija të degjenerimit?

Sa prej baballarëve interesohen sot se ku e kanë djalin apo vajzën deri në orët e vona të pas mesnatës?

Ah sa zhgënjim i madh për ne kur shohim restorantet dhe kafiteritë tek gumëzhijnë nga klithjet histerike dhe të qeshurat e marra të të rinjve tek dehen nën tingujt e këngëve të degjeneruara duke cakërruar gotat e alkoolit, apo duke marrë dozat e drogës nën tavolina. Edhe më tragjike se kjo, janë arsyetimet e disa prindërve tek thonë: këta janë të rinj, kanë nevojë për argëtim, ose kështu po veprojnë të gjithë, përse të jenë fëmijët e mi përjashtim, kështu është trendi i ri i kulturës perëndimore etj., etj.?!

A janë duke harruar këta prindër të mjerë, se nesër do të jetë vonë për t’i nxjerrë bijtë tyre nga gremina e drogës dhe vartësia e saj. A janë të verbër e nuk shohin se ardhmëria e tyre do të jetë e zezë. Ata do të bëhen rob të epsheve dhe të narkotikëve. A nuk mendojnë këta prindër se çfarë do t’i kontribuojë nesër fëmija i tyre kësaj shoqërie, e cila shoqëri pret prej tij që të jetë një qytetar i ndërgjegjshëm e dinjitoz, që do të punojë për të mirën e vendit të tij.

Përse këtë prindër nuk denjojnë të marrin shembull robërit e Allahut tek i luten me përulësi Allahut fuqiplotë që t’u dhurojë kënaqësi e prehje në pasardhësit e tyre. Përse??!

Sepse zemrat e tyre janë të verbra e veshët e tyre të shurdhër. Ata nuk mund të dalin dot nga kornizat e rrugës në të cilën i ka gozhduar shejtani. Ata nuk i përgjigjen dot thirrjes së Allahut që kërkon nga ta të pendohen e të përudhen në rrugën e drejtë, por vazhdojnë të injorojnë faktin se kjo botë megjithatë është kalimtare dhe se një ditë ata vërtetë do të pendohen, por do të jetë shumë, shumë vonë...

Për këtë arsye, çdo prind e ka detyrë të edukojë siç duhet fëmijën e tij, që nesër kur ai fëmijë të rritet, të dijë të respektojë prindin e tij në pleqëri, e jo t’i bërtasë a ta maltretojë siç ndodh shpesh herë në ato familje, ku ka humbur mëshira dhe arsyeja njerëzore.

وَاجْعَلْنَا لِلْمُتَّقِينَ إِمَاماً

***“e neve na bëj shëmbëlltyrë*** *(dhe prijatar)* ***për të devotshmit"***

Jemi në pjesën e fundit të ajetit 74 të kaptinës El-Furkan, në pjesën ku shpërfaqen në mënyrën më madhështore devotshmëria, përulësia dhe nënshtrimi ndaj Allahut, kur robërit e Allahut me modesti kërkojnë nga i Lartmadhërishmi, që ata t’i bëjë shembull për të devotshmit. Kërkojnë nga Allahu që veprat e tyre të jenë dritë udhëzimi për të humburit, Kërkojnë që të jenë prijatarë në të mirë për të gjithë ata që dëshirojnë të ndjekin rrugën e tyre që shkëlqen nga nuri i imanit.

Kjo cilësi, pashmangshëm na rikthen edhe njëherë në fillimin e ajeteve që i kemi komentuar deri më tash, për të rinumëruar sërish këto cilësi të robërve të Allahut, kulmi i të cilave është kërkimi nga Allahu që këta të jenë shëmbëlltyrë për të tjerët dhe prijatar në mirësi e besim.

Cilësitë e robërve të Allahut të shprehura në ajetet e komentuara deri më tash ishin: *Përulësia-modestia, butësia-dhembshuria, të falurit e namazit të natës, frika nga zjarri i xhehenemit, maturia në shpenzime, njëshmëria (të besuarit vetëm në Zotin një), largimi nga vrasja dhe respektimi i jetës, largimi nga kurvëria (laviriteti), pendimi, largimi nga dëshmia e rrejshme dhe shmangia nga e keqja, veprimet e tyre janë në harmoni të plotë me atë që kërkon Allahu, lutja (kërkesa) drejtuar Allahut për të qenë të kënaqur me familjet dhe pasardhësit e tyre, dhe në fund të qenët shëmbëlltyrë dhe prijës i të devotshmëve.*

Ata njerëz që posedojnë të gjitha këto cilësi, ata vërtetë janë të denjë të hyjnë në radhët e robërve të Allahut, dhe të jenë prijës e shëmbëlltyrë për të devotshmit, sepse janë modest, të mëshirshëm, të butë dhe të sjellshëm. Ata falin namaz të natës duke e ngritur veten shpirtërisht, duke i lutur Allahut me lot në sy që t’i



ruajë nga ndëshkimi i zjarrit, nuk janë plëngprishës në pasuri por të matur në shpenzime, duke shpenzuar vetëm në rrugën e Allahut. Besimi i tyre është i patundshëm në Allahun një, ata nuk vrasin njeri të pafajshëm dhe respektojnë jetën e secilës krijesë. Largohen nga të shëmtuarat dhe amoraliteti. Ata pendohen për ndonjë lëshim apo gabim të tyre, duke qarë e kërkuar falje nga i Gjithëmëshirshmi; ata largohen nga dëshmia e rrejshme dhe nga çdo e keqe, dhe, çdo veprim i tyre është në përputhje me rregullat që Allahu ka përcaktuar për besimtarët. Dhe në fund, lutja e tyre është që të jenë të kënaqur edhe me familjet e tyre, të jenë shpirtërisht të qetë se pasardhësit e tyre do ta ndjekin udhëzimin hyjnor, për të kulmuar me lutjen që Allahu xh.sh. t'i bëjë ata shëmbëlltyrë dhe prijatar të të devotshmëve e njerëzve të mirë.

Duke u ndërlidhur me cilësitë që duhet t'i ketë robi i sinqertë i Allahut dijetarët kanë numëruar edhe disa nga ***shenjat e kënaqësisë*** së Allahut ndaj njeriut që janë:

1. Nëse njeriu është i devotshëm në këtë botë dhe dëshirues i Ahiretit.
2. Nëse preokupimi kryesor i tij është adhurimi (ibadeti) dhe leximi i Kur'anit.
3. Nëse flet pak dhe largohet nga ajo që s'ka dobi prej saj e as nevojë për të.
4. Nëse është i kujdesshëm dhe i rregullt në pesë kohët e namazit.
5. Nëse pasuria e tij, qoftë ajo pak apo shumë, është e pastër nga dyshimet dhe harami.
6. Nëse shoqërohet me njerëz të devotshëm.
7. Nëse është modest dhe jo mendjemadh.
8. Nëse është bujar, zemërgjerë, dorëlirë e fisnik.
9. Nëse është i mëshirshëm ndaj krijesave të tjera të Allahut, dhe
10. Nëse gjithmonë përkujton momentin e vdekjes.

Cilësitë e tilla me të cilat Allahu është i kënaqur ndaj besimtarëve janë të panumërta, por ne u mjaftuam vetëm me disa prej tyre, sa për të rikujtuar se ne vazhdimisht jemi nën mbikëqyrjen e Allahut xh.sh. për veprat që i bëjmë në këtë botë.

## Shpërblimi i robërve të Allahut

أُوْلَئِكَ يُجْزَوْنَ الْغُرْفَةَ بِمَا صَبَرُوا وَيُلَقَّوْنَ فِيهَا تَحِيَّةً وَسَلَاماً(٧٥) خَالِدِينَ فِيهَا حَسُنَتْ مُسْتَقَرّاً وَمُقَاماً(٧٦)

***Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë*** *(xhennet)* ***dhe aty priten me përshëndetje të selamit. Aty janë përgjithmonë, e sa vendqëndrim dhe vendbanim i mirë është ai.*** *(El-Furkan, 75-76)*

Pasi që Allahu xh.sh. i dalloi këta njerëz nga të tjerët duke i quajtur "robër të Tij", Ai sigurisht se këta njerëz të devotshëm i ka dalluar edhe në jetën tjetër. Ky ajet shpjegon më së miri se shpërblimi meritor për ta do të jetë xhenneti, ku do të hyjnë të përshëndetur nga melaiket dhe në këtë xhennet do të shijojnë kënaqësitë e tij të paimagjinueshme, ngase edhe vetë Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Në xhennet do të ketë gjëra që syri i njeriut kurrë s'i ka parë, as veshi i njeriut kurrë s'i ka dëgjuar dhe as që ndonjë mendje njeriu mund t'i ketë imagjinuar."*

Ata në këto kopshte të Xhennetit do të jenë përherë, sepse me veprat e tyre në këtë botë e merituan shpërblimin e Allahut mëshirëplotë.

## Ndëshkimi i pabesimtarëve

قُلْ مَا يَعْبَأُ بِكُمْ رَبِّي لَوْلَا دُعَاؤُكُمْ فَقَدْ كَذَّبْتُمْ فَسَوْفَ يَكُونُ لِزَاماً(٧٧)

***"Thuaj: "Zoti im as nuk do të kujdesej për ju, sikur të mos ishte lutja juaj*** *(kur gjendeni në vështirësi, ose sikur të mos ishit të thirrur të besoni)****, e ju përgënjeshtruat, andaj dënimi do t'ju jetë i pandërprerë".*** *(El-Furkan, 77)*

Në këtë pjesë të ajetit të fundit të kësaj kaptine El-Furkan, Allahu xh.sh. shfaq gjendjen e mjerueshme e të pashpresë të pabesimtarëve, të cilët përgënjeshtruan çdo thirrje të Allahut duke shpresuar se vetëm kjo botë ishte vend i kënaqësive. Ata harruan se kjo botë është kalimtare dhe se jeta ikën shumë shpejt, sa hap e mbyll sytë. Allahu xh.sh. këta pabesimtarë, ndonëse nuk i besuan, i furnizoi me rrësk, u dha pasardhës dhe i la të lirë të jetojnë në këtë botë ashtu siç duan. Ai u dërgoi kohë pas kohe pejgamberë për t'i thirrur në besim, por ata refuzuan. Dhe tash kur shfaqet para nesh tabloja e Ahiretit, shohim se Allahu xh.sh dialogon me këtë grup njerëzish duke u thënë se ju vetë e zgjodhët këtë rrugë, prandaj shijoni ndëshkimin e përjetshëm si rezultat i veprave të juaja të shëmtuara. Xhehenemi do të jetë vendbanimi juaj i përhershëm, prandaj shijoni tmerrin dhe llahtarinë e refuzimit dhe kryeneçësisë suaj.

## Në vend të përfundimit

Nga ajetet e komentuara të kaptinës el-Furkan, pamë madhështinë e robërve të Allahut, të atyre që ia kanë dhënë besën Krijuesit të tyre se do të jenë të paluhatshëm në rrugën e Tij deri në Ditën e Gjykimit. Duke u nisur nga fakti se muslimanët duhet të përpiqen të arrijnë këtë shkallë të nderit e të devotshmërisë, e lusim Allahun të na ndriçojë shtigjet e udhëzimit dhe të na bëjë prej këtij grupi të shpëtuar e të respektuar.

*- Fund -*


*Literatura e shfrytëzuar:*

1. ***"Xhamiul bejan an te'vili ajil Kur'an"*** Tefsiri i Taberiut , Medinë, 2000.
2. ***"Mefatihul Gajb"*** Fahru Rrazi, Bejrut, pa vit botimi
3. ***"Tefsirul Kur'anil Adhim"*** Ibn Kethir, Medinë 1999.
4. ***"Fet'hul Kadiir"*** Imam esh-Shevkani, Mensure (Egjipt) 1994.
5. ***"El-Kesh-shaf"*** - Tefsiri i Zemahsheriut, Kajro, 1308 h
6. ***"Envaru-tenzili ve esraru-t-te'ëvili"***, - Tefsiri i Bejdaviut, Bejrut 1996.
7. ***"Fi Dhilalil Kur'an"*** - Tefsiri i Sejjid Kutbit, Bejrut - Kajro 1987 (botimi i 13).
8. Tefsiri i Muhammed Mutevel-li Sha'raviut (Kopje elektronike www.elsharawy.com)
9. ***"Et-Tahriru ve et-Tenviru"*** - Tefsiri i Ibn Ashur
10 ***"El-Vesiit"*** - Tefsiri i Muhammed Sejjid Tantaviut, (Kopje elektronike nga "El-Mektebetu esh-Shamile").
11. ***"Ruhul Meani..."*** - Tefsiri i Alusit – Bejrut, pa vit botimi
12. Tefsiri i Kattanit (Kopje elektronike nga "El-Mektebetu esh-Shamile")
13. ***"Ejseru-t-Tefasiir"*** – Ebu Bekr el Xhezairi, Medinë, 1997.
14. ***"Tefsir Ebi Suud"*** – (Kopje elektronike nga "El-Mektebetu esh-Shamile")
15. ***"Advaul Bejan li esh-Shenkiti"*** – (Kopje elektronike nga "El-Mektebetu esh-Shamile")
14. Dr. Jusuf el Kardavi ***"Hutab esh Shejh el Kardavi"***, vëll. II. Bejrut, 2000.

Web faqe:
www.altafsir.com
www.saaid.net
www.almoslim.net
www.ebad-alrhman.com
www.islamonline.net
www.islamway.com (ligjëratë audio nga Imam Xhabir Abdul Hamid)
http://www.islamicfinder.org/articles/article.php?id=1012&lang=arabic
www.elsharawy.com

# Qëndrime pas Ramazanit

**Dr. Jusuf El Kardavi**




Çdo send zhduket përveç Tij: Shkoi Ramazani, si çdo gjë në këtë botë që shkon e zhduket, çdo grup shpërndahet, çdo i gjallë vdes, dhe çdo gjë në këtë botë zhduket:

"Çdo send zhduket e Ai jo. Vetëm Atij i takon gjykimi dhe vetëm tek Ai do të ktheheni"[1].

Ne do të zhdukemi, e tërë jeta do të zhduket, çdo gjë që gjendet në këtë gjithësi, është e ndryshueshme dhe e përkohshme:

"Çdo gjë që është në të (në tokë) është e zhdukshme. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!"[2].

Kohët kalojnë, e edhe jeta kalon, ne shkojmë e zhdukemi, i gjalli sot nesër do të vdesë, ai që sot ka qenë mbi sipërfaqen e tokës, nesër do të jetë nën të, ky është rregulli i kësaj jete. Mbeten të mirat, besimi dhe punët e mira, çdo gjë do të shkojë përveç të mirave që ke bërë për hir të Allahut xh.sh..

### Gëzimi i agjëruesve me festën e Bajramit

Çdo mysliman e ka obligim që pas Ramazanit të ndalet tek vetja e tij, ta llogarisë veten, t'u bëjë një shikim të gjithë regjistrave, të shikojë ç'ka bërë gjatë atij muaji, a e ka kryer obligimin apo e ka lënë pas dore, e ai që e ka kryer obligimin, - e drejta e tij është që të gëzohet, ky është kuptimi:

"Agjëruesi ka dy gëzime që e gëzojnë: kur bën iftar, gëzohet me iftarin e tij, dhe kur të takojë Zotin e tij, do të gëzohet me agjërimin e tij"[3].

Gëzimi për iftarin është gëzim ditor, kur të hajë ushqimin e tij dhe të pijë prej pijeve që i kishte të ndaluara (gjatë agjërimit), e thotë:

“Iku etja e u mbushën damarët, e është vendosur shpërblimi inshaAllah”[4]. Po ashtu thotë:

"O Zoti im, për Ty agjërova dhe me rrëskun Tënd (atë që Ti më dhurove) po bëj iftar"[5]. Pastaj e lut Allahun për atë që dëshiron nga mirësitë e kësaj bote dhe botës tjetër.

Gëzim ditor, janë ndaluar nga ai gëzim ata që u janë nxirë fytyrat dhe zemrat e tyre, e s’i kanë ditur të drejtat e Ramazanit e as të Zotit të Ramazanit.

Pastaj vjen festa e bajramit, gëzohen agjëruesit për mbarimin sa më mirë të këtij muaji. Ai është gëzim për suksesin e arritur në kryerjen e adhurimeve, është gëzim, të cilin Kurani e ka shprehur me fjalët e Tij:

"Thuaj: Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata"[6].

### Gëzim me të drejtë dhe gëzim pa të drejtë

Gëzimi është dy llojesh: gëzim pa të drejtë dhe gëzim me të drejtë.

Gëzimi me të drejtë është ai që është me mirësinë e Allahut, me mëshirën dhe me ndihmën e Tij në kryerjen e adhurimeve të Tij.

Ndërsa gëzimi tjetër është si i atyre që u ka thënë Allahu kur i ka hedhur në zjarr:

"Këtë (dënim) e keni për shkak se gëzoheshit me të padrejtë në dynja (duke bërë mëkate etj.) dhe për shkak se krenoheshit (me mendjemadhësi)"[7].

Ata që gëzohen pa të drejtë: gëzohen me pasurinë e ndaluar (haram) që e kanë në duart e tyre, gëzohen për pozitën e falsifikuar që i bën të lumtur ata e nuk E falënderojnë Allahun, gëzohen për pasurinë dhe fëmijët e tyre, gëzohen për shkak se u është dhënë mundësia nga epshet e ndaluara, kënaqësitë e ndaluara, pasuritë e ndaluara, mburrjet e ndaluara:

"Hyni në dyert e Xhehenemit (nëpër shtatë dyer); aty do të jeni përgjithmonë. E, sa vend i shëmtuar është ai i kryeneçëve!"[8].

Disa gëzime janë fatkeqësi për vetë personin në këtë botë dhe në botën tjetër, si të atyre që na ka treguar Allahu se i ka goditur fatkeqësia, i ka goditur shqetësimi e mjerimi, nuk u zbutet zemra e tyre, as s'u loton syri i tyre, as nuk marrin dobi nga këshillat, ata janë posedues të zemrave të ngurosura e të forta si guri:

"Ka nga gurët prej të cilëve gufojnë lumenj, e ka disa prej tyre që çahen dhe prej tyre buron ujë"[9].

Ata janë për të cilët ka thënë Allahu xh.sh.:

"Ne kemi dërguar (pejgamberë) edhe te popujt para teje (e derisa nuk dëgjuan), i dënuam me skamje e mjerim, ashtu që të përulen. E pse të mos përuleshin kur u erdhi dënimi ynë? (Kur i goditi skamja, mjerimi e fatkeqësia nga Allahu, ata nuk thanë: O Zot, e as nuk e trokitën derën e qiellit për të kërkuar falje e pendim) Por zemrat e tyre ishin të ngurta, po edhe djalli ua hijeshoi atë që bënin. Meqë lanë pas dore atë për se u këshilluan (t'i drejtoheshin Zotit), Ne ua hapëm dyert e çdo gjëje (begatie) (sa herë që bënin mëkat, u vinte dhuntia, u afrohej dalëngadalë atyre dënimi nga Allahu, edhe ndëshkimi, duke u mashtruar ata) derisa, kur u gëzuan për atë që u ishte dhënë, i kapëm befas, e ata mbetën të zhgënjyer"[10].

Ky është afrimi dalëngadalë drejt dënimit:

"Ne do t'i afrojmë ata dalëngadalë tek dënimi prej nga nuk e presin. Dhe atyre Unë u jap afat, sepse ndëshkimi Im është shumë i fortë"[11].




Në një hadith thuhet:

"Allahu i jep afat mizorit (zullumqarit), e kur ta ndëshkojë, s'ka nga t'ia mbajë"[12] Pastaj Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) lexoi:

"Ja, kështu është ndëshkimi i Zotit tënd, kur dënon vendet që janë zullumqare. Vërtet, ndëshkimi i Tij është i dhimbshëm e i ashpër"[13].

Kur ti sheh disa mizorë dhe tiranë, që i është dhënë afat atij dhe litari i është liruar, ndërsa rreth tij dhuntitë rrjedhin, dhe e sheh të dehur nga alkooli, - dije se ai dalëngadalë po i afrohet dënimit, dhe se diçka po e pret nga qielli, e do ta godasë ndonjë katastrofë. Për këtë Allahu xh.sh. thotë:

"Meqë lanë pas dore atë për se u këshilluan (t'i drejtoheshin Zotit), Ne ua hapëm dyert e çdo gjëje (begatie) derisa, kur u gëzuan për atë që u ishte dhënë, i kapëm befas, e ata mbetën të zhgënjyer. Ndaj, u zhduk mbeturina e fundit e popullit mizor, pra falënderimi I qoftë Zotit të botëve"[14].

Falënderimi I qoftë Allahut për zhdukjen e mbeturinave të fundit të popullit mizor, sepse ata janë fyerje për të gjithë njerëzit, dhe për tërë gjithësinë. Zhdukja e mbeturinave të fundit të tyre, është dhunti për të cilën duhet të falënderohet Allahu dhe që vërteton hyjninë e Zotit të botëve.

Ky është gëzimi që personit të vet i sjell të keqen e kësaj bote e edhe të botës tjetër.

Çdo gëzim nuk është i lavdërueshëm, gëzimi me të drejtë, në adhurime, në suksese dhe arritje, ky është për t'u lavdëruar, ndërsa gëzimi në kuptim të shfrenimit dhe pa bazë, është i kundërshtuar, e nga i cili është ndaluar Karuni, kur i tha atij populli i Musait:

"Mos u kreno aq fort, se Allahu nuk i do të shfrenuarit!"[15].

Pra, mos u shfreno me ato dhunti që posedon, e mos u bëj mendjemadh, se Allahu nuk e dëshiron këtë lloj të njerëzve.

## Kujdes nga mburrja në adhurime

Myslimani pas Ramazanit qëndron, nëse është nga ata që Allahu e ka ndihmuar të agjërojë mirë e të falë namaze, nëse është nga ata që e kanë agjëruar Ramazanin me besim dhe përkushtim, falet në Ramazan me besim të vërtetë, duke pritur shpërblimin e Allahut, qëndron me një qëndrim gëzimi për mirësinë e Allahut dhe ndihmën e Tij, dhe E lut Allahun që ta pranojë nga ai e nuk habitet me vetveten.

Kujdes nga mburrja për atë që të ka ndihmuar Ai në adhurime, kujdes nga krenimi, se ti nuk e di a është pranuar adhurimi yt apo jo? Ndoshta ka pasur ndonjë defekt, ndoshta ka pasur ndonjë të metë nga hipokrizia apo mungesa e sinqeritetit ose nga mburrja, mburrja është e dëmshme dhe shkatërruese për adhurimet. Për këtë Aliu (radijall-llahu anhu) ka thënë:

"Një e keqe që do të të bëjë të keq, është më mirë tek Allahu se një e mirë që do të të mburrë"! Një e keqe që do të të shqetësojë dhe do të të sjellë telashe e për të cilën do të pendohesh dhe urren veten për hir të saj, është më mirë se një e mirë për të cilën do të mburresh e do të krenohesh.

Këtë kuptim e ka marrë Ibn Ataullahu dhe e ka shprehur në një urtësi duke thënë: "Ndoshta Allahu do të ta hapë derën e adhurimit, ndërsa dera e pranimit s'do të të hapet; ndoshta do të të godasë ndonjë mëkat që do të jetë shkak për arritjen; mëkati që shkakton poshtërsi e disfatë është më i mirë se adhurimi që shkakton mburrje e mendjemadhësi". Adhurimi që shkakton mburrje e mendjemadhësi, e disa prej tyre thonë: Kush është si unë? Unë jam ai që kam agjëruar e jam falur; unë jam ai që e kam falur namazin e teravisë dhe namaze nafile; unë jam ai që kam dhënë lëmoshë e i kam ushqyer të varfrit. Nga po e di, more i ngratë, se kjo të është pranuar?

Disa nga njerëzit e mirë shkuan për vizitë tek mësuesi i tyre që ishte i sëmurë për vdekje. E gjetën duke qarë, dhe i thanë: Përse po qan, pasi Allahu të ka bërë të suksesshëm në veprat e mira, sa je falur, sa ke agjëruar, sa ke dhënë lëmoshë, sa herë e ke bërë haxhin, sa herë e ke bërë umren? U tha atyre: Nuk e di nëse ndonjë prej këtyre më është pranuar. E Allahu xh.sh. thotë:

"Allahu pranon vetëm prej të sinqertëve"[16]. Nga ta di se jam prej tyre?

Për këtë arsye, duhet të gëzohesh nëse ke suksese në adhurime, po mos u mburr me veten, frikësohu, ki drojën nga Allahu, siç ka thënë Ebu Bekri (radijall-llahu anhu): "Për Zotin, nuk i besoj vetes edhe sikur njëra nga këmbët e mia të jetë në Xhennet", besimtari gjithmonë kujdeset për botën tjetër dhe shpreson mëshirën e Zotit të tij, shpreson mëshirën e Tij e frikësohet nga ndëshkimi i Tij; ai gjithmonë është ndërmjet shpresës dhe frikës, sado që të ketë punuar.

## Turpërimi i mëkatarëve në festën e Bajramit

Ky ishte qëndrimi i besimtarëve pas Ramazanit. Gëzimi për ata që i mbaruan adhurimet, ndërsa mëkatarët do të jenë të turpëruar, të penduar; ata që agjëruan e u falën, fytyrat e tyre në Bajram do të jenë të ndritura, të buzëqeshura e të gëzuara, ndërsa të tjerët fytyrat e tyre do t'i kenë të pluhurosura, që i ka mbuluar errësira e zezë, të tillë janë mëkatarët, të tillë janë ata që s'e dinë të drejtën e Ramazanit, ata që me emra quhen myslimanë dhe jetojnë në mjedisin e myslimanëve.

Sa e sa letra dhe telefonata më vijnë nga disa gra që ankohen për bashkësho-

rtët e tyre, ose fëmijët që ankohen për prindërit e tyre, që hanë ushqim gjatë ditëve të Ramazanit e nuk agjërojnë, madje kërkojnë alkool gjatë ditëve të Ramazanit! A s'është kjo fatkeqësi, që në mesin tonë të ketë njerëz që nuk agjërojnë gjatë ditëve të Ramazanit, ndërsa fëmijët e myslimanëve agjërojnë?!

Sa fëmijë të moshës shtatë apo tetë vjeç e agjëruan Ramazanin, kurse e sheh njeriun të gjatë e të trashë, që hanë gjatë ditëve të Ramazanit, e ndalon (marrjen e ushqimit) gruaja e tij, e ndalon fëmija i tij i vogël, po ai nuk përmbahet e as nuk ka konsideratë, a s'është kjo fatkeqësi? Fatkeqësi që në mesin tonë të mbesin si ata, duhet t'i bojkotojë shoqëria, duhet t'i bllokojmë në mënyrë të sjellshme, duhet të ndiejnë njerëzit se ata bartin një "sidë" të tmerrshme, që është "sida e mëkateve"; ata konsiderohen të shëndoshë, ata janë katastrofë, ata bartin sëmundje dhe mikrobe më të rrezikshme se sëmundja e sidës e sëmundje të tjera të këqija.

Ata s'kanë Ramazan, andaj s'kanë as Bajram. Bajrami s'është festë e tyre, Bajrami është festë e agjëruesve dhe e atyre që falin namaz.

### Vazhdimësia në adhurime pas Ramazanit

Myslimani që është ndihmuar nga Allahu, pas Ramazanit qëndron i gëzuar për suksesin e arritur nga adhurimet, dhe qëndron me një qëndrim tjetër: që është qëndrimi i vazhdimësisë, vendosmërisë dhe stabilitetit në atë që Allahu e ka ndihmuar, duke bërë nijet për vazhdim në këtë rrugë e duke përfituar nga Ramazani.

Ramazani të ka mbushur bateritë, andaj përfito nga kjo energji në udhëtimin për tek Allahu. Ramazani të ka dhënë furnizim, i cili do të të bëjë dobi për tërë vitin, andaj përfito nga ky furnizim.

Mirëpo, të ndahesh nga Allahu (nga adhurimet) pas Ramazanit, këtë s'duhet ta bësh, të lexosh Kuran gjatë Ramazanit e pastaj ta lësh leximin e tij deri në Ramazanin e ardhshëm, - kjo s'ka hije. Të vish në xhami gjatë Ramazanit e pastaj të pushosh deri në Ramazanin e ardhshëm, - edhe kjo s'ka hije.

Mund të zvogëlohet aktiviteti yt, dhe kjo është e natyrshme, sepse Ramazani njeriut ia rrit aktivitetin e tij, ai është sezon i adhurimeve dhe mirësive, treg i të mirëve, mirëpo s'lejohet ndërprerja e adhurimeve pas Ramazanit.

Kush ka qenë duke adhuruar Ramazanin, le ta dijë se Ramazani ka vdekur (mbaruar), ndërsa kush ka qenë duke adhuruar Allahun, Ai është i gjallë e i pavdekshëm.

Vendosmëria dhe vazhdimësia në adhurime është nga morali i besimtarëve. Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) më së shumti lutej me këtë lutje:

"O rrotullues i zemrave, përqendroma zemrën time në fenë Tënde"[27]. E nga lutjet e dijetarëve të pajisur me dituri:

"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, sepse vetëm Ti je dhuruesi i madh"[18]. Pra, mos na i lako ato pas udhëzimit e pas përqendrimit, ashtu që të qëndrojnë të paluhatshme në rrugën Tënde.

Allahu xh.sh. ka thënë:

"E, s'ka dyshim se ata që thanë: Allahu është Zoti ynë, dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde Xhennetin që ju premtohej. (u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, ku do të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni. Pritje e nderuar prej Atij që fal mëkatet dhe që është mëshirues!"[19]. Vijnë engjëjt për ata (që kanë thënë Allahu është Zoti ynë, dhe ishin të paluhatshëm) në prag të vdekjes, i përgëzojnë me Xhennet, i përgëzojnë me këtë mirësi gjithëpërfshirëse.

Është thënë për disa dijetarë të parë se ndër cilësitë e tyre ishte: Vendosmëria në fjalën e tyre "Allahu është Zoti ynë", që ia dhanë të drejtën e saj, vazhduan sipas saj deri në vdekje, e nuk iu shmangën fare asaj, vazhduan në rrugë si rreze e nuk u shmangën.

Ata janë që meritojnë përgëzimin me Xhennet në vdekje:

"Të cilëve duke qenë të pastër, engjëjt ua marrin shpirtin, duke u thënë: Selamun alejkum (gjetët shpëtimin), hyni në Xhennet, për hir të asaj që vepruat"[20].

Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), kur bënte ndonjë punë, e bënte vazhdimisht dhe pa ndërprerje, e thoshte:

"Gjëja më e dashur tek Allahu xh.sh. është vazhdimësia, edhe nëse është e paktë"[21].

Me rëndësi është që puna të vazhdojë e të mos ndalet, mos u nxeh për një periudhë kohe e pastaj të ndalesh përfundimisht nga kjo punë, jo, bëje një pjesë tënden të përhershme për Allahun, për Kuranin, për xhaminë, për bamirësitë, për vizitat e vëllezërve dhe të afërmve të tu.

Atë që ke fituar në Ramazan, mos e humb, ruaje këtë furnizim madhështor:

*"Furnizohu me atë që është e patjetërsueshme*
*Sepse vdekja është takimi i robërve*
*A kënaqesh që të jesh shok i një populli*
*Të cilët kanë furnizim ndërsa ti je pa furnizim?"*

Sidomos, sepse askush s'të jep nga furnizimi i tij në botën tjetër, çdo njeri është ruajtës i furnizimit të tij, nuk braktis asgjë nga ai, as për babanë e as për nënën, as për fëmijën e as për vëllanë, sepse çdo njeri do të thotë: vetja, vetja:

"Prindi nuk mund t'i bëjë dobi fëmijës së vet, e as fëmija nuk mund t'i bëjë dobi asnjë gjë prindit të vet. Premtimi i Allahut (për thevab ose azab), është i sigurt, pra të mos ju mashtrojë jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashtrojë ndaj Allahut djalli mashtrues"[22].

O mysliman, atë që ke fituar në Ramazan, vazhdoje më tutje, qoftë edhe më pak, mirëpo vazhdo në mirësi, përqendrohu sipas veprimit gjatë Ramazanit.

### Bëhu adhurues e mos u bëj ramazanli

Islami nuk dëshiron nga njeriu që të jetë vetëm stinor/sezonal, adhuron Allahun në një muaj të caktuar, pastaj (adhurimin) e ndërpret tërësisht. Disa nga të parët thoshin: "Sa i keq është një popull që nuk e njohin Allahun veçse në Ramazan, bëhu adhurues e mos u bëj ramazanli". Pra, mos u bëj adhurues vetëm në Ramazan, bëhu adhurues në të gjithë muajt. Shto në Ramazan, aktivizohu më shumë në Ramazan, mirëpo vazhdo me adhurime pas Ramazanit. Ky është argument se Allahu xh.sh. ta ka pranuar agjërimin dhe faljen tënde. Shenja e pranimit të së mirës është që të kesh sukses në të mira të tjera pas saj, siç ka thënë Allahu xh.sh.:

"E Allahu u shton besim atyre që u udhëzuan"[23].

"Kurse ata që gjetën rrugën e drejtë, Ai atyre u shton edhe më udhëzimin në rrugën e drejtë dhe u ofron mundësi të jenë edhe më të matur"[24]. Ndërsa shenja e ndëshkimit për të këqijat, është që të bësh ndonjë të keqe tjetër pas saj, ai është ndëshkim i përshpejtuar në këtë botë para ndëshkimit në botën tjetër, mirëpo, nëse Allahu është i kënaqur me ty, të ndihmon që të pendohesh nga e keqja dhe të shtosh të mirat më pas.




O ju vëllezër, shkoi Ramazani, dëshmitar për ne ose kundër nesh, e E lusim Allahun që të jetë dëshmitar për neve, dhe të jetë ndërmjetësues për ne, ndërsa Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ka thënë:

“Agjërimi dhe Kurani do të kërkojnë mëshirë (shefaat) për besimtarët në Ditën e Gjykimit. Do të thotë agjërimi: O Zoti im, e kam ndaluar nga ushqimet dhe nga marrëdhëniet intime gjatë ditës, prandaj pranoje ndërmjetësimin tim për të. Dhe do të thotë Kurani: E kam penguar të flejë gjatë natës, prandaj pranoje ndërmjetësimin tim. Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) po thotë: Do të bëjnë mëshirë (shefaat) për të”[25].

## Agjërimi i gjashtë ditëve të muajit Shevval

Prej gjërave që ka ligjësuar Islami për vazhdimësinë e adhurimeve, pas muajit të Ramazanit, dhe vazhdimësinë e lidhjes me Allahun xh.sh. pas Ramazanit, e për të cilën na ka nxitur Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), - është agjërimi i gjashtë ditëve të muajit Shevval. Ai ka thënë:

"Ai që e agjëron muajin e Ramazanit, e pastaj e pason atë (me agjërim) me gjashtë ditë të muajit Shevval, do të jetë sikur të kishte agjëruar tërë jetën"[26]. Ndërsa në një hadith tjetër është cekur komenti i kësaj, e që Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ka thënë:

"Allahu e ka bërë të mirën si dhjetë të ngjashme, andaj një muaj është si dhjetë muaj, dhe agjërimi i gjashtë ditëve pas Ramazanit është plotësim i vitit"[27]. Agjërimi i muajit të Ramazanit është i barabartë me dhjetë muaj, ndërsa agjërimi i gjashtë ditëve më pas është i barabartë me dy muaj, pra e ka agjëruar tërë vitin. E nëse vazhdon kështu për çdo vit, konsiderohet se e ka agjëruar tërë jetën.

Islami dëshiron nga njeriu që pas farzeve të ketë edhe nafile, ashtu siç e fal farzin, të falësh edhe synete: dy rekate para farzit të sabahut, nga dy rekate para dhe pas farzit të drekës, dy rekate pas farzit të akshamit, dhe dy rekate pas farzit të jacisë, të gjitha këto janë synete, përse? T'i korrigjosh të metat që kanë mundur të ndodhin në farze, ajo është tepricë rezervë, që do të ta plotësojë të metën e farzit tënd.

Nga një aspekt tjetër, t'i përballosh të këqijat që ke bërë papritmas, se bilanci i të këqijave është i madh dhe ka nevojë për diçka që e përballon.

Dhe nga aspekti i tretë, që të jesh sa më afër Allahut xh.sh.:

"Robi im vazhdon të Më afrohet Mua me kryerjen e adhurimeve vullnetare (nafile) derisa ta dua, e kur ta dua Jam veshi i tij me të cilin dëgjon, syri i tij me të cilin sheh, dora e tij me të cilën kap, dhe këmba e tij me të cilën ecën. E nëse Më kërkon diçka, do t'ia jap, e nëse kërkon mbrojtje nga Unë, do ta mbroj atë"[28].

Për këtë qëllim, Allahu ka ligjësuar agjërimin e këtyre gjashtë ditëve të muajit Shevval.

Disa dijetarë thonë: t'i fillojë e t’i agjërojë ato gjashtë ditë në ditën e dytë të Fitër Bajramit, ndërsa disa dijetarë të tjerë kanë thënë: me rëndësi është të jetë në muajin Shevval, e nuk është i obliguar që t'i agjërojë ato gjashtë ditë pa ndërprerje, mund t'i ndajë ato gjatë muajit Shevval.

E tërë kjo është që të vazhdojë me adhurimin, që litari i tij me Allahun të jetë i lidhur, dhe të mos ndërpritet nga Allahu asnjëherë.

Kjo është çështja e njeriut besimtar: është i vendosur në adhurime, vazhdon në punët e mira, nuk ndalet e as nuk zmbrapset, nuk kthehet djathtas e as majtas, sepse ai E lut Allahun gjithmonë që ta udhëzojë në rrugën e drejtë, e ka kuptuar fjalën e Tij drejtuar të Dërguarit të Tij:

"Ti (Muhammed) përqendrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar, e bashkë me ty edhe ata që u penduan (prej idhujtarisë)"[29]. Ai gjithmonë përpiqet të jetë prej atyre për të cilët Allahu ka thënë:

"Ata që thanë: Allahu është Zoti ynë, dhe qëndruan besnikërisht, për ta nuk ka frikë dhe ata nuk do të pikëllohen. Të tillët janë banues të Xhennetit, aty janë përgjithmonë, atë e kanë shpërblim për veprat që bënë"[30].

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri “Ligjëratat e Shejh El Kardavit”, përgatitur nga Halid Essa’d, mektebetu vehbeh, Kajro, 2000, vëllimi III, faqe: 218-227).*

*Përktheu:*
***Mr. Faruk Ukallo***

*Fusnotat:*

1. *El Kasas, 88. Përkthimin e ajeteve* Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
2. Er-Rrahman, 26-27.
3. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
4. Hadithin e transmeton Ebu Davudi.
5. Hadithin e transmeton Ebu Davudi.
6. Junus, 58.
7. Gafir, 75.
8. Gafir, 76.
9. El Bekare, 74.
10. El En'am, 42-44.
11. El Kalem, 44-45.
12. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi dhe Tirmidhiu nga Ebu Musa (radijall-llahu anhu).
13. Hud, 102.
14. El En'am, 44-45.
15. El Kasas, 76.
16. El Maide, 27.
17. Hadithin e transmeton Tirmidhiu nga Enesi (radijall-llahu anhu).
18. Ali Imran, 8.
19. Fussilet, 30-32.
20. En-Nahl, 32.
21. Hadithin e transmetojnë:Buhariu dhe Muslimi nga Aisheja (radijall-llahu anha).
22. Llukman, 33.
23. Merjem, 76.
24. Muhammed, 17.
25. Hadithin e transmeton Ahmedi nga Abdullah ibën Amri.
26. Hadithin e transmetojnë: Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibën Maxheja dhe Taberaniu nga Ebu Ejjubi (radijall-llahu anhu).
27. Hadithin e transmeton Nesaiu nga Thevbani (radijall-llahu anhu).
28. Hadithin kudsi e transmeton Buhariu nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
29. Hud, 112.
30. El Ahkaf, 13-14.

# Komentimi i ajeteve mbi agjërimin sipas Fikhut - (2)

Muhammed Ali es-Sabuni

**"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.**
(Jeni të obliguar për) **Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim** (e nuk agjëroi), **atëherë ai** (le të agjërojë) **më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai** (nuk mund të agjërojnë), **janë të obliguar për kompensim, ushqim** (ditor), **i një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju.**
(Ato ditë të numëruara janë) **Muaji i Ramadanit në të cilin** (filloi të) **shpallej Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues** (i së vërtetës nga gënjeshtra). **E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju.** (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) **që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për atë se ju udhëzoi dhe që të falënderoni.**
**E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata të udhëzuar drejt, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua.**
**Natën e agjërimit ju është lejuar t'u afroheni grave tuaja, ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato. All-llahu e di se ju e keni mashtruar vetveten, andaj jua pranoi pendimin tuaj dhe jua fali gabimin. Tash e tutje bashkohuni me to dhe kërkoni atë që jua ka caktuar All-llahu, dhe hani e pini derisa të dallohet qartë peri i bardhë nga peri i zi në agim, e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje.**
**E kur jeni të izoluar** (në i'tikaf) **në xhami, të mos u afroheni atyre** (për marrëdhënie intime). **Këto janë dispozitat e All-llahut, pra mos i kundërshtoni. Ja kështu, në këtë mënyrë All-llahu u sqaron njerëzve argumentet e Veta, që ata të ruhen."** (El-Bekare,183-187.)[1]

### Dispozita e katërt: Lejimi që i sëmuri dhe udhëtari të mos agjërojnë, është lehtësim apo detyrim primar?

Dhahiritët konsiderojnë se për të sëmurin dhe udhëtarin është detyrim të mos agjërojnë dhe se agjërimin e lënë duhet ta kompensojnë në ditë të tjera. Në qoftë se do të agjëronin, për këtë nuk do të kishin shpërblim, sepse i Lartësuari thotë:

"...e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë..." Domethënia e ajetit është se personi i tillë do të agjërojë në ditët e tjera, dhe kjo kërkon detyrimin sipas fjalëve të të Dërguarit: "Nuk ka të mira në agjërim gjatë udhëtimit." Ky qëndrim transmetohet prej disa dijetarëve të hershëm.

Shumica e dijetarëve islamë dhe juristëve regjionalë mbështetin qëndrimin se kjo është lehtësim, kush dëshiron mund të mos agjërojë, e kush dëshiron mund të agjërojë. Ata shënojnë këto argumente vijuese:

1. Në ajetin e lartpërmendur gjendet misioni i fshehur, i cili nënkuptohet, d.m.th. e kush prej jush është i sëmurë ose në udhëtim, le të mos agjërojë, po do t'i kompensojë aq ditë të tjera. Me këtë ka të bëj ajeti: "...Ne i thamë: "Bjeri gurit me shkopin tënd", atëherë nga ai gufuan dymbëdhjetë kroje dhe secili grup e dinte vendin ku do të pinte ujë."[28] Këtu parafytyrohet folja darebe- dhe kur ai i bie, nga shkëmbi gufon. Gjithashtu edhe në ajetin: "Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke (e rruhet para kohe), kompensimi është..."[29], d.m.th., e rruhet - e ka për obligim të japë kompensim. Ç'është e drejta, kjo dukuri, në Kuran, është shumë prezente, dhe vetëm të paditurit mund ta mohojnë.
2. Prej të Dërguarit vjen me transmetim mustefid[30] se ai ka agjëruar në udhëtim.[31]
3. Nga Enesi, r.a., transmetohet se ka thënë: Gjatë muajit të Ramazanit kemi udhëtuar me të Dërguarin e Allahut, s.a.v.s., dhe atë që agjëronte, nuk qortonte të mos agjëronte, as atë që nuk agjëronte, nuk e qortonte që të agjëronte."[32]
4. Sëmundja dhe udhëtimi, sipas Sheriatit dhe logjikës, detyrimisht e përbëjnë vështirësinë. Nuk është e lejuar që ata të jenë të provokuar nga vështirësia.

Sa i përket argumentimit të dhahiritëve, që ata shfrytëzojnë hadithin: "Nuk ka të mira në agjërim gjatë udhëtimit."- duhet ditur që ky hadith është thënë në situatë specifike, kur i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. kishte parë se si njerëzit ishin tubuar përreth një njeriu të cilin e freskonin. I Dërguari kishte pyetur për atë njeri. Agjërues është- i ishin përgjigjur- e ka kapluar etja! Dhe i Dërguari, a.s., e kishte thënë hadithin e lartpërmendur.

Ibnu-l-'Arebiu në tefsirin e tij thotë: "Njerëzve u caktohet që, nëse udhëtojnë gjatë muajit të Ramazanit, të mund të agjërojnë ose të mos agjërojnë. Këtë mund ta mohojnë vetëm ata të dobëtit, të cilët nuk e kuptojnë mirë gjuhën arabe. Me fjalë të tjera, baza e fjalës dhe fuqia stilistike e shprehjes së përkryer kërkojnë që (në ajetin e lartpërmendur, shën. i përkth.) të nënkuptohet shprehja 'le të mos agjërojnë'. Ndërsa nga i Dërguari, s.a.v.s. vijnë, me fjalë e me vepra, transmetime autentike, se ai agjëronte edhe gjatë udhëtimit. Këtë e kemi shpjeguar në komentin e drejtë edhe në vende të tjera."[33]

**Dispozita e pestë:** A është më mirë të agjërohet apo të mos agjërohet?

Juristët islamë, të cilët konsiderojnë se mundësia që të mos agjërohet është lehtësim, kanë mendime të ndryshme mbi çështjen se ç'është më e vlefshme: të agjërohet apo të mos agjërohet?

Ebu Hanife, Shaf'iu dhe Maliku konsiderojnë se për atë që ka mundësi, më mirë është të agjërojë, ndërsa për atë që nuk mund të përballojë agjërimin, më mirë është të mos agjërojë. Për rastin e parë theksojnë ajetin: "Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju." - ndërsa për të dytin: "All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju."




Imam Ahmedi, Allahu e mëshiroftë, mendon se më mirë është të mos agjërohet, duke e shfrytëzuar lehtësimin, për arsye se Allahu i Lartësuar dëshiron që të shfrytëzohet lehtësimi i Tij, ashtu sikur dëshiron të zbatohet urdhëresa e tij.

Omer b. 'Abdul'azizi, r.a., konsideron se më mirë është ajo që është më e lehtë për njeriun.

### Mendimi mbizotërues

Duke e pasur parasysh fuqinë e argumenteve që shfrytëzojnë, mendimi i shumicës së dijetarëve është më mbizotërues. Ndërsa, Allahu e di më së miri!

**Dispozita e gjashtë:** A është i domosdoshëm kompensimi i pandërprerë i ditëve të lëna pa agjëruar?

Sipas mendimit të Aliut, Ibn Omerit dhe Sha'biut, ai person që nuk ka agjëruar për shkak të sëmundjes ose udhëtimit, ditët e lëna të agjërimit do t'i kompensojë pandërprerë. Argument i tyre është se kompensimi (kada') i agjërimit i ngjan rregullës thelbësore (el-eda'), andaj, meqë sipas rregullës thelbësore agjërohet pandërprerë, ashtu ndodh edhe me kompensimin.

Shumica e dijetarëve konsiderojnë se kompensimi i agjërimit është i lejuar që të realizohet edhe pandërprerë edhe ndarazi. Për argument marrin fjalët kuranore: "...atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë!" Në ajet nuk kushtëzohet asgjë tjetër përveçse të kompensohen aq ditë sa nuk janë agjëruar. Në të nuk ka asgjë që do të kërkonte (agjërimin) pandërprerë. Ai është i papërcaktuar në kontekstin e të vërtetuarit, pa marrë parasysh se cila ditë agjërohet, kompensimi është i realizuar.

Qëndrimin e tyre, shumica e dijetarëve, e argumentojnë me atë që është transmetuar nga Ubejde b. El-Xherrahi, se ka thënë: "Allahu i Lartësuar nuk ua ka caktuar lehtësimin që të mos agjëroni, Ai dëshiron ta ndieni mundimin gjatë kompensimit të agjërimit. Nëse dëshironi, ditët e kompensimit të agjërimit mund t'i bashkoni, e nëse dëshironi, mund edhe t'i ndani."[34]

Për shkak të qartësisë së argumentit, qëndrimi i shumicës së dijetarëve është më mbizotërues, ndërsa Allahu e di më së miri!

**Dispozita e shtatë:** Në lidhje me çka kanë të bëjnë fjalët e Allahut: "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim...?

Disa juristë islamë konsiderojnë se, në fillim, agjërimi ka qenë me dëshirë, kush ka dëshiruar, ka agjëruar; kush nuk ka dëshiruar të agjërojë, ka dhënë kompensim (fidje), duke ushqyer një të varfër për çdo ditë. Pastaj kjo praktikë është shfyqizuar me ajetin: "E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë!" Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve, ndërsa për argument kanë atë që transmetohet tek Buhariu dhe Muslimi prej Seleme b. Ekve'a, se ka thënë: "Kur u shpall ajeti 'E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë)...', kush prej nesh dëshironte, agjëronte, e kush nuk dëshironte të agjëronte, jepte fidje. Kështu vazhdoi gjersa më pas nuk u shpall ajeti: '... E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë!', i cili e shfuqizoi atë të mëparshmin." Kjo transmetohet edhe prej Ibn Mes'udit, Mu'adhit, Ibn Omerit dhe të tjerëve.[35]

Ndërkaq, disa dijetarë janë të mendimit se ajeti i theksuar nuk është i shfuqizuar, por ai ka të bëjë me personat e moshuar, pleqtë e pafuqishëm dhe të sëmurët, të cilëve agjërimi u shkakton vështirësi. Kjo transmetohet nga Ibn 'Abbasi. Ibn Abbasi, r.a., që thotë: "Personit të moshuar i është lehtësuar që të mos agjërojë, dhe ai për çdo ditë duhet të ushqejë nga një varfër, dhe nuk do ta kompensojë agjërimin e lënë."[36]

Buhariu transmeton nga 'Ata'i, r.a., se e ka dëgjuar 'Abbasin sesi e lexoi ajetin: "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfëri!"- e pastaj tha: Ajeti nuk është i shfuqizuar, por ka të bëjë me plakun dhe plakën që nuk mund të agjërojnë, e ata për çdo ditë do të ushqejnë një fukara.[37] Sipas kësaj, ajeti nuk është i shfuqizuar, kurse kuptimi i fjalëve të Allahut: "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë)..." -është- ata që agjërojnë me vështirësi dhe mund të madh. Këtë mendim e përfor-

con edhe kiraeti jutavvikunehu - d.m.th., ata që e kryejnë me mundim.

**Dispozita e tetë:** Cila është dispozita për shtatzënën dhe gjidhënësen?

Në qoftë se shtatzëna dhe gjidhënësja frikësohen për shëndetin e tyre ose për shëndetin e fëmijës, atëherë ato nuk do të agjërojnë, për arsye se për to zbatohet dispozita e njëjtë sikurse edhe për të sëmurin. Hasan el-Basriu është pyetur për agjërimin e shtatzënës dhe gjidhënëses, në qoftë se ato frikësohen për shëndetin e tyre, dhe është përgjigjur: "Cila është ajo sëmundje që është më e rëndë sesa shtatzënësia? Ato nuk do të agjërojnë, mirëpo ditët e lëna të agjërimit do t'i kompensojnë." Për këtë dijetarët islamë janë të një mendjeje. Megjithatë, kundërshtohen lidhur me çështjen nëse personi i tillë do ta kompensojë agjërimin bashkërisht me dhënien e fidjes apo do të kompensojë vetëm agjërimin?

Ebu Hanife konsideron që ato janë të obliguara vetëm për ta kompensuar agjërimin, kurse Ahmedi dhe Shaf'u mendojnë që ato, krahas dhënies së fidjes, do ta kompensojnë agjërimin.

### Argumenti i Shafi'ut dhe Ahmedit

Shtatzëna dhe gjidhënësja kanë të bëjnë me atë që nënkuptohet nga ajeti: "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë)...", meqë ajeti përfshinë plakun, plakën e lodhur dhe çdonjërin që e mundon agjërimi, kështu që për shtatzënën dhe gjidhënësen detyrohet dhënia e fidjes, njësoj si për personin e moshuar.

### Argumentet e Ebu Hanifes

1. Për shtatzënën dhe gjidhënësen vlen dispozita e njëjtë sikur edhe për të sëmurin. A nuk ke njohuri për fjalët e Hasan el-Basriut: "Cila është ajo sëmundje që është më e rëndë sesa shtatzënësia? Ato nuk do të agjërojnë, mirëpo ditët e lëna pa agjëruar do t'i kompensojnë." Pra, ato janë të obliguara vetëm për të kompensuar ditët e lëna pa agjëruar.
2. Personi i moshuar nuk është në gjendje ta kompensojë agjërimin, ai është i liruar nga agjërimi për shkak të pleqërisë, dhe do të japë fidje, sepse nuk pret ditë kur të jetë në gjendje të agjërojë. Sa i përket shtatzënës dhe gjidhënëses, ato kanë një pengesë kalimtare, e cila do të zhduket, kështu që e kanë për obligim ta kompensojnë agjërimin. Në qoftë se do t'ua shtonim edhe fidjen si obligim, atëherë kjo do të thoshte bashkim i dy zëvendësimeve (xhem'an bejne-l-bedelejn), gjë që nuk lejohet, për shkak se edhe kompensimi i agjërimit edhe fidja janë zëvendësim, prandaj është i pamundur bashkimi i tyre, sepse obligim është të vepruarit e njërës prej të dyjave.[38]

Aga imam Ahmedi dhe Shafi'u përcillet edhe transmetimi se ata janë të mendimit që, në qoftë se shtatzëna dhe gjidhënësja frikësohen vetëm për shëndetin e fëmijës, e nuk agjërojnë, atëherë janë të obliguara të kompensojnë edhe duke dhënë fidjen; ndërsa nëse frikësohen vetëm për veten, ose për veten dhe për shëndetin e fëmijës, atëherë agjërimin vetëm do ta kompensojnë.[39]

**Dispozita e nëntë:** Me se vërtetohet fillimi i muajit të Ramazanit?

Fillimi i muajit të Ramazanit vërtetohet me pamjen e Hënës, madje qoftë edhe vetëm nga një person i drejtë, ose me mbushjen e tridhjetë ditëve të muajit sha'ban. Nuk merren parasysh llogaritjet matematikore apo astronomia, për shkak të fjalëve të të Dërguarit, s.a.v.s.: "Agjëroni kur ta shihni (d.m.th. Hënën) atë, dhe ndërpritni agjërimin kur ta shihni përsëri, ndërsa nëse është vranët, atëherë llogaritni se muaji sha'ban ka tridhjetë ditë."[40]

Nëpërmjet hënës dihet koha e agjërimit dhe haxhit, sikurse thotë Allahu i Lartësuar: "Të pyesin për hënën e re (dhe fazat e saj). Thuaj: "Ato janë përcaktime të kohës për njerëz dhe për haxh."[41] Andaj hëna vërtetohet në bazë të pamjes. Sipas shumicës së dijetarëve islamë, për vërtetimin e fillimit të muajit të Ramazanit, mjafton që hënën ta shohë një person i drejtë, meqë transmetohet nga Ibn Omeri, r.a., të ketë thënë: "Në një rast, gjersa njerëzit shikonin se kur do të shfaqej hëna, unë e lajmërova të Dërguarin e Allallahut, s.a.v.s., se e pashë, atëherë ai filloi të agjëronte dhe i urdhëroi edhe të tjerët të fillonin të agjëronin."[42]

Sa i përket hënës të muajit shevval, ajo vërtetohet me llogaritjen se muaji Ramazan ka tridhjetë ditë. Tek shumica e juristëve, në këtë rast, nuk merret parasysh dëshmia e një personi të drejtë. Maliku thotë: Patjetër të dëshmojnë dy persona të drejtë, sepse bëhet fjalë për të vërtetuar shfaqjen e hënës së muajit shevval. Pra, më së paku duhet të jenë dy veta.

Tirmidhiu thotë: "Praktika e shumicës së dijetarëve është që ta pranojnë dëshminë e një personi, bëhet fjalë për fillimin e Ramazanit."

Transmeton Darekutni se një njeri kishte dëshmuar tek Ali b. Ebi Talibi, r.a., se e kishte parë hënën e muajit të Ramazanit, dhe Aliu, r.a., paska agjëruar dhe e paska urdhëruar popullin të agjëronte duke thënë: "Më shumë dëshiroj të agjëroj një ditë nga muaji sha'ban sesa të mos agjëroj ndonjë ditë nga muaji i Ramazanit!"[43]

**Dispozita e dhjetë:** A ndikon ndryshueshmëria e parjes së Hënës tek detyrimi i agjërimit?

Hanefitët, malekitët dhe hambelitët konsiderojnë që ndryshueshmëria e të parit të Hënës nuk ndikon për detyrimin e agjërimit. Sipas kësaj, në qoftë se hëna shihet në një vend, obligim është që të agjërohet edhe në vende të tjera, në përputhje me fjalët e të Dërguarit, s.a.v.s.: "Agjëroni kur ta shihni atë (d.m.th., Hënën), dhe ndërpriteni agjërimin kur ta shihni përsëri..." Këto fjalë janë të përgjithshme për gjithë ymetin, dhe kushdo që ta shohë prej tyre në cilindo vend qoftë të jetë parë, vlen për gjithë ymetin.

Ndërkaq, Shafi'u konsideron që çdo vend e ka mundësinë e vet për ta parë hënën dhe kjo nuk vlen për vendet e tjera. Argumentet për këtë çështje mund t'i gjeni në veprat e fikhut, e kush dëshiron, le të shohë atje.

**Dispozita e njëmbëdhjetë:** Cila është dispozita për atë që e prish agjërimin pa qëllim?

Shkencëtarët islamë nuk pajtohen rreth çështjes së personit qëi ha ose pi diçka, duke menduar se ka perënduar dielli, ose hanë duke menduar se akoma nuk ka hyrë agimi. Dallimet kanë të bëjnë me faktin që personi i tillë duhet ta kompensojë agjërimin e asaj dite apo jo?

Mendimi i shumicës së dijetarëve, ku bën pjesë edhe mendimi i Katër Imamëve, është që agjërimi i atij personi nuk është në rregull, andaj është i obliguar atë ta kompensoj, sepse nga agjëruesi kërkohet të jetë i matur ndaj çështjes së tillë, në përputhje me fjalët e Allahut, xh.sh.: "...hani e pini derisa të dallohet qartë peri i bardhë nga peri i zi në agim..." Pra, urdhri është që të agjërohet derisa të perëndojë dielli, në të kundërtën, detyrohet të kompensohet agjërimi.

Dhahiritët dhe Hasan El-Basriu thonë që agjërimi i personit të tillë është në rregull dhe që nuk duhet ta kompensojë, sepse i Lartësuari thotë: "Nuk është ndonjë mëkat juaji ajo për se keni gabuar..."[44] Por edhe për shkak të fjalëve të të Dërguarit, s.a.v.s.: "Ummeti im është liruar nga ai mëkat që bëhet duke gabuar, harruar dhe duke qenë i detyruar." Rasti i përmendur, thonë ata, është sikur harresa, e cila nuk e prish agjërimin.

**Mendimi mbizotërues:**

Qëndrimi i shumicës është më i drejtë, sepse në ajetin dhe hadithin e theksuar mendohet për lirimin nga mëkatet, e jo për lirimin nga dispozita. Për personin e tillë nuk është caktuar shpagim për shkak se tek ai nuk ka qëllim për të

prishur agjërimin, mirëpo ai detyrohet ta kompensojë, për arsye se agjërimi është me të meta. P.sh., për mbytjen pa qëllim ekziston shpagimi dhe gjakmarrja, edhe pse nuk është bërë me qëllim.

Analogjia me harresën nuk është e vlefshme, për shkak se harresa në tekstin e hadithit është përmendur shprehimisht dhe me të nuk mund të bëhet analogji. Megjithëkëtë, Allahu e di më së miri!

**Dispozita e dymbëdhjetë:** A e prish xhunumbllëku (papastërtia) agjërimin?

Ajeti fisnik: "Tash e tutje bashkohuni me to dhe kërkoni atë që jua ka caktuar All-llahu..." – vë në dukje faktin se xhunubllëku nuk e prish agjërimin. Lejohet të hahet, të pihet dhe të kihet marrëdhënie intime prej fillimit deri në fund të natës, ndonëse dihet që, në qoftë se ka kontakt nga fundi i natës, njeriu mund të zgjohet i papastër në agim, e Allahu, xh.sh., më pas e ka urdhëruar të agjëroj deri në mbrëmje: "e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje." - kjo tregon se agjërimi është në rregull. Sikur të mos ishte në rregull agjërimi, ai nuk do të urdhërohej të agjërohej.[45]

Në të dy Sahihët[46] transmetohet nga Aishja, r.a., se i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., njëherë, gjersa ishte duke agjëruar, qenka zgjuar i papastër (xhunub), dhe pastaj ishte pastruar.[47] Pra, papastërtia nuk ndikon në vlefshmërinë e agjërimit, po të pastruarit është obligim për shkak të namazit.

**Dispozita e trembëdhjetë:** A është i obligueshëm kompensimi i agjërimit nafile?

Edhe ndaj kësaj çështjeje dijetarët islamë kanë qëndrime të ndryshme, pra, nëse është apo nuk është i detyrueshëm kompensimi i agjërimit nafile, në qoftë se ai prishet?

Hanefitët konsiderojnë se kompensimi është i detyrueshëm, sepse sipas rregullës, plotësimi i agjërimit është obligim. Shafitët dhe hambelitët janë të mendimit se agjërimi i tillë nuk është e detyrueshme të kompensohet, sepse ai, edhe si i tillë, është ibadet vullnetar (mutetavi'). Malikitët, ndërkaq, konsiderojnë që, në qoftë se agjërimi i tillë prishet, obligim është të kompensohet, ndërsa në qoftë se ndodh diçka pa qëllim, që ta prishte agjërimin, atëherë nuk është i detyrueshëm të kompensohet.

**Argumentet e hanefitëve:**

1. Fjalët e Allahut: "...e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje." Ky ajet ka domethënie të përgjithshme për çdo lloj agjërimi, kështu që obligim është edhe plotësimi i çdo lloj agjërimi.



2. Fjalët e Allahut: "Dhe veprat tuaja mos i asgjësoni!" Agjërimi nafile gjithashtu është një nga veprat që, nëse prishet, shpërfillet agjërimi, i cili, mund të lirohet prej obligimit vetëm me anë të kompensimit.
3. Hadithi i Aishes, r.a., në të cilin ajo thotë: "Unë dhe Hafsa u zgjuam duke agjëruar nafile. Megjithatë, na u ofrua ushqim që na pëlqeu, dhe e prishëm agjërimin. Në atë rast erdhi i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., dhe Hafsa e pyeti e para për atë që kishim bërë. - Agjëroni një ditë tjetër si kompensim - u përgjigj i Dërguari i Allahut, s.a.v.s.[48]

### Argumentet e shafitëve dhe hambelitëve

1. Fjalët e Allahut: "...pra për të mirët nuk ka kurrfarë qortimi!"[49] Pra, agjërimi vullnetar konsiderohet vepër e mirë dhe nuk ka kurrfarë mëkati që ai të ndërpritet.
2. Hadithi: Agjëruesi i cili bën agjërim vullnetar, mund të veprojë si të dëshirojë: të agjërojë ose ta ndërpresë agjërimin.[50]

### Mendimi mbizotërues

Mendimi i hanefitëve me siguri është më i favorshëm, meqë i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., u tha Aishes dhe Hafsës, r.a., që ta kompensonin agjërimin vullnetar. Ky hadith është argument për domosdoshmërinë e kompensimit të agjërimit, po Allahu e di më së miri!

**Dispozita e katërmbëdhjetë:** Çka është i'tikafi dhe në cilën xhami bëhet?

Imam Shafi'u, r.a., shënon: Fjala i'tikaf, në pikëpamje gjuhësore do të thotë: domosdoshmëria dhe të ndenjurit e njeriut pranë diçkaje, qoftë ajo e mirë ose e keqe. I Lartësuari thotë: "...me një popull që agjëronte do statuja të tyre..." (ja'kufune 'ala asnamin lehum)..."[51] Kurse, në pikëpamje terminologjike fjala i'tikaf do të thotë: të ndenjurit në xhami me qëllimin për të bërë ibadet. I'tikafi është një veprim i vjetër fetare, Allahu, xh.sh., thotë: "...ju të dy pastroni shtëpinë Time për vizituesit, për ata që qëndrojnë aty.." (ve-l 'akifin)[52] "Ndërsa me gratë nuk keni të drejtë të keni kontakte intime derisa të gjendeni në i'tikaf në xhami!" Kusht është që i'tikafi të bëhet në xhami, për shkak të fjalëve të Allahut: "...E kur jeni të izoluar (në i'tikaf) në xhami!" Ka mospajtime rreth faktit se në cilën xhami mund të bëhet i'tikafi.

Disa dijetarë thonë: "I'tikafi mund të bëhet vetëm në tri xhami, pikërisht në Mesxhidu-l-Haram, Mesxhidu-n-Nebevijj (në Xhaminë e të Dërguarit) dhe në Mesxhidu-l-Aksa (Kudusi-sh-Sherif), sepse kjo xhami është e të dërguarve të Allahut, s.a.v.s. Argument për një qëndrim të këtillë është hadithi: "Rruga merret veçse ndaj tri xhamive..." Këtë mendim e pohon edhe Sejjid b. el-Musejjeb.

Disa dijetarë të tjerë konsiderojnë se i'tikafi mund të bëhet vetëm në atë xhami në të cilën falen xhematet. Ky është qëndrimi i Ibn Mesu'dit, ndërsa këtë e pranon, sipas njërit nga mendimet e tij, edhe Imam Maliku.

Shumë nga dijetarët islamë konsiderojnë se i'tikafi mund të bëhet në cilëndo xhami, në përputhje me ajetin: "...E kur jeni të izoluar (në i'tikaf) në xhami!" Ky është mendim i drejtë, për shkak se në ajet nuk përmendet në mënyrë të veçantë asnjë xhami, kështu që vlen kuptimi i përgjithshëm i ajetit.[53]

Ebu Bekr el-Xhessasi thotë: "Të gjithë dijetarët e mëparshëm islamë pajtohen njëzëri se kusht është që i'tikafi të bëhet në xhami. Ndryshojnë nëse bëhet fjalë përgjithësisht për të gjitha xhamitë, ose në xhami të caktuara. Kuptimi i jashtëm i fjalëve të Allahut: "...E kur jeni të izoluar (në i'tikaf) në xhami!" - lejon, në bazë të dëshmisë së përgjithshme, që të vlejë për të gjitha xhamitë. Ai që e kufizon këtë kuptim, patjetër duhet të ketë argument të qëndrueshëm, kurse ai që e kufizon vetëm për xhamitë në të cilat falen xhemat, nuk ka argument për një gjë të tillë, ashtu sikur nuk ka as që e kufizon i'tikafin në xhamitë e të dërguarve të Allahut: Një qëndrim i tillë nuk është i qëndrueshëm."[54]

Gruas i lejohet që i'tikafin ta bëjë në shtëpinë e saj, për arsye se, në ajetin në fjalë, nuk përmendet qëndrimi i saj në xhami.

**Dispozita e pesëmbëdhjetë:** Sa duhet të qëndrohet në i'tikaf dhe a është kusht agjërimi në atë gjendje?

Dijetarët islamë, për sa i përket çështjes se sa zgjat qëndrimi në i'tikaf, kanë shprehur këto mendime:

a) gjatësia minimale e të qëndruarit në i'tikaf është një ditë dhe një natë – mendojnë hanefitët;
b) gjatësia minimale e të qëndruarit në i'tikaf është dhjetë ditë - njëri nga mendimet e Imam Malikut;
c) gjatësia minimale e të qëndruarit është disa çaste, ndërsa më e madhja nuk është e kufizuar - mendimi i Imam Shafiut.

Imam Shafiu dhe Imam Ahmedi e lejojnë i'tikafin edhe pa agjërim, kurse shumë prej juristëve islamë (Ebu Hanife, Malik dhe Ahmedi, sipas mendimit tjetër) konsiderojnë se nuk ka i'tikaf pa agjërim. Për argument marrin hadithin që transmeton Aisheja, r.a.: "Nuk ka i'tikaf pa agjërim".[55] Dhe hadithin: "Bëje i'tikafin dhe agjëro!"[56] Më tutje, ata thonë se Allahu i Lartësuar i ka përmendur bashkë i'tikafin me agjërimin: "Hani dhe pini..." e deri tek ajeti "...E kur jeni të izoluar (në i'tikaf) në xhami!" – do të thotë që përfundimi tregon se nuk ka i'tikaf pa agjërim.

Imam Fahriu pohon: "Lejohet i'tikafi edhe pa agjërim, megjithëse më mirë është të agjërohet, - ky është edhe mendimi i Shafiut, kurse Ebu Hanife konsideron se nuk ka i'tikaf pa agjërim. Argumenti i Shafiut mbështetet në këtë ajet, pasi në të përmendet i'tikafi pa agjërim. Përmendet vetëm sepse Allahu i Lartësuar mu'tekifit ia ka ndaluar kontaktin intim me gruan."[57]

Tek juristët hanefitë është i njohur qëndrimi që ata i'tikafin e ndajnë në tri lloje:

1. I'tikaf që është mendub - ai manifestohet me vetë nijetin, dhe kjo mjafton, madje qoftë edhe për një çast.
2. I'tikaf që është sunnet - ai është në dhjetë ditët e fundit të muajit të Ramazanit.
3. I'tikaf që është vaxhib - ai është i'tikafi premtues, i cili duhet të bëhet krahas agjërimit.

Argumente të sakta për këtë çështje mund të hasen në literaturën e fikhut.

### Çfarë udhëzojnë këto ajete fisnike mbi agjërimin?

1. Agjërimi është dispozitë e Allahut, që u është caktuar të gjithë popujve. Allahu e ka bërë obligim për të gjithë myslimanët.
2. Agjërimi është shkollë shpirtërore për edukimin e shpirtit dhe trajnimin e tij në durim.
3. Allahu i Lartësuar e ka zgjedhur muajin e Ramazanit si muaj agjërimi, sepse ai është muaji i Kuranit.
4. Atyre që kanë (ndonjë) arsye, i Lartësuari, nga mëshira e Tij, ua ka dhënë mundësinë që të mos agjërojnë.



5. Nuk është e lejuar të kapërcehen kufijtë e Allahut, as të mos përfillen urdhëresat dhe ndalesat e Tij, sepse në to, pa dyshim, ka mirësi për njerëzit.

*Përktheu nga boshnjakishtja:*
***Mehas Alija***

(Artikulli është botuar në: "PREPOROD, gazetë informative islame", nr. 21/791 dhe 22/792, më 1. dhe 15. nëntor 2004., Shkëputur nga vepra: Tefsiru ajatil-ahkam minel-Kur'an". Nga gjuha arabe e përktheu Almir Fatiæ.)

_____________________

*Fusnotat:*

28. El-Bekare, 60.
29. El-Bekare, 196.
30. Hadith mustefid është ai hadith të cilin e transmetojnë një grupë transmetuesish numri i të cilëvë është i njëjtë si në fillim ashtu edhe në fund. (Shën. i përkth.) Cituar sipas: Dr. Omer Nakièeviæ, Uvod u hadiske znanosti, Sarajevë, 1996, 128.
31. Këtë hadith e transmetojnë një grup as'habësh në mesin e të cilëve janë edhe Ibn Abbas, Ebu Seid el-Hudriu, Enes b. Malik, Xhabir b. Abdullah, Ebu Derda dhe as'habë të tjerë të ndërshëm.
32. Transmeton Malik b. Enesi, ndërsa e shënon edhe imam Muslimi nga Ebu Seid el-Hudriu me fjalët: "Kemi luftuar me të Dërguarin e Allahut, s.a.v.s., ndërsa akoma nuk kishin kaluar dhjetë ditë të muajit të Ramazanit. Disa prej nesh kanë agjëruar, e disa jo..."
33. Tefsir Ahkam el-Kur'an. I, 78.
34. Shih: El-Razi, El-Tefsir el-Kebir, V, 85.
35. Shih Tefsirin e Er-Raziut, V, 86.; të Alusit, II, 85.; Ibn El-Xhevziut, Zad el-masir, I, 186.
36. Transmetojnë me zinxhir të vërtetë të transmetuesve Darekutni dhe Hakimi nga Ibn Abbasi.
37. Shih: Sahih El-Buhari, "Bab el-Tefsir.
38. Shih argumentet në detaje: El-Xhessas, Ahkam el-Kur'an, I, 211.; El-Fahr el-Razi, V, 87.; El-Kurtubi, II, 269.
39. Sejjid Sabik, Fiqh el-Sunneh, III, 205.; Shih: "El-Fikh 'ala el-medhahib el-erba´ "Kitab es-sevm".
40. Transmeton Buhariu nga Ebu Hurejre, r.a.
41. El-Bakare,189.
42. Transmetojnë Ebu Davudi, Hakimi, Ibn Hajjani. Hakimi e vlerëson si të vërtetë.
43. Shih: Tafsir el-Kurtubi, II, 274.
44. El-Ahzab, 5.
45. Shih: El-Xhassas, Ahkam el-Kur'an, I, 272
46. Mendohet mbi Sahihet nga Buhariu dhe Muslimi (shën. i përkth.).
47. Shih: El-Fikh ala medhahib el-erba', "Bab es-savm".
48. El-Xhassas, Ahkam El-Qur'an, I, 278.
49. El-Tevbe, 91.
50. Transmeton Hakimi dhe thotë që zinxhiri i transmetuesve të këtij hadithi është i vërtetë.
51. El-A'raf,138.
52. El-Bakare,125.
53. Shih: El-Kurtubi, II, 312.; El-Alusi, II, 68., El-Keshshaf, I,176.; Er-Razi, V, 125.
54. Ebu Bekr el-Xhassas, Ahkam el-Kur'an, I, 285.
55. Darekutini thotë: Ky hadith i cili transmetohet prej Aishes përcillet vetëm me ketë sened (zinxhir): 'Urve Ez-Zuhri Suvejd b. 'Abd el-'Aziz.
56. Transmeton Ebu Davudi nga Abdullah b. Badili i cili thotë se Omeri e kishte traditë që i'tikafin në Kabe në xhailijjet ta bënte natën dhe ditën. E ka pyetur për këtë të Dërguarin, s.a.v.s., dhe ai e ka shqiptuar hadithin e lartpërmendur.
57. Tefsir er-Razi, V,125.

# Zbritja e shpalljes dhe fillimi i thirrjes në Islam

**Mr. Fahrush Rexhepi**

Duhet ditur se Islami është fe e përsosur e shpallur nga Allahu xh.sh., e cila në vete përmban udhëzime të përkryera dhe të dobishme për çdo fushë të jetës. Besimi islam është shpallje e përjetshme, e cila vjen për çrrënjosjen përfundimtare të injorancës dhe të gjurmëve të të gjitha formave dhe llojeve të idhujtarisë. Ky ishte edhe synimi i pejgamberit a.s., misioni i tij, i atij që Allahu xh.sh. e dërgoi për të ndriçuar rrugën e drejtësisë përmes fesë së vërtetë islame, në rrethana dhe në kohë të vështira ku injoranca, kur zotëronin idhujtaria dhe armiqësitë, që kishin pushtuar shpirtrat e njerëzve.

Ishte kjo gjendja e përgjithshme e injorancës dhe e mohimit (kufrit), pas ndërprerjes së të dërguarve, derisa lindi shpëtuesi i shumëpritur, i dërguari i Allahut xh.sh., i cili filloi të thërriste për adhurimin dhe besimin në një Zot të Vetëm. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "O ithtar të librit, ju erdhi i dërguari Ynë, ju sqaron (çështjet e fesë) pas ndërprerjes së të dërguarve, në mënyrë që të mos thoni: "Neve nuk na erdhi as i dërguar që të na përgëzojë e as që të na tërheqë vërejtjen". Pra ja, ju erdhi përgëzuesi dhe kërcënuesi. Allahu është fuqiplotë për çdo send.[1]

Erdhi pra i dërguari i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., i cili, së bashku me ashabët e vet i dhanë fund injorancës me anë të paraqitjes të së vërtetës islame, mbi bazat e së cilës u themelua shteti islam, i cili merrte përsipër përhapjen e shpalljes islame në katër anët e botës. Erdhi i dërguari i Allahut Muhamedi a.s. nga njëra prej shtëpive më të ndershme të Mekës për nga prejardhja. Erdhi Muhamedi a.s. prej njërës nga familjet me autoritet të lartë, pra prej familjes së Hashimit të birit të Abdul Menafit.

Me dëshirën e Allahut xh.sh. Muhamedi a.s. do të bëhej i dërguar për mbarë njerëzimin. Me personalitetin e tij sublim, me moralin e tij të lartë, me drejtësinë e tij, me fisnikërinë e tij dhe me durimin e tij, ai do të bëhet shëmbëlltyrë për mbarë njerëzit në botë. Allahu i Lartmadhruar në Kuran thotë: "Ju keni shembull të mrekullueshëm në profetin e Allahut".[2]

Muhamedi a.s. është shquar në tërë fisin e vet dhe në tërë Mekën për sjellje të mira dhe virtyte më fisnike. Ai nga




pamja ka qenë më i bukuri në fis, dhe me moralin më të mirë. Pejgamberi a.s. fliste gjithnjë të vërtetën, mbushte çdo premtim dhe amanetin e besuar e ruante. Për Muhamedin a.s., nëna e besimtarëve, Hatixhja r.a., ka thënë: "bart përsosmëri, e përfiton (ngushëllon) të humburin, e pranon mysafirin dhe ndihmon në brenga".[3]

Rritja dhe edukimi i Muhamedit a.s. në këtë mënyrë, dhe rrugëtimi i tij i pastër para zbritjes së Shpalljes, pajisja e tij me cilësi aq të larta të moralit, të gjitha këto paralajmëronin se ky njeri do të bëhej bartës i vulës së të gjithë të dërguarve dhe profet i dërguar nga Allahu i Lartmadhruar për mbarë njerëzimin.

Për cilësitë e larta të moralit të tij, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Në të vërtetë ti posedon shkallë të lartë të moralit".[4]

Kur pejgamberit të pritur iu afrua koha dhe kur vrojtimet e tij për të kaluarën dhe të tanishmen ia kthjelluan mendjen, atëherë vazhdoi të thellohej gremina ndërmjet tij dhe popullit të tij për shumë gjëra, dhe Pejgamberi a.s. filloi të parapëlqente vetminë. Në këtë fazë, në muajin e Ramazanit, Pejgamberi a.s. merrte me vete ushqim dhe shkonte në shpellën Hira në malin Nur, që gjendej në periferi të Mekës.

Kryesisht, periudhën e fundit para Shpalljes, sidomos muajin e Ramazanit, Muhamedi a.s. e kalonte në adhurim dhe përsiatje duke menduar për çdo gjë që e rrethonte, pra edhe për krijimin e gjithësisë. Meditonte se ç'fshihej pas saj, cila është ajo fuqi që e vë në lëvizje tërë gjithësinë. Muhamedi a.s. ishte i sigurt se populli i tij lutej në mënyrë të gabuar, dhe se ata jetonin të humbur e në lajthitje duke bërë shirk. Megjithëkëtë, edhe vetë Muhamedi a.s. nuk kishte rrugë të qartë nga të shkonte dhe nuk kishte program të cilin do ta jetësonte.[5]

Kur Allahu xh.sh. deshi ta largonte botën nga errësira, ta shpëtonte njerëzimin nga injoranca dhe t'i nxirrte njerëzit nga besimet e kota e t'i udhëzonte në rrugën dhe dritën e së vërtetës e të besimit, - e dërgoi të dërguarin e famshëm, Muhamedin a.s., me udhëzime të fesë së vërtetë, për t'ua tërhequr vërejtjen atyre që janë me mend, se dënimi për jobesimtarët do të bëhet meritë e tyre, siç thotë Allahu xh.sh. në Kuran: "Për t'ia tërhequr vërejtjen atij që është i gjallë (me mend e me zemër) dhe dënimi të bëhet meritë për jobesimtarët".[6]



Kur i dërguari i Allahut mbushi dyzet vjeç, që konsiderohet periudhë e pjekurisë së njeriut (mendohet se në këtë moshë edhe pejgamberëve të tjerë do t'u kenë zbritur shpalljet), tek ai filluan të paraqiteshin shenjat e profetësisë edhe në jetën e përditshme, normale. Këto shenja ishin ëndrrat (Er-ru'ja), të cilat ishin të qarta si dhe të pastra sikur agu i mëngjesit. Kjo gjendje e ëndrrave e Pejgamberit a.s. kishte zgjatur gjashtë muaj, kurse pejgamberllëku ka zgjatur 23 vjet.[7]

Në Ramazanin e tretë të vetmimit të Pejgamberit a.s. në shpellën Hira, Allahu xh.sh. vendosi të lëshonte mëshirën e Vet në tokë, që botës t'i dhuronte profetin, duke i dërguar Muhamedit a.s. Xhibrilin, fillimisht me disa ajete kuranore e më vonë me disa mijëra të tjerë.

Në bazë të llogaritjeve kalendarike, mund të konfirmohet se shpallja e Kuranit ka filluar të hënën në mbrëmje, më 21 Ramazan, që përputhet me datën 10 gusht në vitin 610 m, edhe pse rreth datës së fillimit të shpalljes ka edhe mendime të tjera.[8]

Aishja r.a. na rrëfen tregimin për vetë ngjarjen, për dritën e cila kishte filluar të shpërndahej e të zhdukte terrin dhe errësirën e kufrit (mosbesimit) dhe lajthitjen, për dritën që fillon të ndryshonte rrjedhat dhe kahet e historisë.

Ishte nata e Kadrit e muajit të Ramazanit kur Xhibrili iu paraqit Muhamedit a.s. në shpellën Hira, me fjalët: "Lexo!"-Lexo, mëso!"."Unë nuk di të lexoj", - qe përgjigjur Muhamedi. Pastaj vazhdoi: "Më mori në përqafim dhe më shtrëngoi aq sa më kaploi mundimi. Këtë e përsëriti tri herë, e pastaj më lëshoi dhe më tha: "Lexo në emër të Zotit tënd, i cili ka krijuar (çdo gjë). Ka krijuar njeriun prej gjaku të ngjizur. Lexo, se Zoti yt është më bujari, që ia mësoi njeriut penën (shkrimin), që njeriut ia mësoi atë që nuk e dinte".[9]

Pastaj Resulullahu ishte kthyer në shtëpi i tronditur dhe i shqetësuar, kishte hyrë tek Hatixhja, së cilës i kishte thënë: "Më mbuloni! Më mbuloni!" dhe i kishte treguar asaj ngjarjen: Kam pasur frikë për vetën", e Hatixhja r.a. i qe përgjigjur: "Jo, jo, për Zotin, Allahu ty kurrë nuk do të të turpërojë, sepse ti je njeri që i viziton të afërmit e tu, kujdesesh për të varfrit, e kompenson të humburën, e respekton mysafirin, gjithnjë i ndihmon të tjerët dhe ndjek të drejtën".

Pas zbritjes së ajeteve të para kuranore, për një kohë të shkurtër ishte ndërprerë shpallja. Ibn Sabi transmeton, nga ibn Abasi, lajmin se ndërprerja e shpalljes kishte zgjatur disa ditë me radhë. Ky mendim është më i afërt dhe më i saktë, po të kemi parasysh rrethanat e asaj ngjarjeje.[10]

Lidhur me këtë ngjarje është me rëndësi të përmendim se Pejgamberi a.s. në kohën e ndërprerjes së shpalljes ishte në një depresion, i pikëlluar, i hutuar dhe i befasuar.

Buhariu, në librin e vet el-Ta'bir, na rrëfen si vijon: "Shpallja u ndërpre dhe kjo e pikëlloi Resulullahun a.s., si dëgjuam, me hidhërim të madh, nga i cili shpërtheu helmi që e bëri të dëshironte të hidhej nga majat e maleve. Sa herë që mbërrinte në majë të malit me qëllim që të hidhej poshtë, i paraqitej Xhibrili, i cili i thoshte: "O Muhamed, ti me të vërtetë je i dërguar i Allahut". Këto fjalë përsëri i jepnin fuqi dhe vullnet për jetë Pejgamberit a.s..

Pas kësaj ndërprerjeje të shkurtër të Shpalljes, e cila më nuk do të përsëritej, Pejgamberit a.s. i erdhi urdhri që të fillonte thirrjen në fenë e Allahut xh.sh. përmes disa ajeteve të sures "El-Mudethir", ku Allahu i Lartësuar thotë: "O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen (duke i thirrur); Dhe Zotin tënd madhëroje! Dhe petkat e tua pastroji! Dhe largohu nga (veprat) e këqija! Dhe mos ndaj me qëllim që të marrësh më shumë! Dhe për hir të Zotit tënd, duro!"[11]

Qëllimi i ajetit të parë të kësaj sureje është që të mos linte dikë që t'i nënshtrohej kënaqësisë së Allahut, të cilit të mos ia tërhiqte vërejtjen për pasojat e rënda që e presin, që të nxiste tek ai alarmin dhe rikthimin e të zgjonte zemrën e tij.

Qëllimi i ajetit të dytë "Dhe Zotin tënd madhëroje" është që të mos madhërohej dhe të mos lartësohej askush tjetër përveç Allahut xh.sh. dhe që madhërimi dhe lartësimi janë vetëm për Allahun xh.sh.

Ajeti tjetër me radhë i sures “el-Mudethir” bën thirrje për pastrimin fizik dhe shpirtëror të njerëzve. Për pastrimin e çdo ndyrësire, të brendshme dhe të jashtme, dhe për të pastruar shpirtin nga çdo ligësi, në mënyrë që njeriu nën mbrojtjen e mëshirës së Allahut të bëhet shembulli më i mirë në shoqërinë e vet, i cili do të tërheqë mendjet e ndritura dhe nga i cili do të turpërohen zemrat e prishura.



Këto ishin disa prej fjalëve madhështore, të cilat Pejgamberin a.s. e ngrinin nga shtrati i ngrohtë i shtëpisë, për t’u futur në pafundësi dhe në turmë, kohë pa kohë dhe në shtrëngatë, në mesin e njerëzve të mirë dhe të këqij, dhe, në fund, në realitetin jetësor.

U ngrit Pejgamberi a.s. dhe mbeti i qëndrueshëm në interpretimin e Fjalës së Allahut xh.sh. duke bartur mbi vete tërë peshën e shfrenimit, në të cilin jetonte populli i tij, duke bartur amanetin madhështor dërguar njerëzve në tokë, mbarë njerëzimit.

U ngrit Muhamedi a.s. duke filluar të thërriste për besimin në Zotin e vërtetë, fillimisht u prezantonte Islamin fshehurazi shokëve më të afërt të tij dhe pjesëtarëve të familjes së tij, e pastaj edhe të tjerëve haptazi.

Nga të parët të cilëve u është prezantuar thirrja islame, janë katër persona. Nga burrat, i pari është Ebu Bekri r.a.; nga gratë, është Hatixhja r.a.; nga fëmijët, është Aliu r.a. dhe prej robërve, Zejd b. Harithi. Pas tyre këtë rrugë e kanë ndjekur edhe persona të tjerë, të cilët janë bindur ndaj Islamit dhe numri i tyre për tre vjet kishte arritur në 50 veta. Ky grup ishin nga të parët që pranuan Islamin dhe që zhvilluan një veprimtari shumë të dendur në përhapjen e fesë së re edhe në mesin e njerëzve të tjerë.[12]

Pas tre vjetësh të thirrjes në Islam fshehurazi, ishte dëshira e Allahut xh.sh. që feja e Tij tani të përhapej haptazi dhe thirrja të bëhej publikisht. Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh. thotë: ”Publiko haptas atë për se urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve”.[13]

Pas zbritjes së këtij ajeti, Muhamedi a.s. filloi të thërriste haptazi në fenë islame me fjalë të vërteta, përballë veprimeve të kota të mushrikëve. Ai vazhdoi me vendosmëri ftesën për Islamin, pavarësisht nga pengesat dhe rezistenca që vinin nga kufarët.

Më vonë zbriti ajeti kuranor: ”Dhe tërhiqi vërejtjen farefisit tënd më të afërt”.[14]

Pas zbritjes së këtij ajeti kuranor, Pejgamberi a.s. mblodhi tërë farefisin e vet dhe kryeparët e të gjitha familjeve e u tha: ”Me të vërtetë kujdestari (kryefamiljari) nuk e gënjen familjen e vet, për Allahun, edhe sikur të gënjeja gjithë njerëzimin, ju nuk do t’ju gënjeja; edhe sikur t’i mashtroja mbarë njerëzit, ju nuk do t’ju mashtroja. Për Allahun, që nuk ka tjetër përveç Tij, unë me të vërtetë jam i dërguari juaj i posaçëm dhe i dërguari i mbarë njerëzimit në përgjithësi. Për Allahun, do të vdisni sikur jeni fjetur dhe do të ringjalleni sikur jeni zgjuar, dhe do të jepni llogari për gjithë atë që punoni, dhe për veprat e mira do të shpërbleheni me të mira, kurse për vepra të liga do të shpërbleheni me të këqija, dhe do të jetë për ju i përhershëm ose Xheneti ose Xhehenemi.[15]

Pas përfundimit të fjalës së pejgamberit a.s. në këtë tubim, reagoi Ebu Talibi i cili tha: ”Ne kemi nevojë për ndihmën tënde, jemi gati të pranojmë këshillën tënde, ne të besojmë më së shumi, ja këtu, së bashku, është tërë farefisi i babës tënd, edhe unë jam njëri prej tyre, edhe pse nuk do të jem i pari që do të pranoj atë që dëshiron ti, po shko dhe bëj ashtu si të është urdhëruar! Për Zotin, unë do të të mbroj sikur të kam mbrojtur gjer më tani; veçse unë nuk jam gati ende për të braktisur besimin e Abdul-Mutalibit”. Ndërsa Ebu Lehebi tha: ”Për Zotin, kjo është turp, pengojeni derisa nuk e kanë penguar të tjerët”! Ebu Talibi tha: ”Për Zotin, do ta mbrojmë sa të jemi gjallë!”.[16]

Pas zotimit të Ebu Talibit se do ta mbronte gjersa të ishte gjallë, dhe ndërkohë Pejgamberit a.s. vazhdoi t’i zbriste Shpallja, ai një ditë shkoi në bregun Safa dhe filloi të thërriste me zë të lartë: ”O pasardhësit e Fehrit! O pasardhësit e Adit! O kurejshitë!”, dhe kështu me radhë, derisa iu përgjigjën të gjithë ftesës së tij, dhe nuk mbeti asnjë njeri në shtëpi. E pastaj u tha: ”Çka mendoni po t’ju thosha se në luginë gjendet një kalorësi, e cila do t’u sulmojë, a do të më kishit besuar?” Ata u përgjigjën: ”Ne do të besonim, se ti nuk na ke gënjyer kurrë”. Atëherë, ai tha: ”Dijeni se unë jam i dërguar tek ju që t’ju tërheq vërejtjen për vuajtjet e rënda dhe ndëshkimin që ju pret”. Ebu Lehebi tha: “Të shkoftë dita kot! A për këtë na ke ftuar”?. Në lidhje me këtë nga Allahu xh.sh. zbret: ”Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai tashmë është shkatërruar”![17]

Pejgamberi a.s. i përballoi të gjitha pengesat në rrugën e përhapjes së Islamit dhe në realizimin e misionit hyjnor, me durim, dhe me besim në fitoren e fesë së Allahut xh.sh., me se myslimanët triumfuan dhe njerëzit filluan të hynin turma-turma në fenë islame. Në lidhje me këtë, nga Allahu i Lartmadhëruar zbriti: ”Allahu ka përcaktuar (shkruar në Levhi Mahfudh): ”Unë dhe të dërguarit e Mi, patjetër do të ngadhënjejmë! Allahu është i fortë, ngadhënjyes“.[18]

Kjo, pra, ishte gjendja dhe këto ishin rrethanat e zbritjes së Shpalljes në zemrën e Pejgamberit a.s., dhe rrethanat e fillimit të thirrjes në Islam, me plot ballafaqime, pengesa, rreziqe dhe vështirësi.

Me gjithë rrethanat e rënda, Islami arriti të shkatërronte idhujtarinë dhe idhujt e periudhës së injorancës, arriti të lartësojë Fjalën e Allahut xh.sh.. Feja islame arriti të zotërojë ndaj gjithë besimeve të tjera të kohës së xhahilijetit. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: ”Ai (Allahu) është Që e dërgoi të dërguarin e Vet me udhëzim të qartë e fe të vërtetë, për ta bërë mbizotëruese mbi të gjitha fetë, edhe pse idhujtarët e urrejnë“.[19]

*Fusnotat:*

1. El-Maide: 19.
2. El-Ahzab: 21.
3. Sahihu el-Buhari, 1/3.
4. El-Kalem: 4.
5. Safijurrahman, El-Mubarekfuri, Errehiku el-Mahtum f.65 – Ibn Hisham, -I-, 235-236.
6. Jasin: 70.
7. Errehiku el-Mahtum f.66.
8. Po aty.
9. El-Alek, 1-5.
10. Ibn Hishami -I- f.237-238.
11. El-Mudethir: 1-7.
12. Abdurrahman Isa, El Hitabetu ed Dinijetu, Damask, 1405h. f.86.
13. El-Hixhr: 94.
14. Esh-Shuaraë :214
15. El Hitabetu ed Dinijetu f.87.
16. Ibn el Ethir, Fikhu es Sire, f.77-78.
17. El-Mesed: 1.
18. El-Muxhadele: 21.
19. Es-Saf :9.

# E drejta ndërkombëtare islame ndërmjet harresës dhe të injorimit

**Fikret Karçiq**

Është e njohur se myslimanët gjatë historisë kanë luftuar më tepër ndërmjet veti sesa kanë luftuar kundër botës jomyslimane. Dekada e nëntë dhe dekada e dhjetë e shek. XX, do të ngelin të shënuara në histori për dy konflikte të mëdha luftarake; për luftën irako-iraniane, e cila ka përfunduar pas viktimave milionëshe në njerëz dhe me luftën në Gjirin Persik, e cila sa ka filluar dhe kërcënon me pasoja të paparashikueshme.[1] Të dyja këto luftëra janë konflikte ndërmjet shteteve myslimane, përkatësisht për shkak të territoreve myslimane.

Me këtë rast do t'i lëmë anash shkaqet e vërteta të konflikteve dhe arsyetimet ideologjike të tyre, aleancat e paqëndrueshme dhe lojalitetet, qëllimet e shenjta dhe interesat profane. Neve na intereson teoria juridike, e cila shteteve myslimane do t´u shërbente si udhërrëfyese në definimin e politikës së jashtme dhe njëkohësisht do t´i siguronte rregullat dhe procedurat për realizimin e saj. Fjala është, para së gjithash, për të drejtën ndërkombëtare islame, për konceptin dhe respektimin e saj në botën bashkëkohëse.




### Sijer – E drejta klasike ndërkombëtare islame

Nocioni *sijer* (siyar) në shkencën klasike fetare – juridike islame (fikh) ka nënkuptuar degën e cila ka pasur për lëndë marrëdhëniet ndërkombëtare. Në kohët më të hershme të Islamit, *sijer* ka qenë njohuri mbi praktikën jetësore të të Dërguarit të Allahut xh.sh. (sëra) e që më vonë gjatë shek. II/VIII do të shndërrohet në degë të veçantë të fikhut.[2] Qysh prej kohës së imamit Zejd ibni Ali (viti 120 i H.) janë shkruar vepra mbi të drejtën ndërkombëtare islame e deri në kohët kur kjo shkencë merr formën e vet klasike me veprat e Evza'iut, Malikiut, Ebu Jusufit, Shejbaniut, Vakidit dhe Shafiut. Vepra e përmendur e Shejbanit (Kitab as-siyar ab –kabir), ka qenë fushë e interesimit të veçantë të drejtimit fetaro – juridik hanefi, kurse është përkthyer edhe në gjuhën turke dhe ka shërbyer si përmbledhje për përcaktimin e politikës së jashtme të Perandorisë Osmane.

*Sijer* në thelb ka qenë teori normative, e bazuar në interpretimin (kuptimin) e burimeve kryesore të mësimeve islame dhe në racionalizmin e praktikës së hershme islame. Karakterin e këtillë, në mënyrë më bindëse, e shprehnin burimet klasike ndërkombëtare islamike, ashtu siç i ka përcaktuar profesori Muhamed Hamidullah (Muhammad Hamidulla).[3] Burimet e kësaj të drejte ishin:

1. Kurani,
2. Syneti,
3. praktika e kalifëve të hershëm,
4. praktika e sundimtarëve të hershëm myslimanë, në rast se ka qenë e pranuar nga ana e shkencëtarëve,
5. mendimet e juristëve islamë, qoftë në formën e analogjisë (kijas) ose të koncensusit (ixhmna'),
6. aktgjykimet e gjykatave,
7. marrëveshjet, paktet dhe konventat,
8. instruksionet zyrtare drejtuar komandantëve ushtarakë, admiralëve, ambasadorëve dhe zyrtarëve të tjerë të shteteve myslimane,
9. legjislativa e brendshme, e cila ka të bëjë me pozitën e të huajve dhe me marrëdhëniet e jashtme dhe
10. e drejta zakonore.

Koncepti klasik i *sijera*-s ka qenë i përkufizuar në rregullimin e marrëdhënieve të shteteve myslimane dhe të shteteve jomyslimane, si në kohën e paqes, ashtu edhe në kohën e luftës, si dhe qëndrimin ndaj jomyslimanëve, të cilët përherë ose përkohësisht kanë qëndruar në territorin e shtetit mysliman. Në kuadër të kësaj teorie, ndonjëherë përfshiheshin edhe çështjet e qëndrimit të shtetit mysliman ndaj kryengritësve (rebelëve).

Në pikëpamje të përmbajtjes, karakterit dhe të arriturave, *sijer*-i, në tërësi e ndan fatin e tërë korpusit të fikhut, përkatësisht mendimit nga periudha klasike e Hilafetit të Madh (shek. II/VIII-VI/XII), kur edhe kishin pushuar proceset krijuese në horizontin intelektual mysliman, kur pati një ngecje (stagnim) të teorisë të së drejtës ndërkombëtare myslimane. Interpretimet historike janë pranuar si norma të pandryeshme; situatat e jashtëzakonshme janë pranuar si gjendje e zakonshme. Juristët postklasikë edhe në vazhdim kultivuan qasje utopike dhe idealiste. Uniteti i Ymetit ruhej edhe në teorinë ndërkombëtare, jo vetëm si koncept religjioz dhe filozofik, por edhe në




kuptimin e unitetit organizativ dhe politik. Në kuptimin teorik nuk u trajtuan në mënyrë të duhur një serë procesesh, siç ishin dezintegrimi i *darul-islamit* dhe krijimi i një vargu të shteteve të pavarura e gjysmë të pavarura myslimane. Këto procese gjykoheshin si anarki, në vend që të kërkoheshin mjete pozitive për shfrytëzimin e fuqive dhe formave ekzistuese, me qëllim të arritjes së strukturës politike unike dhe më të mirë.[4] Në këtë mënyrë, Bota Myslimane ngeli në gjendjen e konfliktit në kontinuitet, kurse e drejta ndërkombëtare myslimane nuk u mor më tepër me çështjen e marrëdhënieve ndërmjet shteteve myslimane dhe jomyslimane, sesa me marrëdhëniet reciproke të shteteve të pavarura myslimane.

Për shkak të rrjedhave të këtilla, në masë të madhe politika e shteteve myslimane u shekularizua. Politikën e formonin sundimtarët dhe këshilltarët e tyre nga radha e zyrtarëve ushtarakë e civilë. Funksioni i ulemasë ka qenë i reduktuar në arsyetimin sheriato – juridik të politikës së jashtme, e cila ishte e formuluar paraprakisht.[5] Në këtë gjendje Bota Myslimane do të priste pushtimet koloniale. Gjatë një periudhe të gjatë kohore të nënshtrimit, shumica e shteteve myslimane kishin humbur subjektivitetin e vet ndërkombëtar juridik, kurse tek numri i vogël i shteteve që patën arritur të mbronin pavarësinë, dominimi laik në politikën e jashtme pati ndryshuar formën. Sidoqoftë, ashtu si në të drejtën e brendshme; në vend të legjislativit të sundimtarëve myslimanë (kanunet), pasoi përqafimi i kodeve evropiane, marrëdhëniet ndërkombëtare u bënë nën dominimin e së drejtës ndërkombëtare evropiane.

Në gjysmën e parë të shek. XX juristët reformatorë myslimanë bënë përpjekje që në të drejtën e brendshme të vendeve të veta dhe në masë të mundshme optimale, të inkorporonin (të përfshinin) të drejtën e Sheriatit. Rrjedha e këtillë, me pak ndryshime, ka vazhduar edhe gjatë pjesës së dytë të shek. XX. Sheriati është bërë pa mëdyshje burim i rëndësishëm i së drejtës së vendeve myslimane. Përfshirja e Sheriatit në të drejtën e brendshme, nuk është pasuar me rivitalizimin e saj në sferën e së drejtës ndërkombëtare. Projektet e ndërmarra në suazat e organizatave ndërkombëtare arabe dhe islame (Liga e Shteteve Arabe, Organizata e Konferencës Islamike) nuk kanë qenë efikase për shkak të interesave të kundërta të vendeve anëtare dhe për shkak të bllokadës politike të punës të këtyre organizatave.

Arsyet e mossuksesit duhen kërkuar, ndër të tjera, edhe tek orientimi i përgjithshëm i disa vendeve myslimane, të cilat formalisht tregojnë besnikërinë ndaj Islamit, por nuk tregojnë gatishmërinë e angazhimin që e drejta ndërkombëtare të riformulohet dhe të bëhet relevante për marrëdhëniet ndërkombëtare bashkëkohore.

## Çështja e universalitetit e të së drejtës bashkëkohore ndërkombëtare

E drejta bashkëkohore ndërkombëtare, e cila praktikisht është në zbatim në tërë botën, burimin e vet e ka nga Evropa.[6] Autorët e historisë së të drejtës ndërkombëtare ose autorët e kaptinave enciklopedike për këtë të drejtë, zakonisht në fillim përmendin tekste nga Egjipti i periudhës kohore të faraonëve ose tekste nga qytetet – shtete të Greqisë antike. Pas kësaj pason periudha romake dhe, në vazhdim, koha bashkëkohore. Periudha midis shekujve VII-XVII, e njohur si koha e "mesjetës", në të cilën kinse nuk "pati vend dhe nevojë për të drejtën ndërkombëtare"[7], lihet pas dore. Nuk është e deplasuar të ceket se në atë periudhë është formësuar teoria klasike e së drejtës islame, e cila parashtron kërkesa të larta për respektimin e drejtësisë dhe të moralit, të cilat kanë qenë në pajtim me gjendjen e marrëdhënieve ndërkombëtare.

Në fillim të shek. XVIII, kur themeluesi i së drejtës ndërkombëtare evropiane, Hugo Grotius, shkroi veprën "De jure belli ac pacis", ku konstaton se popujt evropianë janë duke u sjellë në atë mënyrë sa edhe barbarët do të turpëroheshin nga këto sjellje. Në shekujt pasues u formësua gradualisht e drejta ndërkombëtare evropiane, duke i humanizuar marrëdhëniet ndërkombëtare. Mangësia kryesore e kësaj të drejte qëndronte në faktin se kjo e drejtë ishte krijuar për të mirën dhe për nevojat e popujve të krishterë evropianë. Ky ka qenë mendimi dominues i pranuar nga të gjithë. Vetëm me Marrëveshjen Paqësore të Parisit të vitit 1856, Perandorisë Osmane iu lejua t´i bashkohej bllokut të Fuqive të Mëdha. Edhe atëherë pranimi nuk u bë për shkaqe filantropie, por për shkaqe politike.[8] Edhe pas asaj kohe shumë juristë evropianë konsideronin se normat e së drejtës ndërkombëtare evropiane nuk mund të zbatoheshin ndaj këtij vendi, për shkak të karakterit të tij mysliman. Vetëm pas aderimit në Marrëveshjen e Lozanës nga viti 1923, ka pushuar parashtrimi i çështjes së zbatueshmërisë të së drejtës evropiane ndaj Turqisë.[9]

Zhvillimi i së drejtës ndërkombëtare gjatë shek. XX ka lëvizur në drej-

tim të universalizimit, por qasja evropocentrike ndaj kësaj të drejte ka ngelur ende. Mbetja e qasjes së këtillë, të paktën në nivelin e praktikës ndërkombëtare, paraqet ruajtjen e standardeve të dyfishta – vlefshmërinë e rregullave definitive për vendet e "civilizuara" dhe rezervimin e diskrecionit për të "jocivilizuarit". Orientimi nga pushteti faktik, i cili është i koncentruar në sferën në vështrim gjeografik e qytetërues përkufizohet, si Perëndim, edhe sot paraqet mangësinë e konsiderueshme të së drejtës ndërkombëtare. Në gjysmën e dytë të shek. XX edhe popujt joevropianë, ndër ta edhe popujt myslimanë, kanë filluar të ndikojnë në mënyrë të rëndësishme në zhvillimin progresiv të koncepteve dhe të normave të së drejtës ndërkombëtare.

Ndikimi i konflikteve globale ideologjike në universalitetin e së drejtës ndërkombëtare dhe bllokada praktike e normave të saj, kur kanë të bëjnë me disa prej popujve myslimanë (p.sh. çështja e Palestinës, e Kashmirit, e Eritresë[10]) kanë shkaktuar efektet e papritura psikologjike tek popujt myslimanë, për sa i përket arsyetimit (mbështetjes) në të drejtën ndërkombëtare. Në rastin e luftës në Gjirin Persik, intervenimi i forcave shumëkombëshe është mbuluar me mandatin e Këshillit të Sigurimit të Organizatës së Kombeve të Bashkuara, se mund të përdoret edhe forca luftarake në rast se Iraku nuk tërhiqet nga Kuvajti i okupuar. Sulmi ndaj një shteti sovran, sipas të drejtës ndërkombëtare, paraqet një akt të palejuar, por njëkohësisht është e qartë se prapa vënies në lëvizje të makinerisë kolosale ushtarake shumëkombëshe, kanë qëndruar edhe interesat e profiluar qartë dhe jo vetëm vendosmëria që të zbatoheshin dispozitat e së drejtës ndërkombëtare. Por, në rast se intervenimi ushtarak me mandatin e Organizatës së Kombeve të Bashkuara, do të ishte rast i vetëm, precedent, në historinë e ngjarjeve në Lindjen e Afërt, atëherë besimi i popujve myslimanë në të drejtën ekzistuese ndërkombëtare, do të trandej seriozisht, në mos do të humbte përgjithmonë.

## Riformulimi i së drejtës ndërkombëtare islame

Në Botën Myslimane, realiteti i së cilës janë shtetet kombëtare, parashtrohen kërkesa dhe projekte serioze për formulimin e teorisë islame të marrëdhënieve ndërkombëtare. Kjo teori duhet të tejkaloj kufizimet e kuptimit klasik të *sijera-s*, të theksojë realitetin e Botës Myslimane, rrugët e integrimit të saj dhe përfshirjen e saj në bashkësinë e popujve të botës.

Sipas mendimit të profesor Abdylhamid Ebu Sylejmanit nga Universiteti ndërkombëtar Islamik në Malezi, është e nevojshme të rikonstruktohet të kuptuarit të marrëdhënieve ndërkombëtare në fazën e hershme të Islamit, reformimi i metodologjisë, të zëvendësohet qasja e ngurtë legalistike me qasjen politikologjike dhe në procesin e ri të krijimit të politikës së jashtme të shteteve myslimane, të sigurohet respektimi i parimeve themelore të së drejtës islame.[11]

Në rast se dëshirojnë të mbeten besnike qenies së tyre, vendet myslimane duhet t'u përmbahen, këtyre parimeve:

1. ndalimi i agresionit ('udwan),
2. ndalimi i tiranisë (tughyan),
3. ndalimi i korrupsionit (fesad),
4. ndalimi i skajshmërisë – ekstremizmit (israf).

Politika praktike e vendeve myslimane duhet të orientohet në realizimin e unitetit dhe të barazisë së të gjithë njerëzve (parimi i tevhidit), të sigurimit të drejtësisë, të paqes, të solidaritetit dhe të bashkëpunimit. Në bazë të këtyre parimeve, teoria e marrëdhënieve ndërkombëtare, e riformuluar, mund t´i japë fund gjendjes konfliktuoze në botën myslimane, të afirmohet sheriati si e drejtë regjionale ndërkombëtare të popujve myslimanë dhe në të drejtën ndërkombëtare universale të përfshihen normat e reja juridike si dhe të impulseve morale.

*Përktheu nga boshnjakishtja*
***Menduh Bamja***

*Burimi: Fikret Karcic "Islamsko medjunarodno pravo izmedju zaborava i ignorisanja", "Glasnik Rijaseta Islamske zajednice u SFRJ", Sarajevo, 1990, nr. 6, fq. 7-13.*

---

*Fusnotat:*

1. Autori i tekstit ka parasysh luftën e cila ka filluar në fillim të vitit 1991 ndërmjet Fuqive të armatosura të Irakut dhe koalicioni ndërkombëtar të udhëhequra nga SHBA, shkaku i së cilës ka qenë invazioni dhe okupimi i Kuvajtit nga ana e Irakut, në gusht të vitit 1990. Pas bombardimeve masovike të caqeve ushtarake dhe civile në Irak dhe Kuvajt, të filluara më 17.01.1991 dhe të ofensivës ushtarake tokësore më 24.02.1991, për katër ditë forcat aleate e dëbojnë ushtrinë irakiane nga Kuvajti. Vër. e përk.
2. Dr. Mahmoud Ahmed Ghazi, "The impact of Al-Shaf'i dhe Doctrine on International Law", paper presented to International Siminar on Al-Imam Al-Shaf'i, Petaling Jaya, Malaysia, 1990, fq. 3-8.
3. Muhammad Hamidullah**, *Myslim Conduct of State*,** Lahore, 1987, fq. 18
4. Kritikën e argumentuar të së drejtës ndërkombëtare klasike islame, ka bërë profesori Abdulhamid A. Aby Suleyman në veprën ***The islamic Theory of International Relations – New Directions for Islamic Methodology ang Thought*** IIIT, Washington D.C., 1987, fq. 15-45.
5. Funksioni i këtillë i ulemasë mund të konstatohet në shembullin e luftërave të Perandorisë Osmane dhe të Persisë. Me anë të fetvave të myftinjve osman, të gjithë banorët e persisë janë shpallur besimthyes (renegat të besimit të drejtë M.B.), akt me cilin lejohet vrasja dhe konfiskimi i pasurisë së tyre. (Shih: Fikret Karcic, "Jeriticka urenja i praksa u svjetlu propisa serijatskog krivicnog prava", "Islamska misao, Sarajevë, nr. 128, 1989, fq. 4-8.
6. M. Hamidullah, vep. e cit., fq. 66.
7. Këtë mendim të cilin e ka shprehur juristi i njohur Oppenheim, e përsërit edhe autori i njësisë "Medjunarodno javno pravo", në ***Pravna Enciklopedija*** ,"Savremena administracija", Beograd, I, 1985, fq. 795.

8 M. Hamidullah, vep. e cit. Fq. 69.

9. M. Cherif Bassiounni, "Sources of Islamic Law and the Protection of Human Rights in the Islamic Criminal Justice System,", ***The Islamic Criminal Justice System,*** London-Rome-New York, 1982, fq. 35.
10. Çështja e Eritresë është zgjidhur në vitin 1993, me shpalljen e pavarësisë. Eritreja është pranuar në OKB gjatë vitit 1993. Vërejtja e M.B.
11. Abdulhamid A. Aby Suleyman, vep. e cit. Fq. 126.

# Qëllimi i jetës së njeriut në këtë botë

**Salih Smailoviq**

Njeriu dhe jeta e tij është një temë që ka preokupuar që nga kohët më të lashta, si dijetarët e filozofët e mëdhenj, ashtu edhe njerëzit e thjeshtë. Të gjithë kanë pyetur e pyesin edhe sot: "Cili është vendi adekuat i njeriut në këtë botë, në të cilën ekzistojnë edhe me mijëra qenie të tjera të gjalla?" Ç'do të thotë jeta e njeriut? Sipas procesit biologjik, a lind njeriu sot për të vdekur nesër? Ku shkon jeta e tij nga të quajturit e parë si lajmërim i lindjes deri në frymëmarrjen e fundit? Përse shumë njerëz në rrugën e vet e këputin mizorisht perin e jetës së tyre dhe, ashtu, në mënyrë të palavdishme e përfundojnë jetën e tyre, edhe të shkurtër? A ndodh kjo sepse janë të dobët dhe nuk kanë mundur të durojnë vuajtjet e jetës, ose ndoshta se nuk kanë mundur të gjejnë qëllimin e jetës së tyre në këtë botë? Këto janë vetëm disa nga pyetjet e panumërta lidhur me jetën e njeriut në këtë botë.

Me këtë rast, nga mendimtarët e mëdhenj po theksojmë vetëm Paskalin, i cili si shkencëtar, filozof dhe besimtar, lidhur me këtë temë mediton dhe thotë: "Kur e mendoj jetën time të shkurtër, të humbur në përhershmërinë që i paraprin dhe pas së cilës vjen hapësira e vogël që e zë.... , më kaplon frika dhe çuditem pse jam mu këtu e jo diku tjetër, kush më ka vendosur këtu? Me urdhër dhe me udhëheqje të kujt ky vend dhe kjo kohë kanë qenë të caktuara". Paskali vetë i përgjigjet vetes dhe thotë: Në mes nesh e Xhehnemit ose Xhenetit ka vetëm jetë në mes këtyre të dyjave, e cila është gjëja më e shpenzuar në botë".

Gjithsesi, çështja e jetës së njeriut parashtrohet ndryshe për njeriun që beson se me vdekjen e tij, absolutisht dhe për të gjitha kohët përfundon jeta e tij, dhe ndryshe për njeriun që beson se me vdekjen e tij, vetëm kalohet nga një jetë materiale në jetën tjetër shpirtërore. Ne natyrisht këtu do të përqendrohemi në faktin se cili duhet të jetë qëllimi i jetës së kësaj bote për njeriun që beson në Zotin, e me vetë këtë edhe në ringjalljen pas vdekjes.




Çdo gjë që ekziston, e ka shkakun e ekzistimit dhe qëllimin e ekzistimit të saj. Për këtë Allahu xh.sh. thotë:

"Nuk i kemi krijuar qiejt e Tokën dhe ç'ka ndërmjet tyre për lojë-kot". (Duhan, 38)

Kur çdo gjë që ekziston, e ka qëllimin e ekzistimit të vet, pashmangshëm shtrohet pyetja e jetës së njeriut dhe qëllimit të saj. Për ç'arsye Allahu e ka dërguar atë në këtë botë dhe çfarë roli i ka caktuar atij në të. Përgjigjen e kësaj pyetjeje do ta kërkojmë në Kuran, ku Allahu xh.sh. thotë:



"Dhe kur Zoti yt u tha meleqve: Unë do të krijoj në tokë mëkëmbës..." (El-Bekare, 30)

Nga ky citat i Kur'anit shihet se njeriu është krijesa më e përsosur në këtë botë, për shkak se Allahu e ka emëruar për mëkëmbës këtu. Ajo është një detyrë e rëndë dhe një rol tepër me përgjegjësi, siç shihet edhe nga citati i Kuranit në vijim:

"Ne u kemi ofruar emanetin (obligimin) qiejve, Tokës dhe bjeshkëve, por ato refuzuan për ta bartur atë dhe u frikësuan prej tij, kurse njeriu e pranoi, me të vërtetë ai ishte mizor e injorant". (Ahzab, 72).

Nga citati i lartpërmendur kuranor, shihet se njeriu ka marrë mbi vete përgjegjësinë për ta udhëhequr këtë botë dhe, sipas nevojës e dëshirës së tij ta shfrytëzojë dhe ta ndryshojë, natyrisht brenda kufijve të mundësive të tij.

Njeriut i është besuar misioni i madh dhe fisnik, por a do të mund ta përmbushë? Apo do ta tradhtojë besimin e dhënë?. A do të mund t'i vërë gjërat në vendet e tyre, ose, me gabimet e tij, do të shkaktojë çrregullime në këtë botë? Të gjitha këto varen prej njeriut dhe nga fakti se si do ta shfrytëzojë jetën e kësaj bote, e cila është mashtruese dhe me plot sprova, për se Zoti xh.sh. thotë:

"Kjo jetë e kësaj bote nuk është përveçse zbavitje dhe lojë, e bota tjetër, ajo është jetë (e vërtetë) sikur ta dinin". (Ankebut, 64).

Duke pasur parasysh përkohshmërinë e kësaj bote, pjesëtarët e disa religjioneve propagandojnë largimin nga ajo dhe sakrifikimin në llogari të jetës së ardhshme. Ne, lidhur me këtë çështje, do të kërkojmë përgjigje në burimin kryesor të Islamit, në Kuran:

"Dhe kërko (ta fitosh) botën tjetër me atë që të ka dhënë Allahu, porse mos e harro as pjesën tënde nga kjo botë dhe bëj mirë siç të ka bërë mirë Allahu ty e

mos bëj çrregullime në tokë, se vërtet Allahu nuk i do çrregulluesit". (El-Kasas, 77).

Nga ky citat i Kuranit përjashtohet lënia pas dore e kësaj bote në llogari të botës tjetër; përkundrazi, urdhërohet të kërkohet vendi dhe pjesa në të, do të thotë të shfrytëzojmë begatitë dhe bukuritë e saj. Vetë logjika flet se nga kjo botë varet edhe jeta jonë tjetër, për arsye se kjo botë është paraardhëse e botës tjetër. Në kët kuptim, Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s., thotë:

"Kjo botë është ara e botës tjetër". Nga hadithi i përmendur, shihet qartë se në këtë botë farkohet fati ynë i përhershëm. Për këtë arsye në të duhet të veprohet në mënyrë të rregullt.

Islami nuk e dëshiron njeriun asket e të mbyllur në teqe, përkundrazi mënyrën e tillë të jetës e gjykon. Mënyra e tillë e jetës na ka lënë prapa, pasojat e saj ende ndihen. Mirëpo, meqë njeriu është ndërtuar nga shpirti dhe materia, në jetën e tij ai duhet të ushqehet shpirtërisht dhe materialisht. Duhet të fitojë të mira materiale për të ekzistuar fizikisht, e për të nxitur edhe jetën shpirtërore, ngase "në trupin e shëndoshë, edhe shpirti është i shëndoshë".

Gjithashtu duhet ushqyer edhe shpirtërisht, kështu që, krahas kënaqësisë shpirtërore, duhet të gjejë kënaqësi më të madhe edhe në begatitë materiale. Në mes shpirtërores dhe materiales duhet kërkuar mesatarja, duke mos lënë pas dore as njërën as tjetrën, duke shfrytëzuar edhe njërën edhe tjetrën.

Nëse tek ne, në jetën tonë zotëron pasioni për kënaqësitë e tepërta materiale, atëherë do t'u afroheshim shtazëve të cilat janë pa mend dhe jetojnë vetëm nga materia e për materien. Për ata që gjejnë kënaqësinë e vetme në botën materiale, Zoti xh.sh. thotë:

"... ndërsa kush dëshiron frytet (begatitë) e kësaj bote, Ne do t'i japim nga ato, por në botën tjetër ai nuk do të ketë pjesë". (Esh-Shura, 20).

Shtrohet pyetja: Kush do të ishte i gatshëm për ta sakrifikuar lumturinë e amshueshme për kënaqësi kohëshkurtër? Besimtari i vërtetë, me siguri jo. Për



këtë shkak në jetën e shkurtër të kësaj bote, duhet menduar në lumturinë e përhershme. Me admirim mahnitemi nga rregulli shëmbullor në gjithësi. Çfarë bukurie, çfarë harmonie?! Mirëpo kjo është një pjesë tepër e vogël e bukurisë dhe harmonisë së krijesave të Zotit. Ç'ka përtej? Çfarë bukurish? Duhet t'i meritojmë që Allahu të na i zbulojë ato. Pasi në vete kemi edhe pjesën shpirtërore, kemi mundësi t'i afrohemi Atij, që ta ndiejmë tërë bukurinë dhe madhështinë, natyrisht nëse i meritojmë ato. Kjo do të ishte lumturia dhe kënaqësia më e madhe për njeriun. Për këtë duhet të mendojmë në këtë botë, të mendojmë dhe të angazhohemi t'i afrohemi Zotit xh.sh. dhe që fytyrat tona të jenë të ndritshme e të gëzuara.

Vërtet, ne në çdo namaz I lutemi Zotit xh.sh. me fjalët nga Kurani:

"O Zoti ynë, na jep në këtë botë të mira dhe në botën tjetër të mira, dhe na ruaj nga ndëshkimi me zjarr".

Këto janë fjalë me të cilat kërkojmë të mira në të dy jetët. Këtë duhet ta kërkojmë edhe me veprat tona, dhe atëherë me siguri lutja do të na pranohej.

Kjo gjithsesi do të ishte motoja e jetës, qëllimi i fundit i jetës. Ajo për se jetojmë: mirësia në të dy jetët. Mirëpo, si mund të arrihet ajo? Vetëm me punë të vazhdueshme. Kur them me punë, gjithsesi mendoj me punë në Emër të Zotit e jo në emër të shejtanit. Nëse punojmë në Emër të Zotit, ajo do të thotë se punojmë për interesin e përgjithshëm, për të mirën e njerëzimit. Ne nuk kemi ndonjë peshore të posaçme për t'i vlerësuar njerëzit, ajo është çështje e Zotit, por do të shfrytëzojmë thënien e Muhamedit a.s.:

"Më i miri i njerëzve është ai që u sjell dobi njerëzve, kurse më i keqi njeri është ai që u sjell dëm njerëzve".

Nëse mendojmë pë t'u ndihmuar njerëzve dhe për ta fituar lumturinë e fundit, duhet të shfrytëzojnë maksimalisht këtë jetë të shkurtër të kësaj bote. Nuk lejohet të ikim nga ajo dhe duhet të jemi në ofensivë e jo në defensivë. Më mirë është që të punojmë vazhdimisht dhe në mënyrë aktive për mirëqenie, edhe nëse duke punuar gabojmë, sesa të mbrohemi nga gabimet në mënyrë pasive, ngase pasiviteti do të ishte më i madhi gabim për ne. Interesi i përgjithshëm duhet të jetë mbi interesin tonë dhe duhet punuar edhe atëherë kur ekziston mundësia objektive që puna të mos mund të kryhet – atë do ta përfundojnë të tjerët. Duhet të punojmë edhe pa pritur shfrytëzimin e fryteve të punës sonë; të sjellim në mendje vetëm njerëzit e mëdhenj e meritorë për njerëzimin, të cilët për vite të tëra janë kënaqur nga zbulimet e tyre, duke e ditur se ata po e ndihmonin njeriu, për ta shpëtuar atë. Ata nuk mjaftoheshin nga kënaqësitë e imëta lakmuese të kësaj bote. Kjo është jetë, ata jetojnë edhe pas vdekjes së tyre...

Prandaj, nëse dëshirojmë lumturi, duhet punuar dhe luftuar për mirëqenie, lufta për ekzistencë i jep jetës kuptimin e vërtetë, pa të jeta do të ishte venitur. Ndërsa, që të mund të luftojë, njeriu duhet të jetë i fortë dhe i fuqishëm shpirtërisht, dhe atëherë nuk do të shtrohej pyetja pse disa njerëz ia këputin vetes perin e jetën...

Në fund po theksojmë fjalët e Aliut r.a.: "Puno për këtë botë sikur do të jetosh përgjithmonë, kurse puno për botën tjetër sikur do të vdesësh nesër".

Dhashtë Zoti të veprojmë në kuptimin e këtyre fjalëve, me siguri do të ecnim me hapa më të mëdhenj përpara, dhe në një të ardhme më të sigurt.

*Përktheu nga boshnjakishtja:*
***Hajrullah Hoxha***

# Pse na urrejnë

Selim Musliu

Pse na urrejnë?.... Na urrejnë, apo s`na urrejnë?.... Kush dhe pse na urren?...- janë pyetje që shpesh i bëjmë vetvetes. Ndërkaq të huajt, rrallë, nga rasti në rast, na pyesin: Pse ju urrejnë?... Apo në trajtë më të butë: Pse nuk ju duan tanët? (serbët, malazeztë, maqedonasit dhe grekët). Më sa di unë, deri para pak ditësh, këto biseda bëheshin dhe mbeteshin brenda llafosjes private e individuale, kështu që trajtoheshin si biseda kuluaresh të çarshisë. Këto ditë, kjo pyetje dhe përgjigjja për to morën karakter publik, bile në qarqet më të larta intelektuale evropiane duke gjetur vend në intervistën e Ismail Kadaresë që i dha gazetës franceze “Liberation“ me titull: “Serbia mohon një popull të tërë“, e që e pati botuar edhe gazeta “Bujku“, Prishtinë, 1 dhjetor 1991. Ndërkohë nuk pati reagime, pos atij të Beqir Berishës, botuar te “Fjala“, Prishtinë, 25.12.1991, ku me të drejtë shtrohej çështja e përgjigjes së dhënë dhe të analizohet e definohet ajo në baza shkencore. Mendoj se kjo kërkesë nuk duhet dhe nuk guxon të kualifikohet si kërkesë dhe çështje individuale që meriton respektim por që nuk obligon askend, përkundër kohës që po përjetojmë dhe obligimeve që kemi ndaj saj. Përkundrazi, kjo është çështje aktuale që defilon në prapaskenën politike me prapavijë largparëse antishqiptare që nuk duron heshtje dhe nuk toleron sjellje indolente ndaj saj, sepse jemi dëshmitarë për dëmet që na janë bërë dhe që fatkeqsisht po i pësojmë , mu ngase ishim tejet indiferent ndaj shumë çështjeve kaq të rëndësishme , duke shpresuar se koha është arbitër më i mirë dhe se kjo, koha, do të ndihmojë për sqarimin e shumë çështjeve në favor tonin, ashtu si është e vërteta, gjë që nuk na doli kështu dhe na kushtoi shtrenjt.

Tani, çdo kujtë i është e qartë se faktori kohë, pa faktorin njëri, është po thuaj se i barabart me xero, andaj edhe lufta kaq e madhe për të zënë hapsirë sa më të gjërë dhe pozitë sa më të volitshme në masmediume vetanake dhe ndërkombëtare, gjë që ndër ne shqiptarët behët në kushte jashtzakonisht të vështira, për të mos thënë në pamundësi totale. Kjo edhe më tepër obligon të gjithë ata që kanë fare pak mundësi fizike e materiale që të bëjnë përpjekje mbinjerëzore për të larë borgjin ndaj kombit e atdheut në ball të cilit po qëndron edhe Ismail Kadare me ata pak vëllëzër që mund të qëndrojnë krahas tij, e që janë bërë fanar i të ardhmës sonë, që kaq shumë e me padurim po e pret populli ynë, duke sakrifikuar edhe jetën e bijëve të tij më të mirë.

Që nga leximi i intervistës dhe reagimit të përmendur, para nesh shtrohet pyetja: ç`të bëjmë? Të heshtim apo të bëjmë dialog?

Nisur nga parimi se mushka e stërngarkuar mund të rrëxohet e të ngordhë, por edhe të shpëtohët, edhe nga ngarkesa-shkarkesa me një lëkurë lepuri, u përcaktova për të dytën, me shpresë se kjo do të kontribuojë sëpaku sa pesha e lëkurës së lepurit.

Pyetje të ngjajshme kanë pasur shumë shqiptarë të Kosovës dhe viseve tjera të robëruara shqiptare që kanë pasur rastin të dalin jasht Ko-





sovës dhe të bisedojnë me të tjerë për aktualitetin kosovarë, në mesin e të cilëve jam edhe unë.

E para, duke udhtuar për Beograd me trenin Fushë Kosove-Beograd, pyetja u parashtru nga bshkudhtari serb i Kosovës: "Pleqtë tanë thonë se marrëdhëniet ndërmjet nesh (serbëve) dhe juve (shqiptarëve) kanë qenë të mira deri me ardhjen e muhaxherëve. A është kështu dhe pse ndodhi ç`rregullimi?"

Parimisht u pajtove për pjesën e parë të pyetjës dhe vlerësimit të pleqëve serbë, kurse për pjesën e dytë të pyetjës së bashkudhtarit nuk u zhvillua biseda. Tani më, përgjigja është dhënë: Çrregullimi ndodhi për shkak se më 1878 me dhunë e masakra të papara u përzunë shqiptarët e më së 400 fshatrave etnikishit të pastra dhe afro 300 tjerave të përziera nga rrethinat e Toplicës, Nishit, Leskocit, Prokuplës, Kurshumlisë, kurse më parë edhe nga ato të Aleksincit, Krushevicit dhe...

E dyta, bashkëshortët, pronar të banesës (kazajka e kazani) ku isha vendosur në bregdetin e detit të Zi, që të dy me profesion arsimtarë, kurse dy bijtë e tyre profesorë të Universitetit të Sofjes, pra familje intelektualësh të lartë, para një viti e gjysmë më bënë këtë pyetje direkte: "Pse tanët (maqedonët e serbët) nuk ju duan?"

U mundova të jem sa më real dhe objektiv, i qartë dhe pa ndikim të ndjenjave emocionale që m`ishin ngacmuar, nga vet pyetja e shtruar. Me laps e letër në dorë ia fillova nga Kumanova, Shkupi, Tetova, Gostivari, Kërçova, Dibra, Struga, Ohri e përfundimisht me Prespen, pa harruar Manastirin e qytete tjera, të banuara kryesisht me shqiptarë, madje atykëtu edhe me mbi 80 e 90% shqiptarë. I thash se këta shqiptarë kërkojnë t'i gëzojnë të drejtat e barabartat kombëtare e qytetare me maqedonasit, kurse për Kosovën, pasi i shpjegova strukturën kombëtare, pozitën kushtetuse më parë e tani dhe okupimin hegjemonist e fashizoid serb, m`u drejtua:

"Pse nuk kërkoni bashkim me shtetin amë shqiptarë?"

Për shkak të raportit të forcave, i thash. Për shkak të ç`rregullimeve që mund të pasojnë në Jugosllavi e ma gjërë. Ne mendojmë se parimi popullor: "Kjo dynja asht rrypa-rrypa, herë ma hype, her ta hypa" nuk është i drejtë. Nuk dëshirojmë që duke përmirësuar pozitën tonë, të keqsojmë pozitën e të tjerëve. Ne mendojmë se në këtë hapsirë ka vend për të gjithë dhe angazhohemi sipas parimit "Sa dhe si për të gjithat. As më pak as më shumë se të tjerët."

Kështu mendoja atëherë, kështu mendoj edhe sot, kuptohet në kontekst me rrethanat dhe vendin e zhvillimit të bisedës. Ndërkaq kur është fjala për urrejtjen e serbëve dhe të tjerëve ndaj shqiptarëve, apo anasjelltas pajtohem me Beqir Berishën se përgjegjen definitive duhet ta jep shkenca e vërtetë shqiptare dhe serbe ngase fjala është për shqiptarët dhe serbët, përndryshe shkenca e mirëfillt është vetëm shkencë e asgjë tjetër. Si e tillë ajo për objekt trajtimi mund të ketë cilindo popull, por nuk mund t`i përket vetëm njërit popull. Si të pakufi shkenca dhe arti krijohen nga pjesëtarë të kombeve të ndryshme, ndërsa frytet e tyre i shfrytëzojnë të gjithë ata që dëshirojnë t`i shfrytëzojnë. Për fat të keq pasojat e kuazi shkencës dhe kuazi artit i pësojnë mu ata që nuk dëshirojnë dhe nuk e meritojnë, të vegjëlit dhe të pakrahët.

Për të qenë përgjegjia sa më e saktë dhe më objektive asaj duhet qasur që nga ardhja e sllavëve në Ballkan dhe konfrontimeve të para të vendasëve mbrojtës dhe ardhacakëve sulmues e okupues, përfundimisht me largimin e turqëve nga Ballkani, por edhe nga riokupimi i shqiptarëve, maqedonasëve, muslimanëve, boshnjakëve e të tjerëve nga ëndërruesit e ribërjës së Perandorisë serbe të Car Dushanit.

Këtë periudhë kaq të gjatë që patjetër duhet konsultuar nuk e njoh mirë e sa duhet, megjithate po ceku ca gjëra të cilat sado-kudo mund të kenë ndikuar në raportet ndërmjet këtyre dy popujve.

Te Gaspar Gjini, e gjejmë këtë konstatim: "...me ardhjen e sllavëve padyshim është dëmtuar rëndë lulëzimi i gjerat-herëshëm i jetës si dhe i organizimit të mirë të kishës Dardane"*, (shqiptare) gjë që nuk pushoi kurr, ngase kisha serbe, përkundër asaj katolike kishte marrëdhënie të mira me Perandorinë Osmane. (Përktheu autori)

Për pozitën e vështirë të dyfisht të katolikëve (shqiptarëve) Papa i XI bën fjalë në CONCILI I. PROVINCIALI O COVENDI ARBNIT MBLEDHUN NDEVIETT GNAI MIJE SCTAT CINT E TRE NDENE CLIEMENTITI BNIMIDHIETMI PAPE PRETEMADHIT, ROMAE 1706, ku ndër të tjera thot: "Popujt e kësaj ane në të vërtetë ndodhën nën rrezikun e dyfisht. Ka njëra anë shumë rëndë të ndjekur e keqtrajtuar nga të pafetë e vrazhdë, respektivisht Turqit. Kurse nga tjetra anë gjithashtu edhe nga urrejtja skizmatike, respektivisht ortodokse"** (Përktheu autori).

Edhe ndarja e mejdanit ndërmjet Marko Kralit serb (Kraleviq Marko) dhe Musa Arbanasit (Musa Kisexhiut) që është i periudhës së para ardhjës së turqëve në Kosovë, e që zhvillohet në Grykën e Kaçanikut, ndërmjet kralit të lindur në dyshek me pupla patash e të rritur me mishëra të ndryshëm prej më të mirëve dhe arnautit të lindur e rritur në fier dhe të ushqyer me hithëra e barishta tjera, të përkujton kontinuitetin e konfliktit dhe të pozitës së popullit që përpiqej me mish e shpirt për ekzistencë dhe të atij tjetrit që gjithëmonë mprehte kthetrat dhe shpatën për të okupuar e gllabëruar të tjerët.

Përdorimi i dinakërisë serbe për të fituar në kurriz të shqiptarve është prezent në "manifestin për popull", në të cilin Kral Petri i fillim shekullit XX, duke folur për ushtrinë e vet e thotë edhe këtë: "... e pranë tyre edhe shqiptarët e krishterë dhe muhamedanë me të cilët qe trembëdhjetë shekuj qëndruam në miqsi dhe ndamë gëzime e hidhrime. Ne atyreve u sjellim të gjitha liritë, vëllazërimin dhe barazinë".*** se ç`ndodhi pastaj dhe çfarë lirie na solli kjo mbretëri dihet, për gjithkend që dëshiron ta dij.

Mendoj se është e domosdoshme të bëhet dallimi ndërmjet mbjellësve e kultivuesëve të urrejtjes dhe korrësve e viktimava të saja. Të parët janë politikanët piromanë e shkurtëparës. Ata paradite urrejnë gjithkend, për të urrejtur, pas dite, edhe vetvetën. Të tillët ishin dhe janë politikanët serbë, gjenezën e të cilëve duhet kërkuar që moti, para `81-shit,

45-tës, 1912-të, 1878-së etj. Kjo rrymë që tani më ka helmosur popullin e vet nuk e deshi De Radën, Fan Nolin, Naimin, Kadaren etj. Jo pse kanë qenë ndonjëherë nën ndikimin e Perandorisë Osmane, por vetëm e vetëm pse ishin e mbetën shqiptarë përparimtarë, humanistë e internacionalist në kuptimin pozitiv të fjalës, e jo fundamentalist islamist ose ... mesjetar, siç dinë t`i shpallin të gjithë shqiptarët për ta ballafaquar këtë popull të vogël human e liridashës me Evropën dhe Botën perendimore paraprijse të lirisë e drejtësisë njerëzore.

Aktualisht për serbët, jo vetëm udhëhqësit e tyre, të mirë janë vetëm shqiptarët e "Ndershëm" të tipit tërnovcian, që për një grusht qindarkash, publikisht deklarojnë: "Da. Jasam shiptar. Nisam albanac. Albanci neka idu u Albaniju.".- "Po. Unë jam shiptar.. Nuk jam Shqiptar... Shqiptarët le të shkojnë në Shqipëri". Dhe, shtypi serbë jo vetëm që të tillëve u jep publicitet, por edhe i gjenë ku janë e ku s`janë, duke harruar se me fëmijë e njerëz të dobët që mund të mashtrohen edhe për një pako kikiriki, nuk mund të zhvillohet politikë, e jo më të sigurohet bashkëpunim e miqësi e gjatë me kendoqoftë. Përkundrazi, shpirtrave të shitur, gjithmonë, sherrin më të madh ua sheh mu blerësi, i cili duke u munduar të heqë një gungë bëhet me dy gunga.

Kam bindje se urrejtja është kategori e karakteristikë kohe e rrethanash të caktuara historike, dhe se si e tillë i ka baticat dhe zbaticat e veta. Ngjarjet aktuale i mundësuan politikës aktuale serbe që të ngrisë këtë urrejtje në shkallë më të lartë, jo pse shqiptarët këtë e merituan për sjelljet e tyre në të kaluarën dhe të tashmën, por ngase nuk kishte kurfar argumenti për të kundërshtuar kërkesat e tyre objektive të drejta dhe aktualisht të realizueshme.

Shqiptarët, me qëndrimin e tyre konseguent e njerëzor ndaj fqinjëve të tyre, jo vetëm kësaj here dëshmuan se pari dhe politikë e urtë, e ditur dhe largëparëse është vetëm paria dhe politika që popullin e vet e ruan nga veprimet urrejtëse dhe nxitë e kultivon veprime dashurie, sepse njeriu vlen për aq sa ka miq, e miqasia fitohet e zgjërohet me dashuri e drejtësi. Kjo nuk do të thot se edhe në popullin më të dashur e më të drejtë nuk do të ketë edhe individë gjakpirës e zjarrdhezës, por të tillët të vetmuar e të luftuar nga vet populli nuk mund të njollosin e të identifikojnë për të keq tërë një popull.



Për ne, si edhe për të tjerët, duhet të vlej gjykimi i Millorad Popoviqit: "Srpski narod, kao i svih drugi narodi pored odliçnika i svetitelja ima i zlikovaca i muçitelja. Nije ni umno ni humano davati srbima oreol zhrtve".[****] "Populli serb si edhe gjithë popujt tjerë, pos të shkëlqyerëve dhe të ndriçuesëve, ka pasur edhe gjaksorë dhe xhelatxhi. Nuk është as mençuri as humane tua dhësh serbeve oreolin e viktimës. (Përktheu autori)

Kjo, mbase do të ishte përgjigjja më e mirë të gjitha fundërrinave që hyjnë në shërbim të okupatorëve e bëjnë zullum mbi popullin e vetë dhe fqinjët e tyre, siç ka qenë rasti me ata pak sahanëlëpirës shqiptarë muslimanë për të cilët fajsonë tërë një bashkësi Kadarea. Edhepse të inkorporuar në Perandorinë Osmane të tillë nuk ishin Skëndërbeu, Ali Pash Tepelena, Bushatlinjtë, Vëllëzërit Frashëri, Hoxh Tasini, Ismajl Qemali, Hasan Prishtina, Bajram Curri, Bajo (Bajram) Topulli, Hafiz Ali Korça, Hafiz Ali Ulçinaku, Dervish Cara, bile as ndonjë nga mbi 40 kryevezirët shqiptarë të kësaj perandorie. Nuk ka nevojë të përkujtojmë asken prej intelektualëve shqiptarë që përbejnë mesatarën e kësaj intelegjencie se paria shqiptare e fundshekullit XIX dhe fillim shekullit XX, padallim përkatësie fetare e rajonale u radhit në radhët reformiste osmane dhe progresiste evropiane në luftë për pavarsimin e popujve të robëruar për më shumë se 5 shekuj. Për fat të keq shqiptarët janë ata që u mashtruan më së shumti dhe e pësuan më se keqi, mu nga sllavo-helenistët ballkanas dhe ledhatuesit e tyre evropian, pasoja këto që po na përcjellin në vazhdimsi për një shekull të tërë, pasoja që nuk harrohen vetëm nga ata që e pësuan në lëkurën e tyre, e këta janë shqiptarët në trojet e tyre etnike të mbetura nën Greqi e Jugosllavi (Serbi, Mal të Zi e Maqedoni).

*PS.*

*Shqipërimet nga serbishtja i bëri autori.*

*Prishtinë, janar, 1992.*

*Nuk e botoi Rilindja.*

---

* Gjini Gasper, Skopsko-Prizrenska biskupija kroz stoljeça, Zagreb, 1986, fq. 72.

** Po aty, fq. 143

*** Leo Freundelich, "Golgota shqiptare", vjen 1913, ribotuar në KOHA, nr. 1. 26.09.1990

**** Millorad Popoviq, Otvoreno pismo Matiju Beçkoviqu, "Nedelja", nr.2, Sarajevë, 04.03.1990.

# Xhamia e Hadumit

**Dr. Fejaz Drançolli**

### Historiku, arkitektura, piktura dhe plastika

Veprat e artit, të realizuara gjatë sundimit të Perandorisë së osmanlinjve, të ngelura në Kosovë, natyrisht nuk mund të krahasohen me krijimet monumentale të pjesëve të tjera ku ishte përhapur arti i Islamit, por janë me rëndësi të veçantë për territorin në fjalë. Këto ndërtime arkitektonike sakrale, përveç të tjerash, dokumentojnë përhapjen dhe ekzistimin e vlerave të artit në këtë pjesë të Ballkanit, pra të Evropës. Në Kosovë kemi një numër të konsiderueshëm xhamish klasike monumentale, të realizuara në shek. XV, XVI, XVII dhe më vonë. Nga këto objekte fetare është edhe Xhamia e Hadumit në Gjakovë, e ndërtuar në dekadën e fundit të shekullit XVI.[1]

Gjakova si qytet i Kosovës, kishte pozitë të përshtatshme gjeografike si dhe kushte të favorshme për zhvillimin e saj gjatë periudhave të kaluara historike. Qyteti i Gjakovës i takon pjesës jugperëndimore të fushëgropës së Rrafshit të Dukagjinit. Është i vendosur në kryqëzimin e rrugës së rëndësishme transversale Via de Zenta, ose të Zetës (Shkodër-Kosovë) me atë longitudale të Rrafshit të Dukagjinit. Gjakova shtrihet në bregun e majtë të lumit Erenik, duke përfshirë edhe dy anët e përroit Krena dhe në lindje të pllajës së Çabratit. Pra, ky qytet ka pozitë të përshtatshme gjeografike dhe gjendet në rrugën e Rrafshit të Dukagjinit, në drejtimin Pejë-Prizren. Kemi indikacione si dhe dëshmi të kulturës materiale, se në vendbanimin e qytetit të Gjakovës është jetuar edhe gjatë periudhës antike. Kjo dëshmohet nga të gjeturat e objekteve të lëvizshme, fatkeqësisht tejet të varfra, por dokumentuese për ekzistimin e objekteve të kulturës materiale në këtë lokacion.

Qyteti ekzistues i takon periudhës osmane. Në fakt, në bazë të të dhënave historike, Gjakova njihet qysh nga dekada e pestë e shekullit XIV, më saktësisht nga viti 1348, kur i takonte nahijes së Alltun-ihlisë, me qendër në Junik. Ndërkaq, sipas burimeve të kulturës materiale, ndërtimeve arkitekturale monumentale, ajo njihet nga dekada e fundit të shek. XVI.

### Tregu lokal si specifikë shqiptare

Në bazë të defterit të vitit 1571, Gjakova ishte ende fshat, ishte qendër pazari. Me një status të këtillë, ajo jetoi deri më 1582. Dhjetë vjet më vonë, prej 68 familjesh shqiptare, sa kishte atëherë Gjakova, 13 ishin të islamizuara e të tjerat të krishtera. Gjakova si fshat i reduktuar me qendër të vogël, kryente funksionin e tregut lokal. Ky treg lokal ishte një specifikë për Gjakovën si dhe qytetet shqiptare gjatë shekullit XV, deri në fillim të atij XVI. Është me interes të ceket se specifika e zënë ngojë, nuk ishte karakteristike për qytetet e Perandorisë Turko-osmane.

Në atë periudhë, në mbarim të shekullit XVI, konkretisht në vitin 1594/95, Hadum Sylejman Efendia-Hadum Aga ndërtoi xhaminë, e cila po ashtu edhe mban emrin e donatorit-financuesit të objektit në Gjakovë. Xhamia, sipas traditës, u ndërtua në fushën e Jakë Vulës, prej nga edhe do të bëhej emërtimi i qytetit - Jakovë.



*Xhamia e Hadumit*

### Tregu, xhamia dhe çarshia

Tregu lokal, Xhamia e Hadumit në shekujt e mëvonshëm (XVII, XVIII, XIX e XX) luajtën rol të rëndësishëm në karakterin urbanistik të qytetit, Çarshisë së Madhe të Gjakovës, me se lidhet ndërtimi i këtij kompleksi urbano-arkitektonik. Pra, koha e ndërtimit të kompleksit në fjalë, lidhet me paraqitjen e zejtarëve dhe të përpunimit të prodhimtarisë së zejtarëve, që zunë të vendoseshin rreth mureve të Xhamisë së Hadumit. Me këto lidhet edhe rritja e banorëve të Gjakovës, e cila numerikisht fillon të shtohet qysh nga shekulli XVII. Gjakova prej një fshati në gjysmën e dytë të shek. XVII, - u zhvillua në qytet, ku lulëzonte zejtaria, tregtia, ekonomia. Kjo qe pasojë e migrimit të popullsisë së ardhur nga fshati. Këta të ardhur kishin për qëllim të largoheshin nga fshati dhe t'i iknin shfrytëzimit feudal, prandaj zunë të merreshin me zejtari. Kjo gjë ishte karakteristike për tërë qytetet shqiptare të asaj kohe. Mirëpo, ekonomia, si dhe numerikisht Gjakova, filluan të binin në fund të këtij shekulli, pra XVII, meqë Gjakova pësoi një rënie të madhe, sikurse edhe qytetet e tjera të Kosovës.

Xhamia e Hadumit, vepër e rëndësishme e arkitekturës shqiptare të periudhës osmane, u sëndërtua me qëllim të përhapjes së fesë islame të pushtuesit osman, të përhapjes së islamizmit në këtë pjesë të Kosovës. Në fillim kjo ishte intensive veçanërisht në qytete, me synimin për islamizimin e qytetarëve.

### Gjakova në shënimet e Evlija Çelebiut

Përveç xhamisë së Hadumit, në shekullin XVII, kur Gjakova tanimë kishte marrë fizionominë e një qyteti, në të u ndërtuan edhe objekte të tjera të kultit-sakrale si dhe profane e publike. Për këto ndërtime si dhe qytetin e Gjakovës, mjaft mirë flet e shkruan edhe udhëpërshkruesi turk Evlija Çelebi, i cili kaloi këndej pari në shekullin e cekur, konkretisht në vitin 1663. Çelebiu, përveç të tjerash, në një mënyrë na paraqet edhe një gjendje statistikore të objekteve sakrale dhe profane të Gjakovës. Sipas tij, në këtë periudhë Gjakova kishte 2000 shtëpi, disa mesxhide dhe dy xhami monumentale, hane të mbuluara me plumb, hamamin e bukur dhe 300 dyqane.

Përshkrimi i udhëpërshkruesit turk dëshmon për një rritje dhe zhvillim të zejtarisë, tregtisë, ekonomisë si dhe të

numrit të banorëve, të cilët u morën me këtë punë. Pra, lirisht mund të nxjerrim përfundimin se Gjakova në shekullim XVII u formua si qytet me plot kuptimin e fjalës.

## Arkitektura e Xhamisë së Hadumit

Xhamia e Hadumit si ndërtim arkitektural, e mbuluar me kube, u takon formave klasike të xhamive të grupit të stilit kosovar.



Xhamia e Hadumit ka bazë katërkëndëshe kënddrejtë me minare, e cila del nga muri jugperëndimor me bazë në formë kënddrejtë. Planimetria a skema kompozicionale e saj përbëhet nga këto pjesë: salla e lutjeve, hajati - që zë vend në fasadën veriperëndimore të veprës, si dhe minarja. Po ashtu duhet cekur se përreth xhamisë janë varret me nishane, të realizuara në plastikë guri, me gravurë, të mbishkruara në osmanishten e vjetër. Në të kaluarën në këtë pjesë të xhamisë varroseshin anëtarët e familjeve të njohura të Gjakovës. Kjo që u tha, ishte karakteristike edhe për veprat, xhamitë e qyteteve të tjera kosovare. Në kuadër të kompleksit të xhamisë ishin edhe: hamami (tash nuk ekziston), hani i Haraqive (ende ekziston, veçse i adaptuar, i transformuar gjatë kohës), ndërtesa e bibliotekës së vjetër, objekti nga viti 1671(biblioteka nuk ekziston, u dogj nga forcat serbe gjatë luftës së vitit 1999 dhe në tërësi u rrënua në vitin 2000), si dhe mejtepi nga viti 1777, po ashtu i adaptuar.

## Salla e lutjeve

Salla e lutjeve ka vëllim unik dhe është e mbuluar me kupolë. Kjo sallë ka planimetri katrore dhe në të hyhet nga dera e cila gjendet në fasadën veri-perëndimore. Dera është e mbuluar me arkitra paksa harkor. Salla, me vëllimin e saj unik, është e mbuluar me kube të konstruktuara drejtpërdrejt mbi të nëpërmjet trompeve në qoshet e mureve konstruktive. Madhësia, diametri i kubesë është 13.50m, kurse lartësia prej dyshemesë është 12.60m. Nga sa u tha, është specifike se kubeja qëndron në tetë pilastra të forta dhe në konstruksion të trompeve. Kjo mënyrë e konstruktimit paraqet të vetmen zgjedhje të këtillë ndërtimore në territorin e Kosovës. Duhet cekur se në këtë pjesë konstruktive, në tamburin e xhamisë nuk kemi hapje a dritare, pra kemi të bëjmë me një kube të verbër. Sa i përket ndriçimit, salla e lutjeve merr dritë nga gjithsej 11 dritare. Çdo faqe e kubit, për dallim nga ajo veri-perëndimore, ku ndodhet hyrja, ka nga tri dritare. Edhe në këtë pjesë, mbi portal kemi një hapje të vogël gjysmëharkore. Dritaret si elemente konstruktive-arkitektonike, janë të vendosura në dy radhë, në formë piramidale. Në radhën e parë janë të konstruktura në mënyrë simetrike nga dy dritare në çdo faqe, përkatësisht në katër pamje të mureve konstruktive. Këto dritare janë të mbuluara me arkitrarë, por kanë edhe timpanone të verbëta që mbarojnë me harqe paksa të mprehta. Ndërkaq, në radhën e dytë ka vetëm një dritare. Kjo dritare e mbuluar me hark të mprehtë, ndodhet pikërisht nën tambur, në të tri muret anësore, përveç asaj veriore. Dritaret e Xhamisë së Hadumit, ato të rendit të parë, nga jashtë janë të siguruara me parmakë të metaltë.

## Mihrabi dhe mimberi



Si në çdo xhami, edhe në këtë të Hadumit, përballë hyrjes, është mihrabi. Mihrabi gjendet në mes të murit juglindor dhe përherë është i orientuar në drejtim të Mekës. Ky element është i thelluar në mur në formë nike me pjesën e sipërme gjysmëkonike.



Pos mihrabit, këtu në të djathtë të tij është mimberi që shërben për predikim. Mimberi përbëhet prej: derës, shkallëve dhe balldahinit. Pra, si shihet, mimberi ka formë tradicionale të trajtave të mimberëve dhe është i punuar në tërësi nga druri. Të tëra elementet e drurit janë të gdhendura dhe të pikturuara në atë mënyrë që i përgjigjen trajtimit tektonik të këtij elementi.

## Mahfili

Tërësisht nga druri është realizuar edhe mahfili, i cili qëndron mbi shtyllat, kolonat e profilizuara të drurit. Mahfili a galeria (Fig. 5) si pjesë konstruktive-arkitektonike e funksionale, përveçse pasuron dhe thyen monotoninë e vëllimit të sallës së faljeve, veçohet edhe për dekorime plastike e pikturale. Galeria zë vend në anën veriperëndimore mbi hyrjen në sallën e lutjeve, në tërë gjerësinë e saj. Përveçqë mbështetet për murin veri-perëndimor, ajo qëndron edhe mbi kolona, shtylla të drurit. Në mahfil arrihet nëpërmjet shkallëve të minares. Si pjesët tjera të xhamisë edhe mah-



fili është i tërë i pikturuar, natyrisht me motive të botës bimore.

Dyshemeja e xhamisë me kohë ishte e shtruar me pllaka tullash të pjekura në formë gjashtëkëndore. Mbi dyshemenë ndodhen qilimat e shtruar.

### Elementet konstruktive, trompet

Vëllimi i jashtëm kryesor me kube përbëhet nga pjesa kubike dhe kubeja. Vëllimi kryesor nga ana e jashtme është i mbështjellë, i konstruktuar nga gurë të latuar. Gurët janë marrë në afërsi të Gjakovës, matanë Erenikut, në mes Devës dhe fshatit Guskë. Ndërkaq faqet e brendshme të mureve janë me tulla dhe të suvatuara. Për të realizuar, konstruktuar kubenë e xhamisë, nga vëllimi i kubit është kaluar në tetëkëndësh. Në rastin konkret, gjatë këtij procesi të ngushtimit, në katër qoshet, formohen trajtat e çerek topit-trompet, të cilat në të dy anët e jashtme mbarojnë në kurorë dhe janë të veshura me plumb. Pjesa konstruktive, e cila fillon nga vëllimi, përkatësisht nga tropet, e vazhdon, përfundon në kurorë, ku fillon kalota e xhamisë, paraqet tamburin si element konstruktiv-arkitektonk. Tamburi në Xhaminë e Hadumit është i ulët dhe tetëfaqësh. Për dallim nga pjesët e tjera të objektit sakral, trompet dhe në tërësi kubeja e xhamisë është konstruktuar, ndërtuar me tulla të pjekura. Nga kurora e tamburit fillon mbulesa me plumb e kubesë së objektit në fjalë.

### Hajati i xhamisë

Tremja a hajati i xhamisë së Hadumit (Fig. 6) përfshin anën veri-perëndimore dhe ka një zgjidhje tradicionale të këtyre mjediseve të veprave klasike monumentale jo vetëm për Kosovën dhe pjesë të tjera shqiptare, por edhe për Ballkanin. Mjedisi i saj shërben (në rast nevoje, kur në sallën e lutjes nuk ka vend apo arrihet me vonesë) për lutje, falje të namazit. Hajati mbulohet me tri kube të vogla. Këto kube si dhe ajo kryesorja janë të veshura me mbulesa të plumbit.



Nga jashtë në hajat hyhet drejtpërdrejt. Pjesa ndërmjetëse e hajatit është në nivel të sallës së lutjeve. Nga kjo pjesë e hajatit, e cila e ndan në dy hapësira të barabarta mjedisin në fjalë, hyhet në sallën e lutjeve. Dyshemeja e hajatit (në të dy anët e ndërmjetëses) si gjithnjë është në nivel më të lartë se dyshemeja e sallës së lutjeve dhe terreni pranë Xhamisë së Hadumit. Edhe dyshemeja e hajatit me kohë ishte e shtruar me pllaka tullash (dheu të pjekur) gjashtëkëndëshe, që ishin identike me dyshemenë e enterierit, sallës së faljeve. Pra, si shihet, dyshemeja e hajatit të xhamisë paraqitet si një podium dhe kështu shërben si bazament për arkadat mbi shtylla, kolona të mjedisit në fjalë.

### Arkada e hajatit

Arkada veriperëndimore, pra e ballit kryesor të xhamisë së Hadumit, përbëhet prej tri harqesh gjysmërrethore, që mbështeten në katër shtylla, kolona. Kolonat e hajatit të xhamisë nuk janë monolite, po të konstruktuara nga disa pjesë, përkatësisht nga tri pjesë të gurëve masivë. Kolonat nuk kanë bazament dhe paraqesin një gjë të rastit në arkitekturën të periudhës osmane në Kosovë. Po ashtu edhe kapitelet e shtyllave janë tejet modeste. Në bazamentin e shtyllave si dhe para kapiteleve të tyre, si pjesë dekoruese na paraqiten unazat e materialit të mesingut. Nga ana lindore dhe perëndimore kemi vetëm nga një hark të mbështetur në kolonën e arkadës veriore dhe murit konstruktiv të pamjes kryesore të objektit sakral.



Ngjitur për hajat, deri në pranverën e vitit 1999, ekzistonte edhe parahajati, i shek. XIX, cili u dogj dhe tani nuk është më pjesë përbërëse e xhamisë.

### Minarja

Si pjesë e skemës kompozicionale, si element i pandarë i xhamisë është edhe minarja, e cila si zakonisht zë vend



në të djathtë të sallës së faljeve tek del nga muri jugperëndimor. Me minare komunikohet me anën e dy deriçkave, dyer të vogla. Njëra është në eksterier, kurse tjetra në enterier të objektit. Deriçka e eksterierit të minares është e vogël dhe në nivelin e dyshemesë së sallës së lutjeve, kurse deriçka tjetër e minares është e konstruktuar në nivelin e dyshemesë së mahfilit. Nga minarja

nëpërmjet deriçkës, komunikohet me mahfilin dhe, anasjelltas, me minaren.

Baza e minares ka planimetri, bazament kënddrejt që vazhdon me papuçen në formë piramide të cunguar, që përfundon me një kornizë guri që del nga muri perimetral i elementit konstruktiv. Nga kjo pjesë fillon trupi i minares që ka formë shumëkëndore a poligonale. Trupi i minares nga korniza e parë shkon duke u ngushtuar deri në kornizën e dytë. Prej lartësisë së kornizës së dytë, trupi i minares, duke u ngushtuar gjithnjë lehtazi, mbaron me kornizën e tretë. Këtu trupi poligonal përfundon me kazanin a sherefen e minares. Sherefeja në lëshime anëcake nga disa rende gurësh të latuar del nga muri poligonal perimetral të trupit të minares dhe kështu merr, fiton një gjerësi sa për të lëvizur në rast nevoje, për kryerjen e ndonjë ceromonie të caktuar fetar: thirja e ezanit për tenbih etj. Kazani ka edhe parapetën e tij. Kjo pjesë, pra sherefeja, në xhaminë e Hadumit paraqet një pjesë ku prezantohen gdhendje në teknikë relievi, në plastikë të imët. Daljen në kazan e bën të mundur një deriçkë e ngushtë dhe e ulët. Konstruksioni i minares nuk mbaron me kaq, por tani mbi kazan vazhdon pjesa e sipërme, peteku i minares. Peteku mbaron me pjesën konike të quajtur qylah. Qylahu ka konstruksion druri dhe është i mbuluar e i veshur me mbulesë të plumbit. Në fund të minares, si element përfundimtar, njëherësh edhe element dekorimi; me cilësi artistike e estetike është edhe alemi i minares. Elemente të njëjta dekorimi prezantohen edhe në kubenë e sallës së faljeve të xhamisë së Hadumit në Gjakovë.

Përveç të tjerash, funksioni i minares është që nëpërmjet shkallëve të saj, të arrihet në kazan-sherefe. Shkallët janë nga gurë njëpjesësh, të vendosur, konstruktuar edhe si pjesë të pandara të mureve konstruktive të minares, që vazhdojnë njëra pas tjetrës të lidhura deri në deriçkën e sherefes. Enterieri i minares në xhaminë e Hadumit ndriçohet nga një numër i vogël dritaresh. Këto dritare kanë formë frëngjish. Këto, përveç funksionit të cekur, luajnë edhe rolin e ajrosjes së minares.

## Dekorimet murale-arabeskat

Në xhaminë e Hadumit, në veprën monumentale të mbuluar me kube si dhe në disa vepra të tjera të karakterit dhe tipit të cekur në Kosovë, të ndërtuara në shek. XV, XVI e XVII, prezantohen edhe piktura, dekorime murale të cilat me ekzistenën dhe pamjet e tyre zbukuronin muret e objekteve sakrale islamo-shqiptare. Këso dekorimesh ka edhe në hapësirat, sipërfaqet e mureve të xhamisë së Hadumit në Gjakovë.

Enterieri, pamja kryesore e xhamisë, kubetë e hajatit, janë të dekoruara me piktura murale të punuara në teknikën seko. Motive kryesore janë peizazhet e stilizuara (në disa raste edhe me motive të arkitekturës popullore, kullave të Rrafshit të Dukagjinit) me selvi, natyra të qeta, yje bosh, motive arkitektonike të objekteve të kultit-xhamive, ornamente të botës bimore, figura gjeometrike dhe citate të Kuranit. Edhe pse dekorimet përsëriten, ato nuk janë monotone, veçse me praninë dhe pamjet e tyre i shtojnë vlerën objektit. Këto motive të prezantuara me përmbajtje të dekorimit të tyre në artin e Islamit, njihen si piktura murale a arabeska.

Dekorimet e përmendura, paraqiten në kubenë kryesore si dhe ato në hajatin e objektit, në kurorë, nike, harqe dhe trompe. Njëherësh duhet cekur se edhe mihrabi, mimberi, mahfili, pjesët e mureve të sallës së lutjeve, përreth dritareve në veçanti, janë të dekoruara me piktura murale. Ngjyra dominuese në këto dekorime janë: e kuqja, e kaltra, e gjelbra, okeri, e përhimja, e zeza e cila përdoret vetëm në citatet e Kuranit, si dhe në Emrin i Allahut, Muhamedit si dhe pasardhësve të tij. Dekorimet e cekura i takojnë stilit të barok islamo-shqiptar, të realizuara në shek.XIX.

Në xhaminë e Hadumit ka tri shtresa pikturale. Ekzistimi i shtresave në dekorimet pikturale është konstatuar gjatë punimeve konservuese-restauruese në vitit 1981. Me atë rast, në bazë të sondimeve të bëra në kubenë e mesme të hajatit, u vërejtën tri shtresa të pikturimit. Ndërkaq, në kubetë anësore kemi nga dy shtresa dekorimi. Motivet në shtresat e gjetura janë nga bota bimore dhe figura gjeometrike, ku dominon ngjyra e kuqe, e qeramidhes dhe e zeza. Motivet si dhe ngjyrat e cekura janë karakteristike edhe për dekorimet e shtresës së dytë. Dy shtresat e para duhet t'i takojnë shek. XVII-XVIII. Shtresa e tretë dekoruese, kjo ekzistuesja, është realizuar në vitin 1260 (sipas hixhrit), përkatësisht në vitin 1842. Këtë të dhënë e dokumenton mbishkrimi dhe data e shënuar në timpanonin e portalit kryesor.

## Plastika gurore

Si veprat e tjera monumentale të mbuluara me kube të trashëgimisë kosovare, as xhamia e Hadumit nuk është e pasur me plastikë gurore. Plastika gurore në këtë vepër sakrale të ndërtimtarisë islamo-shqiptare, prezantohet kryesisht në anëcakun e parapetës së sherefesë së minares. Këto dekorime janë të realizuara në teknikën e plastikës së imët. Edhe shtyllat e hajatit nuk kanë dekorime plastike, por paksa veçohen për kapitelin në formë katrore, ku prezantohen lule të stilizuara, të realizuara në teknikën e plastikës së imët. Këto dekorime përsëriten në katër shtylla të hajatit. Nga profilizime cilësohen edhe dritaret, portali kryesor, kurorat e sallës së lutjeve, të hajatit si dhe vetë parapeta e minares së xhamisë. Pra, në përgjithësi, sipërfaqet e mureve si dhe elementet arkitektonike-konstruktive janë të pastra dhe modeste, një karakteristikë për arkitekturën e xhamisë në Gjakovë dhe më gjerë në territoret shqiptare. Po ashtu duhet të theksojmë se kubetë e xhamisë me madhësi të ndryshme dhe ato me dinamikë dhe kontrast, ndikojnë në thyerjen e monotonisë së objektit dhe xhamisë i japin pamjen estetike.

Përveç të tjerash, mund të përfundojmë se Xhamia e Hadumit, me proporcionet, format dhe trajtat e saj, përmban në vete diçka të fuqishme, që ndikon dhe i jep një ngrohtësi objektit, i cili në tërësi është koordinuar dhe jeton edhe sot e gjithë ditën në ambientin e Çarshisë së Madhe të Gjakovës.

---

*Fusnota:*

1. Gjerësisht, F. Drançolli, Xhamia e Hadumit në Gjakovë, Arkivi i Kosovës, Vjetari XVIII-XIX, Prishtinë, 1984.

# Durimi (sabri) në islamizëm

**Rrustem Spahiu**

**“E për ata që u mbytën në rrugën e All-llahut, mos thoni: "Janë të vdekur". Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni** (gjallërinë e tyre)**”.** (El-Bekare 154)

**“Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, po ti jepu myzhde durimtarëve.”** (El-Bekare 155)

**“Të cilët, kur i godet ndonjë** (gjë) **e pakëndshme, thonë: "Ne jemi të All-llahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi"!** (El-Bekare 156)

**“Të tillët janë që tek Zoti i tyre kanë bekime e mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit në rrugën e drejtë”.** (El-Bekare 157)

I Gjithëfuqishmi me këto ajete na udhëzon, që në të gjitha aksionet dhe veprimet tona, të ndihmohemi me namaz dhe durim (sabër).

Rëndësia e sabrit (durimit, qëndresës), shihet tek fakti se Kurani e përmend në shtatëdhjetë vende. Durimit, qëndresës, gjithashtu, kujdes të posacëm i kushtoi dhe syneti. Muhammedi a.s. në një numër të madh të haditheve, me shembuj të tjerë personalë, rekomandon durimin dhe qëndrueshmërinë.

Ky virtyt, i kuptuar drejt, paraqiste në zemrat e myslimanëve të parë një luftë të papërmbajtur në rrafshin e realizimit të drejtësisë dhe evitimit të së keqes dhe gatishmërisë për sakrifikim, po të duhej, edhe të jetës. Sabri në kuptimin islam, të cilin Kurani në shumë vende e rekomandon, nuk është asgjë tjetër veçse këmbëngulësi në luftë për të vërtetën dhe për të mirën e përgjithshme, pa marrë parasysh vështirësitë dhe sakrificat. Nuk është ky assesi ndonjë durim dhe tolerim i së keqes, fatkeqësisë dhe mjerimit, ndonjë qëndrim pasiv pa kundërvënie.

Durimi islam pra, është gatishmëri e plotë për të bërë përpjekje të mëdha dhe sakrifica për t’iu kundërvënë në mënyrë aktive së keqes dhe në luftën aktive për të mirë. Kjo gatishmëri nuk bën të ketë kufij. Në kundërvënien aktive ndaj së keqes dhe në luftën për të mirën, njeriu, sipas mësimit islam, duhet të jetë i gatshëm që të sakrifikojë gjithçka. Gatishmëria për të sakrifikuar edhe jetën, përbën kontributin më të madh në luftën për të vërtetën dhe për të mirën e përgjithshme. Se sa e çmon Islami një sakrificë të këtillë, më së miri shihet në Kuran, ku vihet në dukje prerazi se ata




që dhanë jetën e tyre për të vërtetën, nuk janë të vdekur.

Ata jetojnë në Arshin, në afërsi me Zotin, si mysafirë të Tij, dhe aty gëzojnë të gjitha të mirat. Të vdekurve në luftë për të vërtetën (shehidëve), Islami u pranon një pozitë të jashtëzakonshme. Atyre Allahu iu premton shpërblimet më të mëdha dhe pavdekshmërinë.

Kjo pavdekshmëri e shehidëve, për të cilën flitet në ajetet e përmendura (ve la tekulu li men juktulu fi sebilil-lahi emvaten) edhe në ajetin e dytë (ve la tahseben- vel-ledhine kutilu fi sebilil-lahi), - nuk duhet kuptuar në kuptim të jetës fizike-trupore, siç veprojnë një numër i madh i mufesirëve, si Tabariu, i cili sjell transmetime të shumta mbi jetën trupore të shehidëve në formë të zogjve të gjelbër ose të bardhë; ose Muhamed Abduhu i cili mundohet që këtë jetë të shehidëve pas vdekjes, ta shpjegojë me tërësinë e eterit. Këta autorë pohimet e tyre i mbështesin në transmetime ahadë, të cilëve u mungon shkalla e autentitetit.

Pa marrë parasysh këtë, sipas mendimit tonë, mbetet si kuptimi më i pranueshëm ai, sipas së cilit, pavdekshmëria e shehidëve duhet marrë si pavdekshmëria e veprave në histori, në kujtesën e gjeneratave të ardhshme.

Të tillë sikur janë njerëzit e merituar, të cilët bënë sakrifica të mëdha dhe për të mirën e përgjithshme flijuan edhe jetën e tyre.

Emrat e tyre do të mbeten përgjithmonë të shënuar në analet e historisë dhe në kujtesën e njerëzimit. Në Paris ekziston një mauzole madhështore "Panteon", në të cilin janë vendosur bijtë më të merituar të popullit francez. Për secilin që varroset në këtë mauzole, thuhet se ka shkuar me të pavdekshmit. Të njëjtën gjë e thonë edhe për anëtarët e Akademisë së Shkencave të Francës.

Kurani, siç e kemi parë, mbi të gjitha çmon dhe rekomandon durimin dhe gatishmërinë për sakrifikimin. Ai nuk e bën këtë vetëm për t'u mundësuar njerëzve që të fitojnë sevape dhe lumturi në botën tjetër, por edhe për atë që të arrijnë jetë të lumtur dhe komode në këtë botë, në jetën tokësore, një gjë që nuk mund të realizohet pa durim dhe sakrifica.

Këto dy cilësi të shpirtit njerëzor, përbëjnë elementet themelore të çdo suksesi të njeriut edhe të çdo aktiviteti njerëzor.

Nuk ka punë pa qëndrueshmëri dhe sakrificë. Vetë jeta, edhe e njeriut edhe e natyrës, paraqet progresin, për se parimi i qëndrueshmërisë dhe i sakrificës luajnë rolin kryesor. Në bazë të të gjitha këtyre progreseve qëndron sakrifica. Zhduket njëra për tu krijuar tjetra. E vjetra humbet, dhe lind e reja. Në procesin e amshueshëm të lëvizjes ndërrohen pandërprerë kundërshtitë: Jeta e vdekja, nata e dita, vera e dimri, ëndrra e realiteti, uria e begatitë, varfëria e pasuria etj.

Allahu në udhëzimet e Veta, që i dha njerëzimit, ua tërhoqi vërejtjen se jeta nuk është aspak e lehtë, vetë nga natyra e jetës do të ndeshet me situata të vështira, në situatë të frikës, urisë, fatkeqësisë në jetë dhe pasuri etj., siç theksohet në



ajetin e cituar. Në situata të këtilla do të ngadhënjejë ai që, edhe në momentet më kritike, nuk dyshon aspak në fuqinë e tij dhe nuk e humb shpresën në ndihmën e Zotit.

Ky është ai faktori shpirtëror i cili, më së paku, është i rëndësishëm sa faktori material. Kurani, duke mos lënë pas dore rëndësinë e faktorit material, veçanërisht thekson nevojën e zhvillimit të faktorit shpirtëror. Kjo edhe në këtë ajet përsëritet në formë të rekomandimit për durimtarët se, kur të gjenden në situata të vështira, kur u ndodh ndonjë fatkeqësi, i drejtohen Allahut dhe në këtë mënyrë përforcojnë dhe i ripërtërijnë fuqitë shpëtimtare. Shpresa tek Allahu, si element themelor i sabrit, assesi nuk do të thotë lënie pas dore e faktorit material. Sabri, i cili nuk është tjetër veçse qëndresë e fuqishme e gatishmëri me të gjitha sakrificat e mundshme në luftën aktive kundër së keqes së çdo lloji, gjen rastin vetëm atëherë kur të përdoren të gjitha mjetet materiale që i ke në dispozicion, të cilat sipas Islamit, duhet të jenë më bashkëkohoret. Shpresa në Allahun, me lënien pas dore të mjeteve materiale, nuk është kurrfarë shprese. Në raste të tilla, njeriu nuk ka të drejtë të kërkojë ndihmën e Allahut. Kur të shfrytëzohen të gjitha mundësitë materiale që janë në dispozicion, e ato janë të pakufizuara, sepse çdo gjë është nën drejtimin e njeriut dhe njeriut i është dhënë në shfrytëzim, - vetëm atëherë njeriu me të drejtë mund të shpresojë ndihmën e Allahut.

Njeriut, mu për shkak se posedon fuqinë edhe morale edhe materiale, është krijesë me natyrë të dyfishtë, shpirtërore dhe trupore (shpirti dhe trupi) , qe më i përshtatshmi që t'i besohej funksioni i zëvendësit të Zotit në tokë.

Çdo mësim që kufizohet ose në faktorin shpirtëror ose në atë material, është i thjeshtë dhe nuk i përgjigjet natyrës së jetës së njeriut, sepse kujdeset vetëm për një aspekt. Për këtë arsye, për konceptin islam janë njësoj të huaja, si tesavufi, që lë pas dore faktorin material, edhe materializmi, që lë pas dore faktorin shpirtëror.

Kjo detyrë është mjaft e komplikuar. Por, duke shpresuar në Allahun, me durim dhe me qëndrueshmëri për të sakrifikuar, njeriu do të jetë në gjendje që të kryejë me sukses detyrën që i është besuar.

# Vjehrra e Resulullahut
# Ummu Ruman (radijallahu anha)

**Mustafa Erish**

Ummu Ruman (r.anha)ishte një zonjë ashabe,që kishte nderin të bëhej vjehrra e Resulullahut salallahu alejhi ve sellem…; e ëma e Nënës sonë, hz.Aishes (r.anha)…

Bashkëshortja e hz. Ebu Bekër Es-sidikut… Një zonjë që pranoi fenë islame në ditët e para të Islamit. Ajo kishte ardhur nga Serati në Mekë. Emri i vërtetë i saj ka qenë Zejneb. Babai i saj quhej Amir ibn Uvejmir. Ajo së pari ishte martuar me Haris el-Esedin. Nga ajo martesë ata patën një fëmijë me emrin Tufejl. Harisi ishte shok i ngushtë i hz.Ebu Bekrit (r.a). Pas vdekjes së tij në Mekë, Ummu Ruman (r.anha) u martua me hz. Ebu Bekrin. Nga kjo nënë linden Abdurrahmani dhe hz.Aisheja. Ummu Ruman qe bërë myslimane në ditët e para të Islamit. Ajo së bashku me bashkëshortin hz.Ebu Bekrin (r.a), rezistuan kundër mundimeve të mushrikëve (politeistëve). I dhanë përkrahje shpirtërore njëri-tjetrit. Ajo bëri durim ndaj të gjitha vështirësive që ndeshi në rrugën e Zotit. Nuk u ankua kurrë për gjendjen e saj. Dielli i Dy Botëve, i Dërguari i Zotit, Ebu Bekrin e pandehte shok të dashur. Për përhapjen e çështjes së Islamit konsultohej me të. Shqetësimeve të myslimanëve mundohej t'u gjente zgjidhje. Përpiqej për të shpëtuar ashabin të cilit i bëhej zullum dhe mundime. Për këtë arsye shpesh vinte në shtëpinë e Ebu Bekrit dhe takohej me të. Ummu Ruman (r.anha) bëhej shumë e lumtur kur Resulullahu e nderonte shtëpinë e saj. I shërbente nga zemra Profetit a.s. Me sjelljet e saja edukuese, mundohej të mos linte mangu respektin ndaj tij. Ditët e para të Islamit kalonin në vështirëri dhe vuajtje. Këto ishin ditët pas vdekjes së Nënës sonë, hz.Hatixhes. Erdhi shpallja se i Dërguari do të martohej me hz.Aishen. Po askujt nuk i tregoi për këtë. Një ditë Dielli i dy Botëve vizitoi këtë familje të lumtur. Në atë çast Ummu Ruman (r.anhas) i tha: "Aishen ruaje dhe të këshilloj ta trajtosh mirë". Ummu Ruman ishte një zonjë inteligjente. Supozonte se në këtë këshillimin e Resulullahut (s.a.v.s.) kishte patjetër një arsye të fshehtë, po nuk e kuptoi se ç'ndodhi. Pas kësaj më shumë kujdesej për hz.Aishen. Tregonte më shumë vëmendje. Kujdesej nga afër për arsimin dhe edukimin e saj.Veproi në mënyrën më të përpiktë për ta përgatitur atë si një zonjë. Një ditë Profeti (a.s.) shkoi përsëri tek Ebu Bekri për ta vizituar në shtëpinë e tij. Hz.Aishen e gjeti duke qarë. Pejgamberi i Mëshirës i Dërguari i Allahut iu afrua dhe e pyeti përse qante. Ajo i tregoi se qante për shkak të s'ëmës. Për këtë shkak i Dërguari u kthye nga Ummu Rumman (r.anha) dhe me qortim i tha: "A nuk të kam thënë ty që të sillesh mirë me Aishen". E turpëruar, Ummu Ruman (r.anha)e dha fjalën se do të sillej më butë me të. Dielli i dy Botëve, i Dërguari e kuptoi më mirë dashamirësinë dhe përpikërinë ndaj Aishes.

Iu shtua besimi se vajza e saj në të ardhmen do t'i shërbente shumë Islamit. Atë tashmë e trajtonte si një vajzë të rritur e jo si fëmijë. Pas vdekjes së Nënës sonë hz.Hatixhes, bashkëshortja e Osman ibni Mazunit (r.a) - hz.Havle (r.anha) erdhi tek Resulullahu dhe i propozoi të bënte kurorë me hz.Aishen. Pejgamberi i tha se pajtohej dhe atë e pranoi për shkues. Havle (r.anha) shkoi tek ajo familje e lumtur dhe s'ëmës së hz.Aishes i tha: "Oj Ummu Ruman! A e di se ç'të ka dhënë ty Allahu nga mirësia e Tij"? Ajo me kuriozitet e pyeti: "Ç'është ajo"? Havle (r.anha), e emocionuar, i tha: "Resulullahu (s.a.v.s.) mua më ka dërguar për Aishen shkues". Ummu Ruman u gëzua shumë për këtë lajm. Por nuk mundi të jepte përgjigje. Tha që pas pak do të vinte Ebu Bekri dhe duhej t'ia propozonte edhe atij.Pas një kohe erdhi Ebu Bekri. Havle (r.anha) myzhden ia dha edhe atij. Ishte nder që t'i bëheshe vjehërr Resulullahut (s.a.v.s). Ebu Bekri ishte i vetëdijshëm për këtë, por tha: "Ajo është vajza e vëllait, a është e përshtatshme? Havle (r.anha), për t'i hequr këtë dyshim, vrapoi tek Resulullahu (s.a.v.s.) dhe ia tregoi gjendjen. I Dërguari i tha: "Shko dhe thuaj atij - Ai është vëllai im nga feja. Vajza e tij është e përshtatshme (e lejuar) për mua. Posa i dërgoi përgjigjen Havle (r.anha), hz.Ebu Bekrit (r.a), ai e pranoi këtë propozim me shumë lumturi. E dinte si nder për vete që me Resulullahun të bëhej farefis nga miqësia. Kështu i Dërguari i Zotit dhe hz. Aisheja u fejuan. Pas kësaj, si një nënë e baba, hz.Ebu Bekri dhe bashkëshortja Ummu Ruman (r.anha) u munduan të silleshin më me kujdes e me përpikëri me bijën e tyre, hz.Aishen. Përpiqeshin ta edukonin në mënyrën më të mirë që të bëhej bashkëshorte e Resulullahut. U kushtuan rëndësi fjalëve dhe sjelljeve të saj. Treguan vëmendje për ta edukuar, në mënyrë që ajo të bëhej punëtore sa më e mirë.Gjatë kësaj kohe i Madhi Allah Resulullahut (s.a.v.s.) dhe Ebu Bekrit u lejoi emigrimin në Medinë. Një karvan i përbërë prej 3 vetash, në mënyrë të fshehtë, dolën nga Meka dhe, pas një udhëtimi të vuajtur, arritën në Medinë. Familjet i lanë në Mekë. Pasi kaluan disa ditë, kërkuan rrugëdalje për të marrë familjet. Për këtë detyrë Resulullahu ngarkoi djalin e adoptuar, Zejd ibn Harithin dhe djalin e Ebu Bekrit, Abdullahun. Organizuan një karvan të vogël dhe përsëri u kthyen në Mekë. Pa humbur kohë, Nëna e myslimanëve, Sevda binti Zema (r.anha), hz. Fatimja, Ummu Ruman dhe hz. Aishja u nisën në drejtim të Medinës. Një çast deveja që bartte hz. Aishen dhe nënën e saj, u bë e egër dhe u bë sikur donte të ikte. Për këtë u brengos shumë Ummu Ruman (r.anha) dhe me mendjen e saj thoshte me vete, po qe se do të ndodhte ndonjë fatkeqësi, si do t'i jepte përgjigje Resulullahut. Vaj halli për bijën time! Vaj halli për lulen time të kuqe! Ajo sikur përpëlitej e sfilitej nga këto mendime. Pas pak kohe Allahu i Lartmadhëruar qetësoi devenë dhe e ktheu prapa. I bashkoi ata në lumturi dhe asnjëherë më nuk u ndodhi një gjë e tillë.Të gjithë anëtarët e familjes arritën në Medinë.

Ummu Ruman (r.anha), si në Mekë ashtu edhe në Medinë, u bë ndihmësja më e afërt e Ebu Bekrit në çështjen e Islamit.Vajzës që ishte e fejuara e Resulullahut, Aishes mundohej t'ia mësonte dhe ta përgatiste si të përballonte ngarkesën e një foleje. I tregoi se si duhej të sillej ndaj tij. Ia kujtonte se duhej të ishte e sjellshme dhe të shfaqte përpikëri hde respekt. Të gjitha këto ia përsëriste disa herë. Aishen e përgatiti për martesë. Dasma u bë në muajin Shevval dhe kështu Ummu Ruman (r.anha) arriti nderin të bëhejt vjehrra e të Dërguarit të Zotit. Ajo gjithmonë falënderonte Zotin që pati nderin të bëhej vjehrra e Resulullahut; veten e njihte nënën më të lumtur. Por edhe i Dërguari, Dielli i Dy Botëve, e respektonte, shumë të. E respektonte ashtu si një djalë që respekton nënën e tij. Atë po ashtu e nderonte shumë dhe për të thoshte: "Kush kënaqet duke shikuar njerën prej hyrive të Xhennetit, le të shikojë Ummu Rumanin".

Ummu Ruman (r.anha) ishte e dhënë pas adhurimit. Falte shumë namaz. Një ditë, duke falur namaz, kishte bërë pak lëvizje. Hz. Ebu Bekri nuk e gjeti të përshtatshëm namazin e saj dhe, pasi e kreu namazin, transmetoi hadithin e Resulullahut: "Kur të hyjë ndonjëri prej jush në namaz, të mos lëvizë ndonjë pjesë të trupit të tij. Të mos luhaten si jehydët. Në të vërtetë, të mos kthehemi majtas-djathtas, janë gjërat që plotësojnë namazin".

Ummu Ruman (r.anha) jetën e kaloi duke iu dorëzuar Allahut dhe të Dërguarit. Në vitin e 6h vdiq në Medinën Munevere. Për varrimin e saj u kujdes vetë Resulullahu. Për të kishte kërkuar falje duke thënë: "O Zoti im! Nuk është e fshehtë për Ty se ç'kishte ngjarë me Ummu Rumanin në rrugë të Zotit dhe të të Dërguarit". Amin!

*Përktheu nga turqishtja*
***Esma Morina***

*Marrë nga revista*
*"ALTINOLUK"*
*NR.220, qershor 2004.*

# Orientalizmi dhe Hadithi

Orientalistët shigjetat e tyre apo shigjetat e kërkimeve dhe kritikave të tyre i kanë drejtuar nga syneti i pastër profetik duke kontestuar vetë synetin por edhe vërtetësinë e tij si dhe përpjekjet e dijetarëve të parë myslimanë për të ruajtur dhe regjistruar atë. Ndoshta orientalistët e kanë gjetur pikërisht këtë fushë për ta kritikuar, sepse syneti nuk është shkruar komplet me fillimin e thirrjes islame, siç ngjau me Kuranin, i cili u transmetua tek ne me autenticitet të plotë (të prerë). Mirëpo kjo nuk mohon përkushtimin e madh dhe punën e madhe që bënë dijetarët myslimanë për ta ruajtur Hadithin e të Dërguarit të Allahut.

Ashtu si disa orientalistë të njohur, edhe orientalisti çifut-hungarez Ignjas Goldziher, ka kontestuar synetin e ndershëm në librin e tij “Dirasatun islamije” si dhe në libra të tjerë. Po ashtu me synetin janë marrë edhe orientalistë të tjerë si Jozef Shaht dhe Jejms Robson.

### Të mbledhurit e Synetit

Ndër kontestet më të njohura në këtë fushë, është se orientalistët kanë zgjedhur këtë qëndrim krahas mendimit që thotë se Syneti nuk është mbledhur. Ata këtë e mbështesin në ekzistimin e disa Haditheve regjistrimi i të cilave lejohej, kurse disa të tjerë kundërshtonin shkrimin e tij. Dijetarët myslimanë arritën të përfundonin se ndalimi i shkrimit të hadithit ishte vetëm në fillim të thirrjes islame, në mënyrë që Syneti të mos përzihej me Kuranin famëlartë. Ndonëse lejimi i shkrimit të Hadithit është bërë në të shumtën e rasteve, bile disa ashabë të ndershëm e shkruanin atë, kështu që janë gjetur disa shënime që përmbajnë një numër të madh hadithesh, ndër to është edhe “Sahifetus-sadikah”.

Pasi orientalistët shfaqën kontestin lidhur me ekzistimin e Synetit, për shkak se mbledhja zyrtare dhe e plotë e tij ka filluar mezi pas një shekulli nga vdekja e të Dërguarit të Allahut,ata shfaqin edhe konteste të tjera, duke thënë se kjo periudhë e gjatë mjafton që shumë hadithe të kishin humbur dhe të ishin harruar. Ngase mbamendja e njeriut, sado që të jetë e fortë, nuk arrin t’i ruajë ato me tërë këto transmetime dhe për këtë kohë kaq të gjatë.

Orientalistët shtuan edhe një shkak tjetër për humbjen e haditheve apo shpifjen e tyre, ose edhe për falsifikimin e tyre: ata thonë po ashtu se konfliktet politike ndërmjet grupeve të shoqërisë, siç vepruan disa grupe-e ata mendojnë se kështu kanë vepruar të gjitha grupet- të cilat shpifën hadithe. Gjithashtu zhvillimi i kushteve shoqërore si dhe hyrja e kulturave të tjera në jetën e myslimanëve; si ndikimi nga persianët,romakët pastaj nga kultura greke ajo krishtere dhe hebraike, - të gjitha prodhuan futje të shumë ideve në Hadithin e ndershëm profetik.

Orientalistët gjithashtu thonë se shpifja e haditheve është ndikuar edhe nga zhvillimi i jetës, sepse myslimanët kishin nevojë të nxirrnin ligje, të cilat të përballonin këto zhvillime, andaj edhe i shpifën ato. Po ashtu ata thonë se Hadithi nuk ishte argument i plotë në fillim të thirrjes islame, sepse myslimanëve u mjaftonte Kurani famëlartë, mirëpo këto zhvillime i detyruan ata të mbështeteshin në Hadith dhe, nëse nuk gjenin Hadithe në fushën që ata dëshironin, atëherë ata i shpifnin ato.

Orientalistët shtuan se shpifja e haditheve nganjëherë bëhej për qëllime personale, siç është rasti i një orientalisti, i cili pretendon se Hadithi: ”Kush vdes duke mbrojtur pasurinë e tij, është shehid” - është shpifur nga transmetuesi i Hadithit, sepse ai ishte i pasur dhe e kishte parë se ishte në interes të shpifej një Hadith për këtë qëllim. Ndërsa reagimi ndaj këtij orientalisti është t’i themi se këtë Hadith e transmetuan disa transmetues të tjerë, krahas transmetuesit për të cilin pretendon se ai ishte i pasur, dhe se për atë shkak edhe e shpifi; së dyti qëndrimi për Hadithin nuk bëhet vetëm nga një transmetues po bëhet nga i tërë zinxhiri i senedit.

Mund të reagohet rreth supozimeve të orientalistëve nga dy aspekte:

Së pari: Është e qartë përpjekja e myslimanëve për të mësuar përmendsh hadithet;

Së dyti: Do t’i cekim disa studime të reja për t’iu kundërvënë dyshimeve të orientalistëve në kohën e sotme.

Për sa i përket çështjes së mësimit përmendsh të haditheve, kjo është shumë e lehtë, sepse ka mjaft libra në shkencat e Hadithit dhe ndoshta ju i dini edhe më mirë se unë. Mjafton t’i cekim emrat e shkencave që kanë themeluar dijetarët e këtij ymeti, sidomos ato të shkencave të Hadithit, ndër to: Shkenca e terminologjisë së Hadithit, Shkenca e transmetuesve, shkenca e xherhit dhe modifikimit, shkenca e mushileve të Hadithit si dhe shkaqet e cekjes së Hadithit dhe Nasihi e mensuhi në Hadith e shumë shkenca të tjera. Të gjithë librat për këto shkenca, të cilët mbushin bibliotekën tonë me shumë koleksione, janë një fakt i gjallë se myslimanët kishin bërë një përpjekje të mrekullueshme për ta ruajtur Hadithin.

Po përmendim shkurtimisht nga ato përpjekje: Interesimi rreth Hadithit të të Dërguarit të Allahut fillon që nga koha e kalifëve të drejtë. Ebu Bekri dhe Omeri nuk pranonin disa Hadithe vetëm me kusht që të dëshmonin dy veta. Ja një shembull për këtë: Njëri nga ashabët i foli





një ditë Omerit me një Hadith rreth temës për kërkimin e lejes për të hyrë brenda. Omeri e kërcënoi se do ta dënonte po qe se nuk i sillte dy veta që të dëshmonin se këtë Hadith e kanë dëgjuar nga i dërguari i Allahut. Omeri nuk veproi kështu me qëllim që ta përgënjeshtronte ashabin, ngase të gjithë janë të sinqertë dhe nuk gënjejnë njëri-tjetrin, por me këtë ai dëshiroi t'ia bënte me dije popullit mysliman se si duhej ta ruanin dhe ta bartnin me saktësi Hadithin e të Dërguarit të Allahut.

Ndërsa për sa i përket çështjes së mbamendjes së haditheve për një kohë kaq të gjatë, arabët, siç dihet, kishin aftësi për të mësuar përmendsh mijëra vargje poetike, pastaj e mësonin gjenealogjinë e tyre, mbanin në mend ditët dhe historinë arabe. Kjo aftësi fuqizohej edhe më tepër me ripërsëritje dhe me ushtrime. Dhe, meqë shumica e arabëve ishin analfabetë, ata mbështeteshin në mbamendje. Këtë çështje e ka konfirmuar edhe historia në fushën e Hadithit, sidomos, deri në ditët tona. Shtrohet një pyetje, sa nga të krishterët e dinë përmendsh biblën e tyre, po t'i krahasonim me numrin e madh të myslimanëve që e dinë përmendsh Kur'anin fisnik si dhe librat e haditheve profetike.

Ndërsa në të kaluarën, dijetari që arrinte gradën e hafëzit - e numri i tyre ishte i madh - mësonte me mijëra Hadithe me gjithë sened (zinxhiri i transmetimit). Dhe, po të kthehemi tek provat të cilave u nënshtroheshin dijetarët e Hadithit në fushën e nxënies përmendsh të haditheve, do të mahnitemi nga kjo aftësi (forcë) e mrekullueshme. Para imam Buhariut janë lexuar njëqind Hadithe me sened mbrapsht, dhe ai ka arritur t'ia kthente secilit Hadith senedin e vet. Ndërsa për imam Ahmed ibni Hanbelin tregohet se ai e urdhëronte të birin e tij që t'i mësonte fillimisht Hadithet e shpikura e pastaj i tregonte se ato ishin të shpikura, dhe i thoshte: Tani fillo t'i mësosh hadithet e vërteta.

Përveç kësaj aftësie mrekulluese të mbamendjes, ekziston edhe një çështje tjetër e ajo është lidhshmëria e myslimanëve me fenë e tyre dhe dashuria e tyre për Hadithin. Argument për këtë është se shumë dijetarë të Hadithit kanë kaluar tërë moshën e tyre në studim të haditheve dhe në udhëtim për kërkim të haditheve. Këtë përpjekje të madhe e pranojnë edhe disa orientalistë. Si të mos interesohen myslimanët për Hadithin e të dërguarit të Allahut, kur dihet se ai është baza e dytë e Sheriatit, e ndërkohë Hadithi është edhe fjalë e të dashurit të tyre, Muhamedit a.s.

Kurse për sa i përket jetës sociale në shtetin islam, e cila shtroi nevojën për Hadithin, myslimanet filluan të kërkonin për ligjet në Kuranin famëlartë dhe, nëse nuk gjenin ndonjë dispozitë, kërkonin në Hadith, dhe, nëse edhe aty nuk gjenin, atëherë trillonin hadithe. Për Zotin! Kjo shpifje e tillë është kulmi i budallallëkut të orientalistëve. Ngase Hadithi ka ekzistuar përherë. Ndërsa renditja në kërkim të fakteve për dispozitat, është bërë për shkak të përparësisë së këtyre argumenteve. Dhe, sikur të mos ekzistonte Hadithi, atëherë nuk do ta njihnim hadithin që thotë: "Përmbajuni Librit (Kuranit) të Allahut dhe synetit tim. Kush shmanget nga këto të dyja, do të jetë prej të shkatërruarve". Si dhe hadithin tjetër: "Përmbajuni synetit tim dhe traditës së kalifëve të drejtë dhe të udhëzuar pas meje".

Ndër shpifjet e orientalistëve rreth Hadithit të ndershëm, është edhe supozimi i tyre se dijetarët e Hadithit i kanë kushtuar më shumë përkujdesje senedit sesa metnit të Hadithit. Po ashtu shtojnë se është shumë lehtë që secili person të sjellë një sened që dëshiron dhe i shton atij çfarë fjalësh të dojë. Këto janë shpifje të çuditshme, dhe nën ndikimin e tyre kanë ranë edhe Ahmed Emini në librin e tij (Fexhrul-islam) si dhe Mahmud Ebu Rejje në librin e tij (Ndriçime mbi synetin e Muhamedit).

Sasi Salim Haxh në reagimin e tij ndaj kësaj shpifjeje, thotë:"Që nga shikimi i parë vërehet sikur hulumtuesi më shumë i ka kushtuar rëndësi senedit të Hadithit sesa përmbajtjes së tij. Mirëpo, në fakt e kundërta është e vërtetë. Ngase ata, kur e ndanë hadithin në - Hadith të vërtetë dhe Hadith të mirë. Pra, në realitet kuptojmë se ata e kanë trajtuar senedin së bashku me metnin, ose vetëm metnin pa sened, ose senedin pa metën. Po ashtu edhe për Hadithe mualel nuk kanë mohuar mualelin e metnit. Prandaj edhe kanë thanë: Hadithi nuk mund të konsiderohet si i vërtetë përderisa ta ketë ille në metn, dhe kanë ofruar shembuj të shumtë. (Shih: Edh-dhahiretul-istishrak" v.1/2 f. 603-604).

Ç'është edhe më e çuditshme, këta orientalistë supozojnë se i përmbahen metodologjisë shkencore dhe se ata janë pionierë të saj, dhe kinse ne gjithsesi duhet të mësojmë prej tyre metodologjitë shkencore. Ne vëmë re që ata nuk u përmbahen këtyre rregullave. Disa prej tyre bëjnë hulumtime në Hadithet që myslimanët kanë konsideruar si Hadithe të dobëta, kurse këta e marrin si bazë për të ndërtuar gjykimet e tyre në vënd të pjesës më të madhe të haditheve. Disa të tjerë pandehin se Tabakatet (tabakat esh-shafiije, Tabakat hanefije etj.) janë më shumë të sakta se Hadithi i ndershëm profetik, ngase në to nuk ka thënie të sakta dhe thënie të dobëta, ndërkohë që i gjejmë këta terma për hadithin. Në fakt këta terma janë dëshmi për vertetësinë e hadithit në krahasim me tabakatet. Po ashtu disa orientalistë mbështeten tek disa libra të haditheve, siç janë "Kenzulummal" dhe aty marrin hadithe pa shikuar vërejtjet që dijetarët myslimanë u kanë bërë atyre. Dhe pastaj thonë se të gjitha hadithet janë të shpikura.

***Nexhmi Maksuti***
*Marrë nga web faqja*
*Instituti i Medines së Ndritshme për studime dhe hulumtime të orientalizmit*

# Kur të bashkohen fjalët me vepra... realizohet drejtësia sociale

# Vakëfi në qytetërimin islam

Husni Abdul Hafidh

**Islami është fe tolerante, e cila bën thirrje për drejtësi dhe barazi jo me gjuhën e parullave dhe fjalëve të thata, por me argumente dhe vepra. Ai parashtron obligime që ngrenë lart shoqërinë islame, duke vendosur baza të shëndosha për një shtet islam të qytetëruar, ku mbretërojnë siguria, qetësia dhe stabiliteti. Institucioni i vakëfit është një prej bazave themelore, i cili siguron drejtësinë shoqëror dhe një pamje të dalluar të gjenialitetit islam, për të cilën kemi nevojë më shumë se asnjëherë më parë- për ndërtimin e shoqërisë islame, e cila do të posedojë të gjitha elementet e forcës, qytetërimit. Në vijim do t'u përgjigjemi pyetjeve: Ç'është institucioni i vakëfit? Cili është roli i tij në ndërtimin e qytetërimit islam?**

Fjala "vakf" në aspektin gjuhësor do të thotë (mbyllje) apo ndalim. Thuhet e kam bërë vakëf, do të thotë e kam mbyllur apo e kam ndaluar. Në fjalorin "Muhtar es-Sahhah" thuhet: 'e kam mbyllur në kuptimin e kam lënë vakëf'.

Në të njëjtin kuptim, fjala vakëf shpjegohet edhe në fjalorin "Lisanul arab" (Gjuha arabe).

Në fillim, vakëfi quhej "sadaka" (lëmoshë) dhe "Habs, habis" (ndalim apo mbyllje). Kështu, në hadithin e vakëfit të Omerit r.a.,thuhet: "Nëse dëshiron, e ndalon kapitalin tënd apo e jep lëmoshë".

Fjala vakëf në aspektin e Sheriatit do të thotë: "moslejimi i ndryshimit të destinimit të tij dhe mbetja e destinimit të tij fillim e mbarim për qëllime të bamirësisë dhe humanitetit".

Baza e lejueshmërisë së vakëfit islam janë Syneti dhe Ixhmai. Prej argumenteve të lejueshmërisë së tij, Fjala e Allahut xh.sh. në Kuranin famëlartë: "Çkado që t'u jepni të tjerëve nga pasuria, ajo do t'ju kompensohet në mënyrë të plotë duke mos u dëmtuar ju". (El-Bekare, 272). "Kurrë nuk do ta arrini sinqeritetin e plotë me besim, derisa të mos e jepni më të dhembshmen e pasurisë suaj. Çkado që jepni (për Zotin) , Allahu atë e di." (Ali-Imran, 92). Kur Ebu Talha e dëgjoi këtë ajet të Kuranit, shprehu gatishmërinë e tij për të lënë vakëf "Birxhanë", që ishte pasuria më e dashur e tij. Për këtë qëllim ai shkoi tek Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O i Dërguari i Zotit, kam dëgjuar se Allahu xh.sh. thotë: "Kurrë nuk do të arrini sinqeritetin, derisa të mos e jepni më të dhembshmen e pasurisë suaj", pasuria më e dashur imja është "Berxha" dhe unë po e dhuroj atë sadaka për hir të Allahut xh.sh."

Në Synetin e Pejgamberit a.s. kemi argumente të shumta për lejimin e vakëfit. Prej tyre, hadithi i Pejgamberit a.s. "Kur vdes i biri i Ademit, pushojnë veprat e tij përveç nga tri gjëra: nga sadakaja e vazhdueshme, nga dituria nga e cila ka dobi dikush, si dhe nga trashëgimtari i mirë që ka lënë pas". (Transmeton Muslimi, kurse Imam Neveviu në shpjegimin e këtij hadithi thotë se edhe sadakaja e vazhduar është vakëf).

Nga i biri i Omer ibnul Hattabit r.a., transmetohet se Omeri kishte zënë një tokë në Hajber dhe prandaj i kishte thënë Pejgamberit a.s.: "Kam rënë në një pasuri në Hajber, që ka një vlerë shumë të madhe. Cila është këshilla jote, si të veproj me të?" Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Nëse dëshiron, mbylle atë apo jepe sadaka, por ajo nuk shitet, nuk blihet, nuk dhurohet dhe as nuk trashëgohet". Atëherë, Omeri e dha sadaka.

Kur Pejgamberi a.s. u shpërngul nga Meka në Medinë, në atë kohë në Medinë nuk kishte ujë të pijes, përveç pusit "Rume", që ishte pronë e një njeriu koprrac, që e shiste ujin me një çmim shumë të lartë. Pejgamberi a.s. ishte i interesuar që atë pus ta blinte dikush prej myslimanëve, prandaj iu drejtua atyre dhe u tha: "Kush e blen pusin Rume, do të shpërblehet me Xhenet". U paraqit Othman bin Affani, i cili e bleu me çmimin tridhjetë e pesë mijë dërhemë. Pejgamberi a.s. i tha Othmanit: "Bëje atë krua për myslimanët, dhe shpërblimi do të jetë për ty!" Osmani veproi ashtu. (Transmetojnë Tirmidhiu dhe Nesaiu)

Muhamedi a.s. e kishte lavdërua Halid ibnu Velidin me këto fjalë: "Halidi i ka mbyllur armët dhe municionin e tij, për hir të Allahut". (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

Institucioni i vakëfit ishte përhapur në mesin e të gjithë ashabëve, saqë Xhabir ibnu Abdullahu thotë: "Nuk di asnjërin prej ashabëve, Zoti qoftë i kënaqur me ta, që pati mundësi e nuk ka lënë pasuri vakëf, për hir të Allahut".

### Vakëfi dhe roli i tij qytetërues në shtetin islam

Me zgjerimin e hapësirës së shtetit islam, vakëfet u përhapën në të gjitha anët, për t'u shërbyer myslimanëve kudo që ishin e ngado që jetonin. Burimet historike tregojnë që shpenzimi i myslimanëve për vakëfe ishte me bollëk. Ishte një garë e vërtetë në mes tyre për të ndërtuar vakëfe apo institucione të ndryshme bamirësie. Eksploruesi ibn Xhubejri përmend që kishte parë në gjithë vendet islame, që nga Maroku arab e deri në Indi e Kinë, lloje të panumërta vakëfesh. Disa prej tyre ofronin shërbime të përgjithshme, e disa ofronin shërbime për njerëzit në nevoja të veçanta. Gjithashtu këtë fakt e konfirmojnë edhe ibn Batuta, ibn Hukuli, Jakut el-Hameviu dhe shumë prej eksploruesve të tjerë, të cilët kishin ecur në gjithë Botën Islame, që nga lindja e deri në perëndimin e saj.

Prej vakëfeve, të cilat u përhapën në shtetin islam dhe patën një rol të efektshëm në strukturën qytetëruese, do t'i përmendim këto:

**Shkollat**: Ndërtimi i tyre filloi pasi u stabilizua lëvizja e çlirimeve të para islame në fund të periudhës së hulefai-Rrashidinëve. Në atë kohë u dyfishua prania në mësime të shkencave të ndryshme, që mbaheshin në xhami. Për këtë arsye, shkollat u bënë një nevojë e domosdoshme, për përvetësimin e specializimeve shkencore, që u shfaqën tek ligjëruesit. U shtua ndërtimi i shumë shkollave të tilla për pranimin e një numri të madh të nxënësve të dijes. Prej shkollave më të njohura dhe më të mëdha, ishte ajo e Damaskut, së cilës njëri prej poetëve më të mëdhenj i pati kushtuar një poezi me titull "Meritat e shkollave të Damaskut", të cilën e ka përmendur ibn Asakiri në librat e historisë.



E sa për shkollat që ishin në Bagdad, ibn Xhubejri thotë: “Në Bagdad kam parë afro 30 shkolla. Të gjitha ishin pallate të mahnitshme. Shkolla më e njohur ishte “Shkolla Nidhamije”. Këto shkolla kishin vakëfe të mëdha e pasuri (pronë) të patundshme, që shpenzohej për dijetarët, mësuesit dhe nxënësit.

Në Kajro, shkollat u përhapën në kohën e dinastisë së Fatiminjve e të Ejubinjve, veçanërisht në kohën e el-Hakim bi Emrilah el-Fatimij, i cili u dha shkollave vakëfe të mëdha e të shumta, të cilat i përmend gjykatësi suprem, Malik bin Seid el-Farukij, në një regjistër të tij. Të gjitha ishin vende të njohura e të rëndësishme në Kajro. Salahudin el-Ejubi ndërtoi shkollën e tij të njohur “Shkolla Nasirije”, prej së cilës dolën shumë prej emrave shkëlqyes në qytetërimin islam, të cilët, me dijen e tyre përhapën dritë në gjithë Evropën injorante të asaj kohe.

**Bibliotekat**: Ato u përhapën aq shumë, saqë nuk kishte qytet islam që të mos kishte bibliotekë, që nga shekulli i katërt hixhri. Jakut el-Hamevij, në fjalorin e tij, përmend që vetëm në qytetin Merukan kishte dhjetë biblioteka të lëna si vakëfe. Për to thotë: “Nuk kam parë biblioteka të tilla kurrë në jetë, me aq shumë përmbajtje. Dy prej tyre gjendeshin në xhami. Njëra quhej Azizije, të cilën e kishte lënë vakëf një njeri i quajtur Azizudin Ebu Bekër ez-Zenxhani, e cila kishte afro 12 mijë vëllime, kurse tjetra ishte lënë për hir të Ebi Seid Muhamed bin Mensurit.

Prej bibliotekave vakëfe më të rëndësishme, roli i të cilave nuk mund të shpërfillet në zhvillimin e qytetërimit islam, ka qenë biblioteka “Bejtul Hikme” në Bagdad, e cila u themelua në kohën e kalifit abasit Harun Rashid, në vitin 193 hixhri. Kulmin e famës si shoqëri intelektuale e arriti gjatë kohës së Me’munit (viti 218 hixhri), koha gjatë të cilës lulëzoi lëvizja e përkthimeve, saqë thuhet që Me’muni përkthyesin e shpërblente me ar për aq sa peshonte libri. Ibn Xhubejri, gjatë udhëtimit të tij në Egjipt, rrëfen që ishte njohur me gjendjen e bibliotekave të tij dhe kishte përfituar nga pasuria e lënë si vakëf. Këto biblioteka i mirëpritnin dijetarët, të cilët vinin nga vende të largëta. Të gjithë, aty gjenin strehim dhe pasuri, me të cilat përmirësonin kushtet e tyre.

Udhëheqja apo menaxhimi i këtyre bibliotekave vakëfe nuk bëhej në formë të paorganizuar, por në një mënyrë shkencore, të cilën e lavdërojnë edhe ekspertët e udhëheqjes së bibliotekave në kohën bashkëkohore. Ishte drejtori i bibliotekës, që quhej deponues, zgjedhja e të cilit bëhej nga dijetarët më të njohur të asaj kohe. Pastaj ishin ata që u jepnin libra lexuesve, përkthyesit që i përkthenin librat nga gjuhët e huaja në gjuhën arabe, si dhe shkruesit, libralidhësit, shërbëtorët dhe të tjerë, për të cilët kishin nevojë bibliotekat. Çdo bibliotekë, qoftë e vogël a e madhe, kishte indeksin për ta përdorur. E gjithë kjo për t’i përdorur më lehtë librat, që ishin të ndarë në kapituj sipas shkencave e arteve. Përveç kësaj, në çdo raft vendosej një listë, e cila përmbante emrat e librave që gjendeshin aty. Pasuritë e lëna si vakëf për bibliotekat, shpenzoheshin për punëtorët e saj, dhe gjithashtu për mirëmbajtësit dhe furnizimi i tyre me botime të reja.

**Spitalet:** Valitë (guvernatorët), princërit e myslimanët e pasur bënin gara në ndërtimin e spitaleve dhe dhënien e pasurisë për to. Shumë prej myslimanëve jepnin toka për ndërtimin e spitaleve dhe shërimin e të sëmurëve. Këto pasuri nuk ishin vetëm për shërimin e njeriut, por gjithashtu përfshinin edhe shërimin e kafshëve.

Spitalet ishin të shumta, shikuar nga puna që bënin. Disa prej tyre ishin të veçanta për një pjesë të njerëzve, si për ushtarët apo të burgosurit. Disa prej spitaleve ishin për shërimin e sëmundjeve të veçanta (spitale për shërimin e sëmundjeve të syve, të tjera për shërimin e sëmundjeve të brendshme, të tjera për sëmundjet psikike, e kështu me radhë.). Përveç këtyre spitaleve, u ndërtuan edhe spitale të përgjithshme, të cilat ishin për shërimin e të gjithë njerëzve. Këto spitale përbëheshin nga dy pjesë, njëra për meshkujt, e tjetra për femrat. Çdo pjesë kishte sallat e dhomat e shumta. Çdo sallë ishte për një lloj të caktuar sëmundjesh.

Myslimanët i menaxhuan këto spitale sipas një sistemi administrativ e mbikëqyrës me saktësi. Mjekët, të cilët pranoheshin të punonin në këto spitale, u nënshtroheshin shumë provimeve në mjekësi, në teorinë e praktikën mjekësore, të cilat nuk i kalonin me sukses të tjerë, përveç atyre që kishin aftësi të veçanta.

Prej dokumenteve të lëna vakëfe për këto spitale dhe shërimin e të sëmurëve, të cilat konsiderohen si ilustrim për shpenzimet e mëdha që bëheshin me qëllim të përkujdesjes shëndetësore, si dhe për saktësinë në menaxhimin e punës e caktimin e specializimeve, - është dokumenti i veçantë për spitalin “Mensurij”, të cilin e pati ndërtuar në Kajro mbreti el-Mensur Kalavun në vitin 683 hixhri. Në fillim të këtij dokumenti përmendej qëllimi i ndërtimit të këtij spitali si dhe numri i përfituesve nga ky spital prej myslimanëve, burra e gra, të pasur e të varfër njëlloj, pavarësisht nga dallimi i sëmundjeve të tyre. Kjo tregon rëndësinë e këtyre spitaleve dhe kontributin e tyre të madh në ofrimin e kujdesit shëndetësor për të gjithë njerëzit njësoj.

**Tregjet:** Prej roleve të rëndësishme që ka luajtur vakëfi në zhvillimin ekonomik, është saktësia dhe stabilizimi i çmimeve. Shumë prej pasurive që u dhanë në tregje për përmirësimin e tyre, një pjesë prej tyre shkonte tek tregtarët e vegjël, që t’ua lehtësonte atyre marrjen e qirave të ulëta për dyqanet tregtare. Kjo ndihmoi për uljen e çmimeve të mallrave në ato tregje, në krahasim me tregjet për të cilat nuk ishin dhënë vakëfe, të cilat u detyruan t’i ulnin çmimet e mallrave të tyre, për shkak se prej tyre iknin blerësit. Vakëfi në tregje kontribuoi në rifreskimin e tregtisë së brendshme, dhe si rrjedhojë për një zhvillim më të madh ekonomik.

Pa dyshim që vakëfi është prej institucioneve më të rëndësishme, i cili pati një rol të efekteshëm për vendosjen e bazave të shoqërisë islame dhe ndërtimin e përparimit të tij qytetërues. Ai mbajti ekzistencën e shoqërisë nga brenda dhe e mbrojti nga shkatërrimi. E mbajti ekzistencën e saj nga jashtë në përballje me sulmet dhe luftërat njëpasnjëshme me armiqtë. Ai është prej elementeve vullnetare për të përforcuar identitetin islam. Ai është shprehje e sinqertë për shkallën e fortë të besimit të myslimanit.

Vakëfi e pati këtë rol vital në shtetin islam për shumë shekuj, deri në rrënimin e Perandorisë Osmane dhe vërsuljen e shteteve perëndimore, të cilat rënkonin nën prangat e prapambeturisë dhe të egërsisë gjatë mesjetës, për ndarjen e trashëgimisë së “njeriut të sëmurë” dhe për gjërat e çmuara të saj të shekujve të besimit. Shoqëritë myslimane iu ekspozuan sulmeve të ashpra, në të cilat u përdorën të gjitha metodat e rrugët që të merrnin pjesën më të madhe nga kjo trashëgimi. Dallgët e kolonizuesit perëndimor u përpoqën që, me emërtime të ndryshme, të ushtronin presion ndaj myslimanëve për të zotëruar vakëfet dhe shpenzimet e tyre. Vakëfet ishin prej elementeve kryesore për t’u rezistuar përpjekjeve të tyre. Institucioni i vakëfit po luan edhe sot rol të rëndësishëm për t’i rezistuar armikut sionist e lakmive të tyre ekspansioniste, pavarësisht nga përpjekjet sioniste e perëndimore për ta eliminuar këtë rol të vakëfit.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***

*Marrë nga Mexhel-letu “el-Haxhu ve al-umretu”, nr. 7, gusht-shtator 2004, Xhedë.*

# Atje ku sytë shohin driten e dritës

## Eruditi gjenial, mendjendrituri Naim FRASHËRI, një trëndafil i përjetshëm në kopshtin e kulturës shqiptare

Mr. Hamdi Thaçi

Sa e sa dallime ka në mes të një njeriu dhe një tjetri, në mes të një populli dhe një tjetri. Sa e sa varietete të rëndësisë, vlerës, karakterit, aspiratave, qëllimeve, religjioneve dhe mënyrave të jetesës. Po, megjithatë, në të gjithë këtë larmi individësh dhe popujsh të së kaluarës, të së sotmes dhe të së ardhmes, ekziston një ide e qartë, një ndjenjë e fuqishme, një dëshirë e pakundërshtueshme që i ka lidhur edhe do t'i ndërlidhë të gjithë njerëzit, e kjo është dëshira për lumturi dhe kënaqësi. Kjo aspiratë pasqyrohet në forma nga më të ndryshmet të gjithçkaje që njeriu ka krijuar dhe jetuar, që prej gjurmëve të para që ia njohim njeriut e deri në ditët e sotme.

Kësaj aspirate mbarënjerëzore popujt dhe individët i kanë shtruar dhe i shtrojnë qëllime nga më të ndryshmet. Ata që kanë vendosur qëllimet në nivel të forcave të tyre ndjesore dhe që kanë shterur në përpjekjet për të arritur të gjitha kënaqësitë sensuale në jetën e vet dhe për t'i thirrur ato deri në fund, kanë provuar edhe gjithë idhëtinë që fshihet në fund të jetës.

Përpjekja e tyre ka qenë e kotë, sepse dëshira e pafund e shpirtit nuk ka mundur të kënaqet me mjetet e kufizuara ndjesore. Breza të tërë i kanë dhënë fund jetës pa shijuar lumturinë, e cila krijohet në disa aspekte si p.sh. sa më shumë që të zgjerohet dituria, aq më i lirë do të jetë njeriu; sa më shumë që të ngushtohet dituria, aq më të rënda do të jenë prangat e robërisë së njeriut. Meqë dituria është skeleti i kulturës, kur zhduket pjesa më e madhe e saj, shthuret e gjithë struktura sociale e asaj kulture.

Të tjerët kësaj aspirate i kanë vënë qëllime aq të largëta nga njeriu, saqë breza të tërë janë futur në dhe pa arritur asnjëherë qëllimin mashtrues, i cili si një fatomorganë ka qëndruar përpara syve dhe ka kapitur krejtësishtë forcën e dëshirave të tyre.

Megjithatë, gjithmonë ka pasur njerëz të mëdhenj, të cilët, duke u ushqyer me këtë dëshirë të fuqishme të njerëzimit, kanë kërkuar përmbushjen e saj dhe e kanë parandier në mikrokozmos, në vetë njeriun e pamatshëm. Në këtë grimcë të



gjithësisë kanë gjetur shprehjen e aspiratës për amshim, kanë gjetur një botë të tërë të pamatshme, por të arritshme me fuqitë e njeriut.

Në këtë botë njerëzit janë munduar të zgjidhin problemin e lumturisë brenda njeriut. Dhe vërtet mund të themi se njerëzit që e kanë ndier përnjëmend lumturinë në jetë, kanë qenë ata që e kanë kërkuar intuitivisht ose në mënyrë të ndërgjegjshme zgjidhjen e këtij problemi brenda vetvetes.

I tillë është edhe Naim Frashëri, nismëtar i njohur i lëvizjes iluministe-etike. Emrit të tij nuk do t'i shtoj asnjë epitet zbukurues, sepse cilësori më i bukur i tij është fjala njeri, së cilës ai në një vistër artikujsh dhe punimesh pedagogjike-arsimore i ka dhënë një nocion/përkufizim aq të mrekullueshëm, të qartë dhe të avancuar.

Nëpër shpirtin dhe zemrën e tij të madhe e fisnike ai ka lëshuar si rreze dielli që të rrjedhin problemet, dhimbjet dhe synimet e njerëzimit. Dhe si prizmi i qelqtë që zbërthen dhe shpërndan dritën e diellit në shumë rreze ngjyrash të mrekullueshme të ylberit, të forcave të ndryshme të fshehta, ashtu edhe Naimi në zemrën e tij të ngrohtë dhe në shpirtin e kthjellët, me një qartësi të admirueshme ka analizuar madhështinë dhe forcën e njeriut dhe jetën e tij individuale e shoqërore. Dhe, ashtu si në figurën spektrale të dritës së diellit, radhiten ngjyrat që nga nuancat më të mbyllëta të rrezeve violete deri tek nuancat më të forta të ngjyrës së purpurtë, Naimi analizon në shumë artikuj të tij të gjitha forcat shpirtërore, duke filluar nga më të errëtat deri tek caqet më të larta pozitive të shpirtit njerëzor.

ZOTI: Kupa e lartë që s'ka fund e s'ka kufi. Që shpërndan argjend e derdh flori… Që ndër zbukuronjësit pa numrim... Endacakët që vozitin pa pushim, në çdo mëngjes e çdo natë që të sheh syri në tërthoret gjër' e gjatë gjithë lulet, trajta e tyre ngjyra, era, gjithë drunjtë, kokat e gjedheve dhe të tjera, zhegu, ftohma dhe pranvera bukuroshe era, kroi dhe lëdina gjelbëroshe në çdo vend që hedh njëriu të zbehtin sy dritën e ZOTIT të vërtet e sheh aty.

Me një ngrohtësi dhe qartësi të rrallë, siç ka ditur të na flasë vetë Naim Frashëri, ai paraqet aq fuqishëm, bindshëm dhe qartë të gjitha problemet, edhe ato më të rëndat, dhe kështu ndikon tek njerëzit drejtpërdrejt e spontanisht. Nuk janë këto shkrime të mbushura me një terminologji të ftohtë shkencore të pedagogjisë, por aty rreh dhe vlon pulsi i fuqishëm i jetës së një shpirti të madh e tropikal popullor, pulsi i pedagogjisë së jetës.

Ky libër do të japë një pamje komplete dhe harmonike të personalitetit dhe punës së Naimit si pedagog dhe illuminist i veçantë popullor, si dhe njëherazi do të sqarojë konceptet mbi synimet dhe qëllimet e lëvizjes iluministe-etike, rreth të cilave ka pasur aq shumë kritika dhe sulme të papërligjura.

Po i japim publikut këtë libër me dëshirën e çiltër që t'u bjerë në dorë të gjithë arsimtarëve dhe prindërve, të gjithë atyre që aspirojnë një botëkuptim më të kthjellët dhe më të qetë, të gjithë atyre që kanë humbur besimin në jetë dhe në njeriun. Jemi të bindur se në këtë libër do të gjejnë nxehtësi për t'u ngrohur zemrat e mërdhira, e shpirti i kthjellët do t'i ngrejë në lartësitë ku nuk ka dhimbje e pikëllim dhe profesionit dhe jetës së tyre do t'u dhurojë forcën e produktivitetit pozitiv. Është mirë që çdo ditë të lexohet nga një artikull dhe të mendojmë e të gjykojmë për të në mënyrë kritike, ngase libri ka vlerë për aq sa na nxit për të menduar.

Si nuk i hedh një sy nga qielli i lartë! Të gjesh fronin e madhështisë së llogarisë! Po ti, hesht o krimb i tokës dhe dëgjo. Gjer te qielli e fshehta ti mos shko! Një

pikë ujë varej në botë o i gjorë, që të shohësh në të mijëra frymorë! Nëngurin e ZOTIT e shikojmë në çdo send, kur kaq drita dhe të fshehta në përballe mbi të qenët dhe mos gjenë mos bëjë fjalë!

Po ua dorëzojmë pedagogëve tanë, shtrenguesve të mendimeve tona, këtë zemër të ngrohtë pedagogjike, me dëshirën që në zemrat dhe në shpirtrat e tyre të ndezë dashurinë për profesionin e tyre fisnik, në mënyrë që ata të bëhen bartës të vërtetë të rilindjes arsimore të popullit tonë, nga synimet patriotike. Dëshironi ta njihni një popull nga të gjitha aspektet, atëherë duhet para së gjithash në kulturë.

Letërsinë e tij, sepse kjo është busulla e vërtetë, fjalë dhe histori e gjallë e tij, letërsia e eksplikon të gjithë karakterin e njerëzve të gjallë që janë pjesëmarrës aktivë të momenteve historike.

Të gjitha letërsitë e ndryshme e përbëjnë një sistem të madh të artit letrar, në të cilin çdo brez i një populli ka kreacionin, invencionin dhe vlerën e tij shpirtërore.

Me uratën e mendimeve, të ndjenjave dhe të punës sonë, ua dhurojmë miqve dhe shokëve tanë këtë tufë lulesh të rritura në shpirtin e nismëtarit dhe udhëheqësit të admirueshëm, me dëshirën që në luftën për ideale të jetës ta selitin në shpirtin e vet dhe të nxjerrin frytet e freskëta për të mirën e popullit, të atdheut dhe të njerëzimit.

**Gjurmë të rritës e dritës në veprën "Ëndërrime"**

**"Tahajjulat" (Endërrime)**

Përmbledhja e poezive lirike romantike të poetit tonë kombëtar Naim Frashëri, shkruar persisht dhe botuar në Stamboll më 1884, nën titullin e përbashkët Tahajjulat, përbën fazën e parë të krijimtarisë së tij. Megjithatë ajo nuk pa dritën e botimit në gjuhën shqipe, për shkak se në atë kohë poeti ynë, i ndodhur përballë ngjarjeve të rëndësishme politike, që po zhvilloheshin në dëm të kombit tonë, u hodh në sferën e gjerë të veprimtarisë për përhapjen e arsimit dhe kulturës kombëtare, si detyrë urgjente që shtronte në atë kohë lëvizja për forcimin e plotë të vetëdijes politike shqiptare në funksion të luftës për çlirimin dhe mbrojtjen e atdheut. Për këtë qëllim patriotik, ai zhvilloi veprimtari të madhe në të përmuajshmen "Drita"-"Dituria" në Stamboll (10 gusht 1884-20 korrik 1885) në bashkëveprim me Sami Frashërin, Janë Vreton dhe Pandeli Sotirin, ky i fundit kryeredaktor i saj. Siç dihet, Naimi aty filloi të shquhej si poet i madh kombëtar.

Në këto rrethana historike, përmbledhja poetike *Tahajjulat*, pas një kohe të gjatë, e qarkulluar në Stamboll dhe sidomos në Persim, në vitin 1971 ra në dorën e poetit Vexhi Buharaja në Tiranë, njohës i pashoq i gjuhës persiane dhe shqipërues mjeshtëror, i cili e bëri atë të fliste në gjuhën elegante shqipe me titullin *Endërrime*.

Përmbledhja poetike *Endërrime* përbëhet prej 26 poezish, shkruar gjatë kohës së qëndrimit të Naimit në Berat (viti 1873) nënpunës në Zyrën e tatimit të të dhjetave në sarde (në vitin 1874-1877), nënpunës në Zyrën e doganës në Sarandë e më pas në Stamboll, ku u vendos përfundimisht me familjen, me punë kryetar i Komisionit të kontrollit të botimeve pranë Ministrisë së Arsimit Turk, ku siç dihet, ndihmoi shumë për dhënien e lejeve të qarkullimit të botimeve shqip, që shtypeshin në Stamboll, Bukuresht, etj., në qarqe atdhetare kulturore shqiptare.

Gjatë viteve 1873-1883 tek mbyllet ky cikël i poezive, në imazhin e frymëzimeve poetike meditative në objekte të veçanta frymëzimi mbi natyrën, në shpjegimin e fenomeneve botëkuptimore dualiste fetare filozofike, janë kristalizuar në gjerdanin e poezisë së tij të bukur, përshkruar në mendime të thella si dijetar i vërtetë. Kjo shihet qartë në poezinë *Qielli*, shkruar në vitin 1875, me të cilën hapet vëllimthi, pa ndjekur kriterin kronologjik kohor, kur duhej të vihej më përpara vjersha *Gjuha e zemrës,* e botuar në vitin 1874:

***"Një shkëlqim që s'ka fillim e s'ka mbarim"*** – shkruan poeti në vjershën *Qielli,* është "Kuptim, fuqi, pasqyrë e Zotit tim". Duke mos arritur ta shpjegojë shkencërisht këtë fenomen, poeti pyet:

***"Ç'është, ç'është kjo e paanë Gjithësi?***
***Dhe ky rregull dhe ky libër që sheh ti?***
***Kjo e kaltër hapsirë e paanë?"***

Por në fund, poeti, duke mos i dhënë kuptimin shkencor, ose duke u rezervuar të japë mendime për shkak të keqkuptimeve që mund të krijoheshin, arrin në përfundimin e tij për këtë fenomen shkencor ende të pazgjidhur:

***"Mençuri e Zotit shfaqet në çdo vend***
***Plotfuqinë e tij shikojmë në çdo vend".***

Sipas Naimit, rrugëzgjidhja shkencore e kësaj fshehtësie shprehur në vjershën *Gjuha e zemrës*, botuar në vitin 1874 në këtë përmbledhje, u takon rrugënjohësve të dijës, zbulimtarëve, pra këtë enigmë, mendoi ai, duhet ta shpjegojnë dijetarët e ardhshëm.

Pra, vepërza *Ëndërrime,* e shkruar në atë kohë, vlerëson kuadrin e lartë të poetit tonë në vijën e ecurisë së tij. Edhe më qartë del në pah formimi i tij si dijetar dhe si poet në poezinë *Toka dhe njeriu*, ku fuqia krijuese e talentit të tij të veçantë shkrihet në brendinë e thellë të mendimeve që zotëronte ai si poet dhe iluminist, që dijen dhe artin e të shkruarit i vinte në shërbim të kombit. Dhe, ja imazhi i poetit dhe dijetarit Naim Frashëri në *Toka dhe njeriu*, ku ai shkruan:

***"Këjo Tokë, që aq baltë ka rrufitur,***
***Një yll është nga të qiellit yj të ndritur.***
***Nëpër qiej udhëton ajo aq mirë,***
***Po si zogu fluturon në hapësirë,***
***Ç'është veç një copëz hën-e fenerit.***
***Dielli zjarrpërhapës ka si nënë***
***Dhe si bijë këmbëlehtn' e bukur Hënë"***

Siç shkruan më pas Naimi, toka si motër edhe planetë të tjerë, plot me zjarrn'e Diellit mbushur e ka gjinë, kaq të mira nxjerr nga zemra mbi siprinë. Dhe sa nga ai zjarr i saj kanë dalë bimë e xehe që nuk numërohen dot, kaq lule e drunj e pemë plot. Por krahas tyre, shton Naimi, bashkë me llojet e shumta të frymorëve të ndryshëm doli edhe njeriu:

***"Pranë Tokës rri gëzohu o njeri***
***Se kjo Tokë u bë, pra për ty shtëpi***
***Meqë vure si mëkëmbës e te ky Dhe***
***Pra, këtu kërko gaz edhe hare"***

Poezia e tij intime elegjiake shpreh dhimbje të prekshme për vdekjen e motrës, vëllezërve e mbesave. Në poezinë *Mbi trupin e bijës sime të vdekur* ai qan me vaj:

***"Mjeri une vaj moj bijë, mjeri unë!***
***Moj e dashur, moj e ëmbëla aq shumë.***
***Pa ty mbeta, pa ty moj në motë..."***

Edhe pse larg, në Stamboll, në mes të të mirave të jetës, poeti me trup dhe shpirt jeton në atdhe. Këtë e shohim qartë në vjershën kushtuar atdheut:

***"O Atdhe më je i dashur sa më s'ka***
***Më je nënë, më je motër, me je vlla.***
***Nga ç'ka rotull më i shtrenjti ti më je,***
***Je më i miri nga çdo gjë që ka ky dhe."***

I prekur në mendime dëshpëruese se ndoshta nuk do të kthehet më, poeti shprehet me optimizëm se populli shqiptar kurrë nuk do të shuhet nga faqja e dheut. Përkundrazi, nga koha në kohë do të shtohet e do të përparojë:

***"Dhe pse ha, o dhe ti bijt' e tu të mjerë***
***Numri prapë në vend mbetet kurdoherë***
***Begatoje o Zot këtë vend***
***Epu njerzve të tij Ti mbroth e shend!"***

Natyra e bukur shqiptare e rrit shumë vlerën ardhetare të poetit Naim Frashëri në vepërzën *Endërrime*, stoli e mahnitshme, ku është shkrirë mendimi i tij si dijetar dhe forca krijuese si shkrimtar me penën në dorë të ngjyer me mellanin e përgjaktë të dashurisë për vendlindje.

# Intervistë me Hafiz Idriz Keskin, koordinator i shoqatës kulturore, humanitare "Istambul" nga Turqia

Në kuadër të KBI-së të Gjakovës, në marrëveshje me Kryesinë e BI-së të Kosovës, vepron shoqata kulturore-humanitare "ISTAMBUL" nga Turqia, e cila për synim kryesor të vetin ka aftësimin e nxënësve – kandidatë për hivz, memorizim të Kuranit.

***E.R.: Hafiz ef. Fillimisht na thoni një biografi të shkurtër për shoqatën tuaj dhe aktivitetet e saj?***

**Hafizi:** Ne si shoqatë ndërkombëtare humanitare dhe kulturore "ISTANBUL", aktivitetin tonë në Kosovë e kemi filluar në vitin 1999, d.m.th. menjëherë pas luftës, dhe kemi qenë pranë popullatës kosovare duke ditur nevojën e vëllezërve tanë kosovarë, që kanë pasur nevoja imediate si pasojë e përfundimit të luftës, por kjo nevojë vazhdon ende. Edhe ne si vëllezër të shqiptarëve, do të jemi gjithherë pranë tyre, në dashtë Allahu i Madhëruar.

***E.R.: Na jepni një letërnjoftim për Hfz.Idriz ef.Keskinin, ju lutem!***

**Hafizi:** Unë quhem IDRIS KESKIN. Kam lindur më 20.11.1972 në qytetin Afyon të Turqisë. Shkollën fillore e kam kryer në vendlindje, ndërsa pas klasës së pestë kam filluar hafizllëkun (memorizimin e Kuranit), pas hafëzllëkut mësimet i kam vijuar në liceun fetar - Imam hatipin në vendlindje. Pas një viti përvojë pune si profesor i hafëzllikut në Stamboll kam filluar studimet në Fakultetin e Studimeve Islame, dega e Hadithit dhe Tefsirit në dy gjuhët - arabe dhe angleze, në Pakistan. Pas diplomimit erdha në Kosovë, ku hapëm një konvikt për nxënësit e shkollës së mesme në komunën e Gjilanit. Pastaj kam kaluar në Shqipëri, në qytetin e Shkodrës, ku kemi ndërtuar një medrese të ciklit të mesëm për femra dhe, pasi kemi filluar punën atje, kam ardhur në Gjakovë, ku pas një periudhe gjysmëshekullore, me ndihmën e Allahut e pastaj me kontributin e vëllezërve turq, rihapëm shkollën e Hafëzllikut në Gjakovë.

***E.R.: Hafiz.ef. Ju jeni nga Turqia, ju lutem na thoni përshtypjet tuaja në përgjithësi për Kosovën, kosovarët, dhe sidomos për gjakovarët?***

**Hafizi:** Unë në fillim dua të parafrazoj një ajet nga libri ynë i shenjtë, Kurani, i cili njerëzit, pa dallim kombësie, i vë në suaza të barabarta në bazë të besimit të tyre; ***Me të vërtetë besimtarët janë vëllezër...",*** gjithashtu edhe hadithi i të Dërguarit të Allahut në Fjalimin e tij lamtumirës para besimtarëve në kodrën e Arafatit, ku ndër të tjera ka thënë "...nuk ka dallim i bardhi nga i ziu, arabi nga jo arabi..." dhe në bazë të këtyre fjalëve hyjnore, sipas të cilave ne edhe punojmë. Unë personalisht besoj se asnjë mysliman, çfarëdo kombësie të jetë, nuk sheh dallime ndërmjet popujve të ndryshëm myslimanë; në mes popullit shqiptar dhe popullit turk nuk shoh asnjëfarë dallimi, këta dy popuj i shoh si vëllezër, sepse kanë kaluar një periudhë të gjatë bashkë në Perandorinë Osmane. Ju e dini shumë mirë se brenda Perandorisë Osmane kanë qenë 33 kryeministra e shumë e shumë ministra, të cilët as që mund t'i numërojmë, që kanë udhëhequr, së bashku me sulltanët, Perandorinë Osmane. Po ashtu edhe shoqata jonë, edhe pse është turke, kryetari i shoqatës është shqiptar, zotëri Rafet Bilaç, po edhe koordinatori i shoqatës për Kosovë është shqiptar.



*Hafiz Idriz Keskin*

Nëse nisemi nga hadithi i Muhamedit a.s. "...se më i miri prej jush është ai cili e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve", mua m'u dha rasti që të vij në Gjakovë dhe më është hapur kjo derë e të mirave dhe unë gjakovarët i shoh me fat, se janë mikpritës të këtij përgëzimi të mirë që na e ka dhënë Muhammedi s.a.v.s.

***E.R.: Hfz.ef. Na thoni në pika të shkurtra për aktivitetet e shoqatës tuaj?***

**Hafizi:** Shoqata jonë gjatë vitit të kaluar ka bërë një ndihmë modeste për afro 4200 familje kosovare me ndihma ushqimore, për 1000 nxënës me çanta e pajisje të tjera shkollore, gjithashtu edhe me mish me rastin e festës së Kurban Bajramit. Por, edhe në konviktet tona në Gjilan dhe në dy konvikte të Prizrenit, në mënyrë që nxënësve kosovarë t'u bëhet shërbim pa asnjë lloj kompensimi.

***E.R.: Cilat janë aktivitetet kryesore me të cilat merret shoqata juaj?***

**Hafizi:** Shoqata jonë kryesisht është e fokusuar në ndihma humanitare, aktivitete kulturore dhe arsimore.

Nga aktivitetet humanitare veçojmë këto:

- shpërndarja e mishit të kurbanit për festën e Kurban Bajramit për çdo vit, familjeve të varfra, jetimëve, invalidëve të luftës etj. Shpërndarja e ndihmave në gjëra ushqimore për muajin e shenjtë të Ramazanit....

Nga aktivitetet kulturore veçojmë këto:

- organizimi i tribunave kulturore-fetare në bashkëpunim me KBI-në e Gjakovës, në raste festash fetare;
- tryeza në raste përvjetorësh të ndryshëm të personaliteteve të shquara islame;
- organizimi i manifestimeve të tjera, siç janë tribunat fetare, mevludet etj. nëpër xhami;
- ligjërata të përjavshme për gra me ligjërueset e mirënjohura - Besa Ismaili, Suela Dibra, etj.;
- emisioni i përjavshëm gjatë gjithë vitit në TOP -radio me imamët e KBI-së të Gjakovës;
- emisioni gjatë muajit të Ramazanit 45 minuta para iftarit;
- kursi veror për fëmijë, korrik-gusht;
- ekskursionet të fëmijëve nëpër vendet piktoreske të Kosovës.

Nga aktivitetet arsimore veçojmë këto:

- udhëheqja e Institutit për hivz – memorizimin e Kuranit me planprogram të medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës.

***E.R.: Përveç ndihmave nga qendra juaj, a keni bashkëpunim edhe me shoqata të tjera humanitare apo donatorë vendorë?***

**Hafizi:** Ndihmat në përgjithësi i shpërndajmë vetë, por kemi një bashkëpunim të ngushtë me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, gjithashtu edhe me komunat dhe me Institucionet e Përkohshme të Kosovës.

***E.R.: Ju jeni përfaqësues i shoqatës në Gjakovë dhe profesor i Institutit të hifzit – memorizimit të Kuranit, na thoni diçka më tepër lidhur me këtë punë?***

**Hafizi:** Kjo punë është shumë e ndjeshme dhe do angazhim të madh nga ana ime si profesor, po ashtu edhe nga ana e nxënësve. Është e ndjeshme, sepse kemi të bëjmë me mësimin përmendsh të Fjalës së All-llahut, andaj duhet seriozitet, vendosmëri, dashuri, vullnet. Hifzi nuk mund të mësohet me dhunë - me zor, veçse gjithçka varet prej dashurisë së kandidatit. Ky institut është shumë i mirëseardhur në këto kohë kur hafëzllëku është në rënie e sipër, e në Gjakovë nuk ka asnjë hafëz. Në institutin tonë nxënësve u janë plotësuar të gjitha kushtet, si: ushqimi, fjetja, aktiviteteve kulturore, sportive etj.




***E.R.: Çfarë statusi ka instituti juaj?***

**Hafizi:** Meqë shoqata jonë është e regjistruar në institucionet e Kosovës, ajo ka të drejtë të plotë të bëjë një aktivitet të tillë në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës, andaj kjo shkollë është plotësisht në pajtim me ligjet ekzistuese në Kosovë dhe me planprogramet e Bashkësisë Islame të Kosovës. Edhe këtë shkollë e mbajmë së bashku me Bashkësinë Islame të Kosovës.

***E.R.: Me çfarë planprogrami punoni?***

**Hafizi:** Planprogrami me të cilin ne punojmë, është po ai planprogram me të cilin punon edhe medreseja e mesme “Alauddin” e Prishtinës, së bashku me paralelet e saj në Gjilan dhe në Prizren.

***E.R.: Sa nxënës keni në këtë institucion?***

**Hafizi:** Kapaciteti i shkollës sonë tani për tani është 28 nxënës, të gjitha vendet janë mbushur, por nëse e shohim të nevojshme për shkak të rritjes së interesimit për shtimin e numrit të nxënësve, mund të rrisim kapacitetet e lokaleve tona.

***E.R.: Nga vijnë apo prej cilave vise të Kosovës vijnë më tepër kandidatët?***

**Hafizi:** Shtrirja gjeografike nga vijnë nxënësit është e gjerë: nga Prishtina, Podujeva, Mitrovica, Klina, Deçani, Gjakova, Rahoveci etj.. Shkollimi zgjat katër vjet dhe është falas. Gjatë këtyre katër vjetve mësohet Kurani përmendsh dhe në fund nxënësi merr diplomën për “Hafëz”. Paralelisht me këtë, secili nxënës mund të marrë edhe diplomë në medresenë “ALAUDDIN”, duke dhënë provimet me korrespondencë në Prishtinë. Diploma njihet në të gjitha qendrat universitare të botës. Kështu pra, nxënësi që mbaron Institutin për hifz, merr dy diploma (Diplomën e medresesë së mesme “Alauddin” të Prishtinës me korrespondencë, dhe diplomën e Hifzit nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës).

***E.R.: Sa lëndë mësohen gjithsej?***

**Hafizi:** Sikurse e ceka edhe më sipër, ne punojmë në bazë të planprogramit të medresesë së mesme “Alauddin” të Prishtinës, d.m.th. aty zhvillohen të gjitha lëndët fetare dhe shkencore, sipas kritereve të Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë. Në vitin e parë nxënësit mësojnë 16 lëndë: Kur’an, Akaid, Fik’hu, histori Islame, matematikë, fizikë, kimi, gjuhë angleze, informatikë, gjuhë shqipe, gjuhë arabe, gjuhë turke, ekonomi, histori, gjeografi dhe edukatë fizike. Por, vëmendjen më të madhe ia kemi kushtuar memorizimit të Kuranit përmendsh. Gjithashtu, nxënësi u shtrohet provimeve me korrespondencë në Medresenë e mesme, ndërsa për dhënien e provimeve nxënësve u është lehtësuar ndjekja e ligjëratave gjatë tërë vitit, në mënyrë që të mos kenë vështirësi gjatë provimeve.

***E.R.: A keni kuadër arsimor të mjaftueshëm?***

**Hafizi:** Kuadrin arsimor e kemi siguruar nga vetë qyteti, tani për tani kemi kuadër të mjaftueshëm, dhe me kualifikim të lartë e cilësor.

***E.R.: Kandidatët që duhet të regjistrohen në këtë institut, cilat kushte duhet t'i plotësojnë?***

**Hafizi:** Kandidati që duhet të regjistrohet në institucionin tonë, duhet të plotësojë këto kushte:

- duhet të ketë kryer klasën e 9 të shkollës fillore,
- të mos jetë më i vogël se 15 vjeç dhe më i madh se 16 vjeç,
- të jetë i shëndoshë fizikisht dhe psikikisht.

Për regjistrim duhet të paraqiten këto dokumente:

1. Dëftesa e shkollës fillore,
2. Certifikata e lindjes,
3. Certifikata e mjekut,
4. Deklarata e prindit apo kujdestarit për përgjegjësinë morale dhe materiale,
5. Propozim-referencë nga KBI e vendit ku jeton.

***E.R.: Meqenëse keni kandidatë nga të gjitha anët e Kosovës, si e keni të rregulluar çështjen e banimit, ushqimit, udhëtimit etj.?***

**Hafizi:** Në kuadër të medresesë funksionon edhe konvikti me të gjitha kushtet për ngrënie, fjetje në dhoma komode, ngrohja është qendrore, relaksimi bëhet në ambientet sportive të medresesë si edhe kemi kabinetin e informatikës, ku gjendet edhe biblioteka e pasur. Për pastërtinë e nxënësve dhe të rrobave kujdeset personeli në medrese.

***E.R.: Planet e shoqatës për të ardhmen?***

**Hafizi:** Shoqata jonë ka një aktivitet të gjerë në Kosovë, andaj këto aktivitete do të vazhdojnë edhe për një kohe të gjatë, një gjë që e dimë më së miri se gjatë qëndrimit tonë në Kosovë, do të jemi vazhdimisht në shërbim të popullit të Kosovës dhe të së ardhmes së tij.

*Bisedën e zhvilloi*
***Esat ef. Rexha***

# Islami dhe autoriteti

Emine A. Vezaj



Autoritetin mund ta përkufizojmë në disa mënyra, sipas fushës së sovranitetit, brendisë dhe burimit të legalitetit. Por, në përgjithësi, autoritetin mund ta cilësojmë si një dëshirë ose vullnet të lartë, legjitim, që ka fuqinë sanksionuese. Pa marrë parasysh përkufizimin, autoriteti nxjerr në pah gjithmonë çështjen e legalitetit. Tani shtrohet pyetja prej nga e merë autoriteti, që është shprehje e dëshirës superiore, të drejtën për të deklaruar se është i drejtë, i vërtetë, legal, prej nga e merr fuqinë sanksionuese? Përgjigjja qëndron në klasifikimin specifik të autoritetit. Në kuadër të mësimeve, ekzistojnë tri lloje të autoritetit legal1:

1. autoriteti absolut dhe transhendental
2. autoriteti fetar
3. autoriteti njerëzor.

## Autoriteti absolut dhe transhendental

Ky lloj autoriteti I takon vetëm Allahut xh.sh. dhe për këtë arsyeja është shumë e qartë. Të besosh Allahun, do të thotë t'i njohësh atributet e Tij të përsosmërisë, që janë të detyrueshme e të domosdoshme lidhur me ekzistencën e Tij të lartë, si dhe atributet e lejueshme; ta besosh ashtu (sipas atyre atributeve) dhe ta quash të lartë e larg atributeve që shprehin mangësi. Allahu është i cilësuar me të gjitha atributet e përsosmërisë, të denja për Emrin e Tij, dhe s'ka të bëjë me atributet e mangësisë.[2] Dhe për këtë arsye, më tutje, Ai është Krijues i Vetëm i qenieve, i gjërave të dukshme e të padukshme, i gjërave të gjalla e të vdekura. Shkaku i ekzistencës së çdo gjëje të gjallë, është Ai; Ai ua jep atyre fuqinë. Ai është absolut, i pavarur, transhendental, është superior mbi të gjitha gjërat, është i patëmetë. Çdo gjë jashtë Tij, çdo gjë në gjithësi - është e lidhur dhe varet nga Ai. Jashtë dëshirës, fuqisë dhe diturisë së Tij, nuk ekziston asnjë qenie, vend ose subjekt.[3] Argument për këtë është vetë Fjala e Allahut xh.sh.: "Allahun e lartëson me adhurim ç'ka në qiej e në tokë dhe Ai është i gjithëfuqishmi i urti. I Tij është pushteti në qiej e në tokë, Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, dhe Ai ka fuqi për çdo send. Ai është i pari që s'ka fillim, dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi e i padukshmi, dhe Ai është më i dijshëm për çdo gjë. Ai është që krijoi qiejt e tokën vetëm për gjashtë ditë, pastaj mbisundoi Arshin. Ai e di ç'hyn në tokë dhe ç'del prej saj, ç'zbret prej qiellit dhe ç'ngrihet lart, dhe Ai është me ju kudo që të jeni, Allahu është përcjellës i asaj që punoni. Vetëm i Tij është sundimi i qiejve dhe i tokës, dhe vetëm tek Allahu kthehen të gjitha çështjet. Ai ngërthen (e zgjaton) natën në ditë dhe ngërthen (zgjaton) ditën në natë, dhe Ai është që i di të fshehtat në gjokse".[4]

Është Allahu Ai Që u ka dhënë jete sendeve, objekteve qenieve trupore dhe shpirtërore, i Cili ka krijuar gjithësinë dhe ka vënë një rend të funksionimit, i cili ka vënë ligje kozmike, ka vënë një lidhshmëri zinxhirore ndërmjet jetës dhe vdekjes. Allahu është Ai të Cilit I përkasin cilësitë - i përhershëm pa fillim, dhe i përhershëm pa mbarim. Njëkohësisht, argument për këtë është se sikur Allahu të ishte i paraprirë nga mosekzistenca, atëherë një gjë e tillë do të zhdukte faktorin, i cili ka bërë që ai të ekzistojë, kështu që atëherë është e pamundur, që duke qenë ai kështu, të jetë zot i Allahut xh.sh., është e pamundur që ndonjëherë Qenia e Allahut t'i nënshtrohet mosekzistimit... kjo për arsye se, siç nuk mund të parafytyrohet mundësia që, ai të ketë qenë më parë, dhe bëri që ky tjetri të jetë dhe të ekzistojë. Pra, doemos Ai (i pari) është ai që nuk ka fillim. Gjithashtu, rreth përhershmërisë të pambarim të ketë ndonjë faktor ndikues në krijimin e Atij që është vaxhib'ul-vuxhud (që ekziston vetvetiu); po ashtu nuk mund të imagjinohet që të ekzistojë ndonjë faktor që ta zhdukte Atë, se përndryshe Ai nuk do të ishte Që ekziston vetvetiu.[5] Nga kjo edhe mund të kuptojmë se asnjë qenie, person ose forcë nuk mund t'i bëhet ortak Atij, dhe nuk mund të ketë autoritetin e Tij. "...vendimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon askujt përveç Allahut..."[6]

Këto dhe shumë rregulla të tjera, Allahu ua sqaron njerëzve nëpërmjet të Dërguarve të Tij, madje për këtë është edhe kjo thënie uranore, ku Allahu xh.sh i drejtohet Pejgamberit a.s. me fjalët: "Thuaj: "Unë i përmbahem së vërtetës (që më erdhi) nga Zoti im. Ju e gënjyet atë, e për shkak se ju nguteni (dënimin), nuk e bëj unë, vendimi I takon vetëm Allahut; Ai e rrëfen të vërtetën; Ai është më i miri gjykues".[7] Gjithashtu në ajetin vijues, Allahu xh.sh. autoritetin e Tij na e përkujton kështu: "...Këto janë dispozita të Allahut, me të cilat Ai gjykon ndërmjet jush; Allahu është më i dijshmi, më i informuari".[8] "A nuk është Allahu më i urti gjykues?"[9] Njohuria absolute e së vërtetës I takon vetëm Allahut, pra, dituria e njeriut është relative. Njeriu mund të arrijë shumë të mira materiale në tokë, por edhe kjo është nga ana e Allahut; sepse kjo përsëri mbetet relative tek njeriu, meqë fuqia e njeriut është e krijuar dhe e vdekshme, po edhe e kufizuar. Pra, çdo pushtet - krahas pushtetit të Allahut, është relativ dhe brenda suazave kohore. Autoriteti absolut dhe transhendental mund t'i atribuohet vetëm Allahut xh.sh., dhe krahas kësaj, nuk mund të jetë ndonjë rival shtesë ose dualizëm në këtë autoritet.

## Autoriteti fetar

Ky lloj autoriteti, për nga karakteri që ka, është i kufizuar me Pejgamberin dhe është specifik vetëm për të Dërguarit e Allahut, të cilët, për nga cilësimi, janë të zgjedhur nga Zoti, janë nën mbrojtjen e Tij, dërgohen si emisarë.

Meqë që të tri këto cilësi zgjidhen drejtpërdrejt nga Allahu, atëherë pejgamberia nuk është punë e thjeshtë dhe as që mund të ketë hamendje në shpalljen e misionit, si e tillë Shpallja hyjnore dhe të dërguarit përfaqësojnë autoritetin absolut të Allahut xh.sh. dhe nga kjo del se ky autoritet merr legjitimitetin nga burimi hyjnor dhe gjërat që kumtohen nga të dërguarit, nuk janë produkt i hamendjeve të tyre, por menaxhim i projektit të Krijuesit dhe dërguesit të tyre - Allahut xh.sh.: "Ai (Kurani) nuk është përveçse shpallje që i shpallet. Atë ia mësoi, Ai fuqiploti (Xhibrili)".[10] Së këndejmi, është Allahu Që udhëzon, dhe është Xhibrili që dërgon Shpalljen tek ai që ka përcaktuar Allahu xh.sh., njohuritë e sjella nga Xhibrili, - që të gjitha janë të shkruara në Levhi Mahfudh, në Pllakën e Ruajtur, që më pastaj emisari i Tij, Xhirili a.s. i përcjell tek të zgjedhurit e Tij në tokë, të Dërguarit a.s., që më pastaj të përcillen tek njerëzit në mënyrë të drejtë dhe të sigurt. Por, Pejgamberi nuk është vetëm kumtues, ai është edhe kulmi i urtësisë, Shpalljen ua kumton njerëzve sipas direktivave të Allahut xh.sh. (rreth kësaj shih Kuran, suret: En-Nahl: 64, 44, pastaj Ez-Zuhruf: 63). Prandaj besimtarët janë ata që janë të obliguar të zbatojnë atë që urdhëron i Dërguari i Allahut. Për këtë Allahu xh.sh. thotë: "...çka t'ju jep Pejgamberi, atë merreni, e çka t'jua ndalojë, përmbajuni dhe kini frikë Allahun, se Allahu është ndëshkues i ashpër".[11]

Nga ajetet e mësipërme, kuptohet se ajo që rekomandon i Dërguari, është urdhër për ne, ngase këta urdhra të Pejgamberit janë autorizime të Allahut xh.sh., prandaj ndër parimet bazë të të Dërguarve është pagabueshmëria. Parimisht, të Dërguarit e Allahut ishin të mbrojtur nga gabimet, dhe nëse ndodhte që (i Dërguari) ndonjëherë të jepte ndonjë vendim jo të qëlluar rreth një çështjeje të caktuar, menjëherë i tërhiqej vërejtja nga Shpallja hyjnore dhe e përmirësonte atë. Nisur nga kjo, edhe shumë nga orientalistët nuk ngopen me fyerjet e tyre pikërisht duke u nisur nga qortimet që i janë bërë Pejgamberit Muhammed a.s.,[12] Musait a.s.[13] dhe Pejgamberëve të tjerë. Duke u mbështetur në këtë ajet uranor: "...kërko falje për mëkatin tënd..."[14], që aludon gabueshmërinë e Pejgamberit Muhammed a.s., po edhe të tjera, janë disa dëshmi të orientalistëve sikur shpallja e Pejgamberit a.s. nuk është aq e sterilizuar nga gabimet e tij njerëzore. Por, ashtu si thonë ata, ne themi pak më ndryshe dhe shumë më thjesht: Sikur Pejgamberi a.s. të manipulonte Shpalljen dhe të mohonte të qenët e tij njeri, - me siguri edhe këto ajete do t'i fshinte nga Kurani, sepse afërmendsh që asnjë projekt njerëzor nuk do të dëshironte ta injoronte apo ta qortonte veten. Me siguri, secili autor e proklamon projektin si një nga më të përsosurit dhe pa gabime.

Më tutje, gjithmonë duhet pasur parasysh që pejgamberi të mos ngrejë më lart statusin e vet. Ai është një njeri që merr frymë si njerëzit e tjerë, ha, pi, e merr uria, sëmuret dhe vdes. Kur mbyllet kanali i revelatës, ai nuk mund të arrijë me aftësitë e veta deri të Pllaka e Ruajtjes... ai është autoritet i lartë shpirtëror, që ua komunikon dhe ua mëson të tjerëve fenë; personaliteti i tij është i shenjtë. Ka një status i cili e dallon nga statusi i njerëzve të tjerë, por megjithëkëtë, është rob i Zotit dhe i Dërguar i Tij.[15]

## Autoriteti njerëzor

Autoriteti i kësaj kategorie nuk ka kurrfarë veçorie hyjnore ose transcendentale, po është i pranueshëm, legjitim dhe meriton të respektohet. Rrjedhimisht, ky autoritet, për nga karakteri që ka, përkufizohet tek njeriu, dhe askush nuk mund ta shpallë hyjnor, të shenjtë apo transhendental. Përgjithësisht ky autoritet që i është dhënë njeriut, përfshin edhe disa sfera të tjera të autoritetit, si atë shpirtëror, juridik etj.

a) autoriteti shpirtëror; pjesëtarët që ndjekin këtë metodë të qëlluar dhe që, duke menduar rreth krijimit të qiejve e tokës, thellohen në dituri. Këta persona Allahu xh.sh. në Kuran i cilëson me emërtimin rasihun, që ka kuptimin e njerëzve të urtësisë dhe të mendimit të madh. Allahu xh.sh. thotë: "Ai është që ta zbriti librin ty e që në të ka ajete të qarta dhe ato janë bazë e librit, e ka të tjerë që nuk janë krejtësisht të qartë (muteshabih). E ata që në zemrat e tyre kanë anim nga e shtrembra, ata gjurmojnë atë që nuk është krejt e qartë për të shkaktuar huti, e kinse kërkojnë komentin e tyre. Po përveç Allahut askush nuk e di domethënien e tyre të saktë. Dijetarët e pajisur me dituri thonë: "Ne u kemi besuar atij (atyre që janë të paqarta), të gjitha janë nga Zoti ynë! Por këtë e kuptojnë vetëm ata që janë të zotët e mendjes".[16]

Po ashtu, nëse për ndonjë gjë nuk kuptojmë, t'i konsultojmë ehlu'dh-dhikrin, përkujtuesit. Thotë Allahu xh.sh.: "Ne as para teje nuk dërguam tjetër, përveç burra, të cilëve u dhamë shpallje. Ju (idhujtarë) pyetni pra dijetarët (e Tevratit dhe Inxhilit) nëse ju nuk dini".[17] Ky ajet aludon nevojën për t'ua kujtuar njerëzve, dhe në këtë rast Allahu xh.sh. më të zgjedhur pas Pejgamberëve si udhërrëfyes, ka përmendur dijetarët, që i cilëson si ehlu'dh-dhikri.

b) autoriteti juridik; këtë formulim mund ta quajmë edhe fusha e ixhtihadit. Normat e veta Zoti ua përcjell njerëzve përmes Pejgamberëve të Tij, të cilët i udhëzojnë njerëzit se si t'i vënë në praktikën e tyre jetësore. Por, që këto ligje para së gjithash të ruajnë vitalitetin dhe freskinë e argumentimit në rrethana dhe kohë, të cilat mund të jetë të ndryshme, - ka nevojë që dijetarët e zgjuar dhe të pajisur me dije të lartë, të marrin këtë pozitë, pra pozitën juridike, apo thënë ndryshe, ixhtihadin e ndonjë çështjeje të caktuar. Në këtë rast ixhtihadi është një fushë juridike me rëndësi jetike. Po ashtu, përmes ixhtihadit të dijetarëve, njerëzit mund të realizojnë më lehtë objektivat e caktuar në jetë, për të cilët nuk janë në gjendje të kuptojnë dispozitat që janë bërë urdhër për ta. Rrjedhimisht, duhet përmendur se çdokush nuk mund të jetë muxhtehid, por para së gjithash ai duhet të jetë i pajisur më dijen më të lartë të mundshme dhe të bëjë përpjekje maksimale për zgjidhjen e ndonjë situate të caktuar; në fakt edhe vetë kuptimi i fjalës Ixhtihad është ky: përpiqem, mundohem. Duhet pasur parasysh edhe fakti që ky autoritet nuk mund të jetë absolut. Dituria e muxhtehidit nuk është absolute dhe 100% e saktë, por koniunkturale, supozicioniste, sepse bazohet në një koment specifik, që krijon marrëdhënie midis jetës dhe Kuranit e Synetit.[18] Këtë e ilustron më së miri hadithi i Pejgamberit a.s.: "Edhe nëse myftinjtë të japin fetva, t'i prapë pyete dhe konsultoje zemrën tënde (kërkoje fetvanë prej saj, verifikoje në zemrën tënde).[19]

---

*Fusnotat:*

1. Ali Bullaç, Koncepte dhe sisteme bashkëkohore. Shkup, 2005. fq. 279-280
2. Kumuniteti Musliman i Shqipërisë, Besimi I-II (Akaidi), Stamboll, 2003. fq. 63
3. Ali Bullaç, op cit, fq. 280
4. Kurani: El Hadid: 1-6
5. Prof. Dr. Muhammed Seid Ramadan El-Buti, Të vërtetat e patundshme të besimit Islam (Detyrimet e njeriut ndaj krijuesit), Tetovë, 2004 fq. 92-95
6. Kurani: Jusuf: 40
7. Kurani: El En'amë: 57
8. Kurani: El Mumtehine: 10
9. Kurani: Et Tinë: 8
10. Kurani : En Nexhm: 3-4
11. Kurani: El Hashr: 7
12. Krahaso; Kurani: El Israë: 74-75
13. Krahaso; Kurani: E A'rafë: 150-154
14. Kurani: Gafir: 55
15. Ali Bullaç, op cit fq. 283
16. Kurani: Ali Imran: 7
17. Kurani: En Nahl: 43
18. Ali Bullaç, op cit. fq. 289
19. Ahmed Ibn Hambel, El-Musned, vëll.IV, fq.228.

# Letër Profetit tim të dashur

**Hisham Hasaballa**

Po ta shkruaj këtë letër, sepse nuk më mjaftoi koha të t'i them të gjitha kur u takuam në Medinë në dimrin e 2003-së. Takimi me ty në xhaminë tënde qe një nga momentet më të lumtura të jetës sime. Kam lexuar aq shumë rreth jetës dhe biografisë sate. Kam qenë aty me ty kur luftoje paganët e Mekës dhe hipokritët e Medinës. Kam ndarë dhimbjet e tua kur populli i Taifit të dëboi me gurë. Zemra m'u drodh kur gati të vranë në Uhud. Kurrë nuk lodhem së lexuari rreth ngjarjeve të jetës sate, dhe s'ka se si të mos marr, për çdo herë, mësime të reja. Kur qëndroja përpara teje, nuk mund t'i mbaja lotët. 'Kam pritur gjatë që të isha me ty', të thashë. Lutem që të mos jetë e largët dita kur do të të vizitoj përsëri.

Nuk di nga t'ia filloj, o i Dërguari i Zotit. Umeti ynë është në nevojë të llahtarshme. E di se pate thënë që do të vijë një kohë kur, të mbash fenë tënde do të jetë sikur të mbash thëngjill të nxehtë, por kurrë nuk kam menduar se do të jetë kaq vështirë. Çdo ditë, feja që duam aq shumë - feja së cilës ti ia kushtove gjithë jetën tënde - që ta sjellësh tek unë - sulmohet dhe akuzohet. Neve myslimanëve na është dashur që të mbrohemi vazhdimisht nga akuzat e shumta të shpifësve të Islamit. Na është dashur që vazhdimisht t'ua kujtojmë njerëzve se Islami nuk e përkrah dhunën. Na është dashur të të mbrojmë ty vazhdimisht – dhe unë nuk do ta përsëris çfarë është thënë – kundër sulmeve të liga e të egra rreth moralit dhe integritetit tënd të patëmetë. Na duhet t'i themi gjërat e njëjta papushim, sikur njerëzit po i dëgjojnë për herë të parë. Dhe në shumë raste, fatkeqësisht, njerëzit i dëgjojnë për herë të parë.

E di që ti na pate thënë se popuj të shumtë do të sulen mbi myslimanët e do të marrin prej tyre sikurse njerëzit e mbledhur rreth sofrës që marrin nga ushqimi. Shpirti më këputet kur i shoh vëllezërit e motrat e mia duke vuajtur nëpër gjithë botën, kurse unë jam i pafuqi t'i ndihmoj. Pjesa më e madhe e refugjatëve të botës, o i Dërguari Fisnik, janë myslimanë. Këtu në Shtetet e Bashkuara, ne myslimanët shikohemi me dyshim dhe nganjëherë me armiqësi për kurrfarë arsyeje, veçse pse jemi myslimanë. Nga cilido sulm terrorist kundër interesave amerikanë, ne myslimanët brengosemi se çfarë do të ndodhë me jetën tonë në një vend që e quajmë shtëpi.

Nuk kam fjalë ta shpjegoj sa i frikësuar isha në mëngjesin e 11 shtatorit.



Isha i ngrirë, plot panik e tmerr, përderisa shikoja tymin që dilte nga ndërtesat. I shikova se si u shembën te dy kullat e unë as që mund të lëvizja. Shpresoja se gjithçka që më shihnin sytë, ishte vetëm një ëndërr e keqe. Fatkeqësisht, nuk qe ëndërr. Ai mëngjes ishte mëngjesi më i zymtë që kam jetuar ndonjëherë. Edhe pse e ndaj këtë trishtim me ty, o i Dërguari i Zotit, ndihem paksa i turpëruar. Frika që ne myslimanët e Amerikës e ndiem më 11 shtator, nuk është asgjë krahasuar me rrezikun dhe frikën që ti dhe shokët e tu patët përballuar në Mekë. Megjithëse pati sulme ndaj myslimanëve pas 11 shtatorit, nuk u përhapën shumë, falë Zotit. Nuk pati ndonjë plan për torturim të vazhdueshëm të myslimanëve amerikanë, sikurse kishte ndodhur në Mekë. Ata nuk na bojkotuan ne dhe as nuk na detyruan nëpër kampe, sikurse patën bërë me ty dhe Beni Hashiminjë mekasit. Jo, as përafërsisht nuk ishte rëndë për ne sa ishte për ju. Megjithatë, ishte një kohë e frikshme, andaj desha të ndaja me ty ndjenjat e mia.

Na mungon aq shumë. Kemi nevojë për duart e tua të buta, buzëqeshjen tënde plot ngrohtësi, urtësinë tënde të thellë, fuqinë dhe vendosmërinë tënde, sjelljet e tua njerëzore. Ne kemi nevojë për ty tani, aq sa shokët e tu kishin nevojë atëherë. Na mungon aq shumë. Trashëgimia e fesë sonë kanoset të jetë trashëgimi e dhunës e urrejtjes, e jo trashëgimi e paqes dhe e drejtësisë, siç dëshiroje ti. Dikur ishim fener i dritës e i shpresës për botën. Ato ditë, për fat të keq, kanë kaluar. Pothuajse për çdo ditë, lajmet tregojnë për një sulm tjetër ndaj njerëzve të pafajshëm nga terroristë, të cilët pohojnë se veprojnë në emrin tënd. Pothuajse për çdo ditë, një sulm i ri godet fenë tonë nga njerëzit më injorantë. Çdo ditë e më tepër, po bëhet më e vështirë të qëndrojmë besnikë në rrugën për të cilën luftove aq shumë, që ta mbaje dhe ta sillje tek ne. Na mungon aq shumë, o Pejgamber i dashur i Zotit.

I Dërguari më i dashur! Të falemnderit. E falënderoj Zotin për ty. Të falënderoj për gjithë vuajtjet dhe dhembjet që përjetove për mua. Të falënderoj për gjithë fyerjet që more; të falënderoj për gjithë goditjet që durove; të falënderoj për gjithë betejat që zhvillove; të falënderoj për gjithë orët e lodhshme që kalove për të sjellë këtë fe të bukur tek unë. Ndihem aq i bekuar të jem mysliman, dhe falënderoj Zotin për këtë dhuratë të çmuar. Kërkoj falje nga Zoti, sa herë që dështoj në obligimet e fesë që e dua dhe e adhuroj. Dhe gjithashtu kërkoj falje edhe nga ti. Sepse, sa herë që bëj mëkat ndaj Zotit, unë tradhtoj dhembjen dhe mundin që dhe ti, në mënyrë që unë të jem mysliman. Andaj, më fal. Asnjëherë nuk e bëj me qëllim; si mund të ta humb mundin tënd që dhe për këtë fe. Të dua aq shumë, o i Dërguari i Zotit. Të dua aq shumë.

*Nga anglishtja:*
*Jeton Mehmeti*
*Kuala Lumpur, 6.5.2007*

# Sanksionet dhe lufta në Irak

**Merita Bajraktari**

Është me së e ditur se OKB dhe KS, si organ i saj, morën masa ndëshkuese si dënim kundër politikës së Sadam Huseinit dhe qeverisë së tij, për politikën qeverisëse diktatoriale në vend, si dhe për qëllimet pushtuese, me rastin e okupimit të Kuvajtit, po dhe për vrasjen e mijëra kurdëve me helme luftarake.

Sanksionet vazhduan edhe pasi ra qeveria e Sadam Huseinit, i cili u ndoq dhe u gjet i fshehur për t'u ekzekutuar, në fund, me varje, një ngjarje kjo e njohur për të gjithë.

Sanksionet vazhdojnë ende, tani me një emër tjetër, me bindjen dhe akuzën se në Irak prodhohen armë për shkatërrimin masiv, apo armë bërthamore.

Shumë ekspertë për çështje bërthamore janë dërguar për hulumtime dhe verifikim, po asnjë nuk ka dalë me deklaratë dhe me fakte konkrete se vërtet këto armë ekzistojnë.

Gjendja në Irak është bërë e padurueshme. Sanksionet po vazhdojnë tani e nëntë vjet. Ata që po e pësojnë, janë popullsia dhe fëmijët e pafajshëm. Me qindra fëmijë vdesin çdo ditë nga mungesa e barnave dhe kurimi i pamjaftueshëm, që janë rezultat i drejtpërdrejtë i sanksioneve ekonomike dhe pamundësisë së importimit të ilaçeve.

Sëmundjet, si dizenteria dhe tifoja, kanë përfshirë vendin në shkallë epidemie. Ka mungesë vaksinash dhe mjetesh sterilizuese.

Këtu shkelen të drejtat elementare të njeriut të garantuara me Konventat e Gjenevës, të nënshkruara nga vetë shtetet anëtare të OKB-së, shkaktare të gjendjes në Irak.

A thua e drejta për jetë normale, ne vendin e tyre e në shtëpitë e tyre, nuk vlen edhe për njerëzit në Irak, vetëm sepse u pëlqen të shpifin e të akuzojnë tmerrësisht për diçka që nuk ekziston, po është pjellë e imagjinatës dhe dëshirave gllabëruese për pushtim dhe pasurim?

Ka dyshim se irakianët kanë filluar të mos trajtohen si njerëz vetëm sepse i përkasin një populli dhe një feje tjetër. Apo fshihet edhe diçka shumë më e rrezikshme – pazarllëqe me naftë dhe përfitime në këtë aspekt, me arsyetimet boshe për ekzistimin e armëve bërthamore.

Nga parashikimet e ekspertëve, nëse edhe një vit vazhdon një gjendje e këtillë, do të pasonte një shkatërrim total dhe katastrofë humanitare.

Mjerimi dhe uria kanë mbërthyer tërë vendin. Njerëzit janë të detyruar t'i shesin orenditë shtëpiake si dhe librat me vlerë të bibliotekave personale, për të blerë ilaçe ose ushqim, për të mos vdekur urie.

Të rinjtë e kanë ndërprerë shkollimin dhe merren më tregti e shitblerje të gjërave të imëta, sa për të mbijetuar.

Degradimi fizik dhe shpirtëror ka filluar të vërehet dukshëm. Fëmijët kanë filluar të merren me vjedhje të vogla, që në rrethana normale nuk do t'i kishin bërë.

Ç'është e drejta, ky popull mysliman është i edukuar në frymën e Islamit të mirëfilltë, që i frikësohen Zotit dhe janë të matur në veprimet e tyre.

Gjithashtu kanë filluar të vërehen fenomene të tjera si - mashtrime, grabitje e dukuri të tjera, me parë në minimum, po tash në rritje e sipër, si degradim i moralit në mënyrë të paparë.

Në shkolla, fëmijët janë të detyruar të mësojnë të shoqëruar me erën e fekaleve që kundërmojnë ngado në rrugë dhe shkollë nga shpërthimi i rrjetit të kanalizimit dhe pamundësia e riparimit të tyre, si pasojë e sanksioneve ekonomike dhe izolimit të vendit.



Ujërat e zeza depërtojnë edhe brenda në klasa, ku fëmijët në rrethana normale uleshin në tokë për të mësuar, kurse tani janë të detyruar të marrin blloqe ndërtimi për t'u ulur.

Nëse vërtet ekziston bindja e bazuar se në Irak ka bombë atomike, atëherë pse Këshilli i Sigurimit nuk merr masa edhe ndaj Izraelit, i cili gjithashtu ka bombë atomike dhe i cili çdo ditë e bombardon Libanin dhe e bën të patolerueshme gjendjen në Palestinë.

Për këtë fakt Këshilli i Sigurimit arsyetohet gjoja se Izraeli ka qenë i rrezikuar për shfarosje totale nga shtetet përreth. Gjithashtu edhe Turqia ka vrarë e përzënë me mijëra kurdë dhe ndaj saj nuk u ndërmorën kurrfarë sanksionesh.

Shumë funksionarë dhe përfaqësues të OKB-së me mision në Irak, kanë dhënë dorëheqje nga pamundësia për ta përballuar mjerimin dhe padrejtësinë që po i bëhet popullit irakian.

Ky fakt e shume fakte të tjera janë të mjaftueshme për t'u akuzuar KS për një politikë vrasëse dhe gjenocidiale kundër një populli të pafajshëm, veprime tek të cilat fshihen qëllimet shfarosëse dhe pushtuese kundër një populli të pafajshëm mysliman.

Pyes veten: A thua çfarë është duke u përgatitur për ne,-popullin shqiptar, dhe a thua sa do të kenë leverdi nga ne, të na përkrahin dhe shpëtojnë, apo të na copëtojnë e shkatërrojnë?

Gjendja e një populli është rezultat i vetë atij populli, por historia ka dëshmuar se i forti dhe i padrejti shpesh e shkruan historinë tende dhe e vulos gjendjen tënde.

Do Zoti me Madhërinë e Vet, të gjykojë në mes në popujve të vegjël dhe kësaj force të madhe e të padrejtë, që të vendosë drejtësi e përfundim të denjë për të gjithë.

# Si servohet Islami sot

Pyetjet e para që i dalin njeriut në momentin kur fillon t`i vërejë shenjat e pjekurisë intelektuale, për përgjigjet e të cilave duhet të gjurmojë, janë këto:

Kush më vuri emrin dhe çfarë kuptimi ka në emrin tim?

Çfarë koncepti edukues është aplikuar tek unë ?

A jam sakrificë e ndonjë humbjeje kolektive reale e rrethit religjioz-civilizues, ku jam caktuar që nga lindja?

Me analizën e emrit, me të cilin prindërit i emërtojnë fëmijët e tyre, mund të vërejmë ambiciet e prindërve në lidhje me ardhmërinë e fëmijës. Por, vetëm ambicia e thatë nuk tregon asgjë nëse atë nuk e shoqëron koncepti edukues konkret. Kështu emërtimi i fëmijëve, emrat e të cilëve aludojnë individë të fuqishëm e të pavarur nga bota e shtazëve (si p.sh. Luan, Ukë, Shqipe, Skifter etj.), njëkohësisht duke aplikuar metodën edukuese, me të cilën shprehet së tepërmi esenca e mendimit të fqinjëve ose shprehja e padëshirueshme e ndikimit në mjedisin monoton, - sjell degradimin e zakonshëm të luanit në hienë, ujkut në dhelpër, shqiponjës në bilbil, skifterit në harabel, etj.

Sot ka fare pak njerëz që gjatë jetës së tyre kanë sukses të vënë re në mënyrë objektive të gjitha përparësitë dhe të gjitha mangësitë e konceptit edukues, i cili është aplikuar tek ata, sa kohë që prindërit e tyre janë gjithmonë më të bukurit dhe më të mirët.

Islami, megjithatë, këshillon një dozë të vetëkritikës, duke kërkuar nga ne dhe prindërit tanë, bile edhe para të tjerëve t`i vëmë (gjërat) nën llupën e mikroskopëve.

Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Secili fëmijë lind në pastërtinë burimore, ndërsa prindërit e tyre nga ai bëjnë një hebre, të krishterë ose zjarrputist".[1]

Njeriu, i cili niset herët në jetë me shumë dyshime, do të përfundojë, nëse ka fat, me ndjenjën e sigurisë. Ndërsa, ai që niset nga qëndrimi i sigurisë, do të përfundojë me shumë dyshime, për të cilat nuk do të gjejë kohë të mjaftueshme për t'i mënjanuar që të gjitha.

Islami si një fanar, i cili herëdokur duhet të përfundojë në tryezën hulumtuese të secilit njeri serioz, insiston në analizën objektive të gjithë faktorëve që i rrethojnë njerëzit, duke përfshirë sjelljesit e parë të ushqimit në gojën e fëmijëve tanë, e të mos flasim për autoritetet e tjera që i hasim në kontekstet e caktuara politiko-ekonomike, të krijuara dhe të miratuara nëpërmjet masmedieve, gjegjësisht qendrave të ndryshme të fuqishme.

Është e qartë se suksesi i indoktrinuesit varet nga sasia e besimit që kanë tek ne.

Shembulli i mentalitetit konformist është i dokumentuar në Kuran, por natyrisht në kontekstin negativ: "...Na mjafton ajo që i gjetëm prindërit tanë..."[2]

### Anatomia e konformizmit

Dy nga maksimat e gabuara në vargun e gjatë të tyre, me të cilat janë hendikepuar gjeneratat e tëra të myslimanëve, janë: "Të huajën nuk e duam, tonën nuk e japim", sepse kjo eliminon mënyrën e të menduarit, karakteristikë e popujve me ndjenjën e superioritetit. Dhe, të cituarit parcial, jashtë kontekstit të thënies, në të cilën thuhet se myslimanëve u takon Ahireti (bota tjetër) e jo myslimanëve u takon dynjaja (kjo botë).

Është e vërtetë që myslimani është i obliguar të ushtrojë kontrollin mbi çdo centimetër katror të këtij planeti dhe të formësojë kualitativisht çdo segment të kësaj jete kalimtare.



Në këtë kontekst është interesant të vërehet që p.sh. Evropa është një term gjeografik shumë më i vogël, po me shumë ide, e cila nuk duhet t'i ketë patjetër kufijtë në kornizat e kontinentit të vjetër të njohur, dhe këtë e shohim në hapjen e saj të vazhdueshme.

Duke analizuar konceptet arsimore të pesëmbëdhjetë autorëve të BE-së, mund të vërejmë se të gjitha janë të bashkuara në cilësitë themelore karakteristike të evropianëve të rinj, e këto janë: fleksibiliteti dhe aftësia e adaptimit në nxitjet e porsakrijuara; shanset për shfaqjen e të cilave nuk pritet në mënyrë pasive, veçse ato krijohen aktivisht, p.sh. me hapjen, dominimin, konkurrencën, etj.

Duke pasur parasysh këtë fakt, shihet qartë fatkeqësia e mendimit të kufizuar brenda kornizave të dhëna (p.sh. një gjuhë, një shkollë juridike, një lëvizje islame, kufijtë shtetërorë, etj.), i cili pengon në fillim pamje të mirë, e më vonë përgatitjen përkatëse për lojë në qiellin botëror shkencor ose politiko-ekonomik.

Gjëja më mahnitëse në këtë jetë, është dëshira e lirë e njeriut, gjegjësisht mundësia e zgjedhjes.

Kjo është një fushë e paparë mahnitëse e mundësive të mëdha, të cilat mund t`i ngushtojë vetëm mendja e metë. Fjala arabe "Ihtijar" (zgjedhje), rrënja e së cilës është në fjalën "hajr" (mirësi), tregon se rrënja e fjalës zgjedhje orienton tek përfundimi që thotë se liria e zgjedhjes është e lidhur ngushtë me mirësi etj.

Secili vend dhe secila kohë në të cilën lind njeriu, është e pushtuar ose është në fazën e pushtimit nga ana e qendrave të fuqishme të caktuara, të cilat, me mekanizmat përkatës, mundohen të formësojnë ndërdijen njerëzore deri në detajet më të imta. Njeriu, i cili në vetështërbim, me vetëdije që të jetë origjinal, zgjedh p.sh. njërën nga dhjetë pastat e dhëmbëve të ofruara, në realitet vepron në mënyrë pasive në kornizat e mundësive të paraqitura me mjeshtëri. Vajza, e cila pas shikimit të një modeli të caktuar rrobash në vitrinat e dyqaneve, vendos të vishet në mënyrë të caktuar, nuk bën asnjë akt kreativ, për të cilin do të duhej të merrte kompliment, sepse edhe ajo është një konsumues pasiv në shtëpitë e modeleve zotëruese botërore.

Një shembull i ngjashëm janë edhe çamçakëzët, të cilët prodh-

uesit i vendos aty pranë arkës së pagesës, ngase në këtë mënyrë shfrytëzohet fakti që blerësi duhet të presë për të paguar, dhe aty mundësia e blerjes është më e madhe se në ndonjë vend tjetër. Kush do të thoshte se dhe këtu jemi vegël e manipulimit?

Kështu, nga zgjedhja e detajeve më të imëta jetësore e deri tek zgjedhja e partisë politike dhe fanarit jetësor, njeriu largohet vullnetarisht nga mendimi i tij i lirë dhe zgjedhja origjinale, duke kapitulluar para sugjestioneve të shumta të qendrave të fuqishme të ndryshme.

Është interesant, se shumë njerëz i tmerrohen lirisë në të cilën do të jenë të vetmuar dhe e cila bart përgjegjësi dhe pasiguri. Frika nga kjo risi dhe e panjohur ndikon që njerëzit ta lartësojnë errësirën e tyre shumëvjeçare deri në atë masë sa të jenë të përgatitur të rrezikojnë jetën e secilit që gjykon të ballafaqohet drejtpërsëdrejti me dritën.

Transparenca dhe liria që kanë shoqëritë euro-perëndimore, mezi tash duhet të zhvillohen në shoqërinë myslimane. Të kujtojmë situatën kur njeriu i parë i Gjermanisë-Gerhard Shrëder deri para një kohe, para kamerave, i përgjigjet drejtpërdrejt dhe haptazi një fëmije tetë vjeç, i cili e pyet për pagën e tij, për truprojat dhe shkakun e papunësisë së mbi pesë milionë gjermanëve, që ende është e panjohur për shumicën e shoqërive myslimane.

### "Islami meteorologjik"

Moti javën e kaluar ka qenë me vranësira dhe intervale të rralla me shi. Nesër, si dhe në ditët e ardhshme pritet mot i kthjellët, me vranësira të kohëpaskohshme.

Analizat e ndryshme "shkencore" në shoqëritë myslimane të kujtojnë prognozat sipërfaqësore për motin, të cilat, nëse nuk janë retrospektive ose të asaj bote, nuk arrijnë më larg se disa ditë të ardhshme. Raportet e përditshme meteorologjike më së paku kërkohen për shkak të sipërfaqësisë së tyre, për secilin janë të kuptueshme, dhe shikimi i atyre raporteve tek njeriu krijon ndjenjën iluzore të lëvizjes nga e ardhmja e qartë me fatkeqësitë e detektuara, nga të cilat mund të mbrohet lehtë me kremin për mbrojtje nga dielli, me triko ose me mantel apo me një ombrellë të lirë. Mirëpo, fatkeqësitë dhe pengesat e ardhmërisë kërkojnë shumë qasje të sofistikuara ndaj kurtheve të jetës moderne, me qëllimin për të lëvizur me të shpejt nëpër labirintin e ardhmërisë me cilësi të përsosura dhe absorbime të asaj që është më e mira.

Prej kurtheve të jetës moderne janë "ethet konsumuese" (konsumerizmi), sakrificë e së cilës bëhen edhe njerëzit e diplomuar në shkollat më të mira private dhe universitete botërore, mu sikurse edhe fëmijët e studentët, në arsimimin e të cilëve seriozisht nuk investohet dhe në shoqërinë në të cilën nuk llogaritet dhe aq shumë, duke shitur idealet e tyre fisnike për "begati" që ofrojnë sektorët e ndryshëm financiarë, të cilët, përveç idealeve të larta, thithin edhe kohën edhe energjinë e tyre.

P.sh. aftësia e përkryer e leximit të shpejtë. Sipas disa anketave në mesin e të rinjve në gjimnazet elite të Kosovës, është vërejtur se nxënësit dhe studentët aktivë, mesatarisht në vit lexojnë 10-20 libra. Në botë ekzistojnë intelektualë, të cilët absorbojnë katër herë më shumë libra në vit, dhe vetëm si të tillë mund të jenë referenca kualitative në shërbim të shoqërive të tyre.

Shumë meteorologë të paguar, më me kënaqësi flasin për kohën shoqërore shumë shekuj larg, e cila, për shkak të largësisë së saj, nuk i obligon të japin orientime relevante dhe të tërheqin vëmendjen me kohë. Nga frika e ardhmërisë së afërt të panjohur, shumë njerëz më me kënaqësi kthehen tek e kaluara e sigurt dhe e idealizuar.

Mu sikurse për analizat me themel dhe parashikimi objektiv i ndryshimeve të kohës, kërkohet njohje esenciale e të gjithë mekanizmave natyrorë, të cilët formësojnë gjendjen e caktuar atmosferike, - njësoj edhe për analiza cilësore dhe parashikim të situatave politike-shoqërore, kërkohet njohje e thukët e të gjithë katalizatorëve të shoqërive dinamike.

Edhe pse historia ka treguar se vetëm intelektualët e gjithanshëm mund të krijojnë imazh në popullin e caktuar, intelektualët botërorë gati gjithmonë kanë qenë jo mjaft të motivuar për pjesëmarrje në popullin e tyre dhe të ofrojnë programe të qarta që trasojnë rrugën progresive.

Shoqëritë myslimane janë mësuar të kthehen tek autoritetet fetare ose ushtarake, që kanë arritur të krijojnë diktatura dhe pushtete të frikshme, të cilat mbijnë në moçalet e gjendjeve shoqërore.

### Atmosfera e veprimeve të ofruara

Moçalet e shoqërive formohen sipas modelit të moçaleve natyrore. Këto ambiente me kohë bëhen të njohura për krokodila gëlltitës (interesxhinj të vegjël, agjentë të jashtëm, autoritete të rrejshme), mushkonja helmuese (isfrustruar dhe individë jo të talentuar) dhe një tryezë e gjerë e njerëzve apatikë. Në këtë atmosferë shoqërore manipulohet lehtë dhe ato veprime mund të paraqesin "papajtueshmëri me mjedisin".

Çdo sabotim i dialogut të ndërtimit kulturor, qoftë kur kemi të bëjmë me hapësirën për mospajtim, me jotransparencën e përgjegjësive ose lëndimeve dhe provokimeve, të cilat kanë për qëllim të inskenojnë tonin kundërshtues, i cili shpie nga urrejtja dhe jotoleranca, kontribuon në mbylljen e mëtejme të shoqërive myslimane; ato bllokojnë krijimin e shkëmbimit të pjekur publik duke krijuar klimë të volitshme për forma të reja të diktaturës.

### Çfarë do të thotë kjo?

Mospasimi i një numri jo të vogël të përfaqësuesve legjitimë të Islamit, bile edhe në çështjet e qëndrimeve më të lehta autentike të kësaj feje, sjell dukuri shoqërore "jonormale", ku një numër i masave të thjeshta, rregullat e Islamit i kryen me përpikëri, ndaj atyre që janë të obliguar për ato.

Dhe, kështu lëviz "kundërmimi i moçalit" në formë mbrojtjeje për qarkullim të shëndoshë të ideve, si pasojë e reaksionit joadekuat të autoriteteve legjitime shpirtngushta, por edhe si pasojë e reaksioneve jo adekuate të një pjese të masave të papjekura emocionalisht, të provokuara nëpërjet etiketimit, futjes së dyshimit me qëllim zgjimin e inatit. Kjo nuk mbaron me kaq, meqë shkakton edhe ftohje të marrëdhënieve ndërvëllazërore, humbje të kohës dhe energjisë, trivialitet, si dhe një formë radikalizmi të Islamit.

Radikalizmi i Islamit, edhe pse shpesh me qëllime të këqija, provokohet me qëllimin për të ndezur shpejt "materien ndezëse", është vetëm një proces evolutiv drejt një Islami të pjekur, i cili paraqitet në atë moment kur paaftësia e kundërshtimit të argumentuar të formave të ndryshme të çerdheve politiko-ekonomike, të rritet në qasje përkatëse intelektuale dhe formë veprimi institucional.

### Të gjitha specialitetet tona

Mu sikur tri kuzhinat botërore: kineze, turke e franceze dhe të tjerat të dala prej tyre, ekzistojnë edhe kuzhinat intelektuale të njohura për përgatitjen e "ushqimit dhe shërbimit".

Mund të dëgjojmë se ka njerëz, të cilët thonë se nuk kanë stomak për kuzhinë kineze, për shkak të stërngopjes me specialitete kineze ose përzierjes së sheqerit me kripë, si dhe nuk mund t'i përdorin mirë shkopinjtë. Ka edhe njerëz që, pa fafarona nuk e ndiejnë kënaqësinë e shijes/shujtës, sikurse ka edhe njerëz që nuk i durojnë aromat e forta të artikujve ushqimorë, ose të tillë që kënaqen me sasi të mëdha ëmbëlsirash.

Gjatë konsumimit të specialiteteve të caktuara intelektuale, shijet janë edhe më të ndryshme, edhe pse askush nuk e mohon vlerën e vitaminave. Shikuar nga ky këndvështrim, koloriti i shumtë brenda identitetit islam është i përcaktuar në masë të madhe nga temperamenti dhe shije të ndryshme, dhe si i tillë duhet pranuar dhe trajtuar.

Guri i ndarjes sillet gjithmonë rreth mënyrës së përgatitjes dhe shërbimit.

### "Paragjellët – supat"

Duke u kthyer në tregimin në fillim, mbi ambiciet e prindërve tanë, të fshehura në kuptimin e emrave tanë, koncepteve edukuese të panjohura në teorinë serioze, në hutitë kolektive dhe individuale, të cilat na i kanë seruar në lugë në formë supash të dendura intelektuale, autoritetet labile, intelektualët impotentë, mediet e regjimit, policia kromogjene dhe mashtruesit pa stil – në fund vijmë tek imazhi i qartë i rinisë dekadente, e cila e ka kuptuar jetën më tepër me metodën e mësimit nga gabimet personale.

Me dëshirë që të rritet cilësia e jetës personale në ambientin e zhveshur komplet nga modeli i sjelljes modeste, gjenerata të tëra të njerëzve të rinj, rriten kryekëput duke dëshiruar, në rastin më të mirë, formimin e personalitetit të tyre.

### "Bifteku tatar"

Ka njerëz për të cilët prezantimi i Islamit i përngjet një "bifteku tatar". Ata ofrojnë një copë mishi tejet cilësor, por ai nuk është as i pjekur, as i zier dhe as i kripur sa duhet.

Ky version i pakripur i Islamit është i njohur si "sindromi kale-kale", d.m.th. me shumë tekste të cituara nga Kurani dhe hadithi në hapësirë të vogël dhe me afat të shkurtër kohor, me qëllim të eksploatimit të kredibilitetit të paraqitjes individuale, dhe pas të cilave fshihet moszhvillimi i mendimit personal, gjegjësisht arsimimi i varfër dhe i njëanëshëm. "Kale" është një folje e gjuhës arabe, që do të thotë "ka thënë" ose "thuaj", meqë infinitivi i foljes në gjuhën arabe tregon njëkohësisht edhe kohën e shkuar të vetes së tretë njëjës.

Me këtë shprehje nuk kritikohet citimi i burimeve të Islamit, por tërhiqet vërejtja për disa diskurse devijuese në mes alimëve (dijetarëve islamë), të cilët parapëlqejnë memorizimin e thatë ndaj teknikave të meditimit.

Përfaqësuesit e kësaj paraqitjeje kanë arritur që moti caqet e tyre të shkurtra dhe nuk kanë fuqi të formojnë shoqëri të gjera. Përfaqësuesit më cilësorë të këtij lloji të prezantimit të Islamit, mund të mendohen si spiranca morale të shoqërive myslimane, të cilët me tërheqjen e




vërejtjes së tyre e ruajnë shoqërinë nga humbja. Mirëpo, çdo spirancë, nëse nuk aktivizohet me kohë, bëhet frenuese e çdo lëvizjeje.

Me punë në lëmenj të rinj, me arsimim solid, gjërat mund të ndryshohen për mirë.

### "Deserti"

Prezantimi i Islamit, i cili të kujton akulloren: i lehtë, i shijshëm, freskon, por nuk ofron vitamina e albumina të nevojshme për rritje intelektuale, si dhe në këto përmbajtje nuk rriten individë proaktivë.

Këta prezantues të Islamit nuk tregojnë origjinalitet të veçantë, sepse imitojnë metodën e vjetër, të cilën e shfrytëzojnë shumica e dijetarëve fetarë të Botës Arabe dhe e cila quhet "tergib ve terhib" ("me dashtë dhe me frikësue") dhe janë ideal për masat pa kërkesa, të cilat nuk janë tejet elastike emocionalisht dhe më fuqishëm reagojnë ndaj imazheve panoramike të frikës dhe gëzimit, - edhe pse përfaqësuesit e kësaj metodologjie të punës nuk kanë fuqi t'i formojnë rrjedhat shoqërore, edhe pse mbulojnë fusha të caktuara të veprimit.

Arsimi i mëtejmë dhe ndërtimi i lëmenjve më të gjerë, do të jepte një notë më të madhe serioze dhe një efekt të përhershëm.

Përveç kësaj metode, duhet gjetur një gamë e gjerë metodash subtile të paraqitjes ndaj kategorive të ndryshme të shoqërive, duke marrë parasysh se njerëz të ndryshëm reagojnë në mënyra të ndryshme paraqitjeje (për çfarë flasin edhe burimet islame) dhe se çelësi për çdo zemër është unikat, mu sikurse janë edhe vetë zemrat e njerëzve.

Me arritjet ekzistuese, bile edhe me forca të bashkuara dhe të sinkronizuara me këto dy metodologji të punës, ato nuk do të ofronin fuqi për formimin e rrjedhave shoqërore moderne, përderisa arritjet e tyre nuk tejkalojnë nevojat lokale të një shoqërie. Kjo nënkupton platformën e përbashkët holistike, paraqitjen e medieve elite në kuptimin e gjerë të fjalës si dhe margjinalizimin e intelektualëve të korruptuar, autoritete që "mbulojnë" pa meritë shumë hapësirë mediale.

### Specialitetet shtesë

Këta janë myslimanët, të cilët njerëzit i ndajnë vetëm në cilësorë dhe jocilësorë.

Ata i cilëson:

1. Kritika:

Asgjë dhe askush nuk mund t`i mënjanohet llupës së tyre kritike, bile as edhe dobësitë vetjake. Nuk hapin rrugë të reja që i kanë trasuar paraardhësit, por shkojnë më tej - përpara.

Cilësia e dytë është:

2. Kureshtja:

Gjithmonë janë si fëmijët kureshtarë duke kërkuar përgjigje adekuate për çështjet subtile.

Cilësia e tyre e tretë është:

3. Multi-disiplinarliteti:

Ata interesohen paralelisht për shumë lëmenj. Duke e ditur se mendja e interesimit të gjithanshëm fsheh nxehtësi dhe zemër të kuptueshme, frytet e hulumtimeve të tyre i ndajnë me gjithë zemër duke zgjeruar pamjet e miqve.

Cilësia e katërt:

Mobiliteti:

Ata e kuptojnë se jeta e trupit dhe mendjes së zhvilluar është në lëvizje dhe gatishmëri që edhe fizikisht lihet lehtë një vendbanim, për shkak të informatave. Janë mobil edhe në çështje intelektuale, të gatshëm të kualifikohen në çastin kur e ndiejnë që kanë arritur cakun e tyre në lëmenj të caktuar shkencorë.

Cilësia e pestë:

Trimëria:

Nuk ikin në zona komfore dhe sisteme të ndryshme të kalbura, të cilat ofrojnë siguri dhe komoditet. Nuk frikësohen nga njerëzit. E dinë që trimëria është cilësi e vlerësuar lart në të gjitha fushat, dhe se njerëzit trima kanë fytyra interesante, qarkullim më të mirë dhe janë persona të shëndetshëm.

*Përktheu dhe përshtati:*
***Dr. Ali F. Iljazi***

---

*Fusnotat:*

1. Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu
2. El-Maide, 104.

# Njeriu-mëkëmbësi i Zotit në tokë

**Feim Hoxha**

Allahu (xh.sh.) në Kuranin famëlartë thotë: "(Përkujto, o Muhamed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një halife (krijesë që do të trashëgohet në zbatimin e porosive të Allahut në tokë)!" (Bekare:30)

Në këtë ajet, Kurani hedh dritë mbi ngjarjen më të rëndësishme të historisë, atë të krijimit të njeriut të parë.

Termi "halife" përdoret për identifikimin e dikujt që është administrues, por që vepron në bazë të urdhrave të një autoriteti më të lartë se vetja e tij. Një shpjegim i tillë i këtij termi i referohet raportit të vendosur midis njeriut dhe Zotit.

Njeriu është krijesa më e përsosur e Allahut (xh.sh.), të cilit i dha të drejtën e kontrollit dhe administrimit të tokës në emrin e Tij.

"Ai është që ju bëri sundues (zëvendësues) në tokë dhe lartësoi në një shkallë më të lartë disa prej jush mbi të tjerët, për t'ju sprovuar në atë që ju dha". (En'am:165).

Meqenëse njeriu u dërgua mëkëmbës i Zotit në tokë, ai u pajis nga Allahu me aftësi të nevojshme intelektuale dhe fizike, me qëllim që të kryejë detyrën e mëkëmbësisë në mënyrën më të mirë.

Njeriu u dërgua në tokë për të shtrirë paqen kudo në botë. Me anë të saj do të arrihet lumturia e vërtetë, kënaqësia e pastër dhe paqja e patrazuar që qëndron në njohurinë dhe dashurinë ndaj Zotit. Kur ti E njeh Zotin dhe E do Atë, fiton mundësinë e paqes së pafundme. Kështu, Allahu komunikoi me njerëzimin qysh me njeriun e parë të vendosur në faqen e dheut, Ademin (a.s.).

Njeriu nga natyra e tij nuk është keqbërës apo tiran. Ai është një qenie e pajisur me ndjenja të larta, e aftë për virtyt, e prirur pas përjetësisë.

Detyra e parë dhe numër një e çdo njeriu, është të zbulojë dhe të njohë veten, dhe në saje të këtij zhvillimi cilësor, të orientohet kah Zoti i vet.

Ardhja e Ademit në këtë botë, nuk ishte si dënim për mëkatet e tij, por një provë që ai të dalë fitimtar ndaj shejtanit dhe të fitojë sërish Xhenetin, vendbanimin e tij të parë.

Meqë njeriu është vënë në një provë të vështirë, Allahu vendosi të mos e linte atë që të gjente rrugën e drejtë vetëm me ndihmën e arsyes dhe intelektit të tij. Për këtë arsye dërgoi të dërguarit e Tij, që t'i dalin në ndihmë njerëzimit drejt njohjes së Krijuesit.

Në botëkuptimin islam, shfaqja e njeriut në këtë botë ka nisur me Ademin (a.s.). Ai është njeriu i parë, pejgamberi i parë dhe prijësi i parë i përkryer, por nuk ka dyshim se ishte njeri i qytetëruar. Në tokë ai mori premtimin e udhëzimit hyjnor dhe u sigurua se, ata që do të ndiqnin këtë udhëzim do të meritonin mëshirën hyjnore.



Mirëpo njeriu nuk është krejtësisht i mbrojtur nga gabimet. Ai mund të kryejë gabime, porse shpëtimi i tij varet nga ajo se sa e kupton që ka gabuar, e pastaj pas pendimit pason rikthimi në rrugën e drejtë.

Ekzistenca e njeriut mbi tokë fillon me vetëdijen e një misioni dhe jo me një endje të kotë nëpër errësirë. Idealja atij iu prezantua nëpërmjet shpalljeve hyjnore.

Engjëjt nuk e kundërshtuan vendimin e Zotit për caktimin e Ademit si zëvendës, por dëshiruan të mësojnë edhe më shumë për aftësitë e njeriut, krijesë fizike e materiale, që sipas natyrës së vet është e gatshme të bëjë edhe çrregullime në tokë.

Mirëpo kur Allahu e urdhëroi Ademin t'i shfaqë aftësitë e veta me të cilat ishte përgatitur ai dhe lloji i tij për udhëheqje në tokë, atëherë engjëjt e kuptuan fshehtësinë e nderimit ndaj tij, andaj respektuan urdhërin e Zotit dhe i bënë sexhde atij, në shenjë nderimi dhe jo adhurimi, kurse shejtani refuzoi urdhërin e Zotit dhe u bë mendjemadh, duke merituar kështu mallkimin e Tij.

Islami e shpall dhe e ngre lart fisnikërinë e njeriut. Ai e ka vendosur njeriun në pozitën e mëkëmbësit të Zotit në sipërfaqe të tokës, me qëllim që ai të njohë ekzistencën e Tij, ta adhurojë, t'i bindet, dhe të fitojë mëshirën dhe kënaqësinë e Tij.

Krijuesi i Gjithësisë njeriun e ka veçuar në raport me krijesat e tjera, duke nënshtruar çdo gjë për të mirën e tij. "A nuk e dini ju se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj çka në qiej e çka në tokë dhe dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta, e megjithatë prej njerëzve ka që polemizojnë çështjen e Allahut duke mos pasur as dituri, duke mos qenë i udhëzuar dhe duke mos pasur libër të ndritshëm". (Llukman:20).

Zoti (xh.sh.) bëri aq shumë mëshirë ndaj krijesava të Veta saqë nuk la popull pa ndonjë pejgamber, ose pa njeri të zgjedhur, i cili ndihmoi orientimin për në rrugën e drejtë. Madje duhet të kuptojmë se njerëzit janë të barabartë para Tij, nuk ka privilegj i bardhi ndaj të ziut dhe anasjelltas, më i miri tek Ai është më i ruajturi.

Njeriu është vazhdimisht në kërkim të së bukurës dhe të së mirës, dhe kur i siguron ato, doemos në atë moment tek ai ngjallet emocioni i mirësjelljes dhe i lavdërimit dhe patjetër njeriu duhet të parashtrojë falenderimet e tij Zotit (xh.sh.).

Kur'ani është pasqyrimi i vërtetë i fjalës së Allahut, ku del qartë se qëllimi i qenësishëm për të cilën është krijuar njerëzimi, është adhurimi i Zotit. Duke adhuruar dhe madhëruar Zotin, njeriu zgjedh të jetë në harmoni me krijesat tjera, të cilat prej natyre-vetvetiu e madhërojnë Krijuesin e tyre. Adhurimi i Zotit dhe nënshtrimi ndaj ligjit hyjnor sigurojnë suksesin në këtë botë dhe hapin dyert për lumturi në botën tjetër.

Përveç rolit të mëkëmbësisë dhe adhurimit të vërtetë ndaj Krijuesit, njeriu erdhi për të shpërndarë mbi sipërfaqen e tokës vlerat e tij të larta morale me të cilat ishte obliguar.

Sjellja që duhet të ketë njeriu, është ajo brenda kufijve që cakton Kur'ani i shenjtë, i cili është kodi Hyjnor për të orientuar njeriun drejt lumturisë së të dy jetëve.

Jeta e njeriut në këtë botë mund të jetë e ëmbël ose e hidhur, e lumtur ose e mjerueshme. Të gjitha veprimet e njeriut, që i drejtohen kësaj jete, kanë për t'u shpërblyer në këtë jetë, ndërsa veprat që bën njeriu për hir të Krijuesit do të shpërblehen në jetën e pasosur.

Të praktikosh moralin e Kur'anit, njeriut i duhet një punë mjaft e vështirë, sepse kërkohet prej atij një luftë e rreptë ndaj ambicjeve negative, nga ana tjetër, i duhet që të pajiset me dije e kulturë të gjerë që të fitojë kompetencë të plotë.

Sipas besimit Islam, njëra prej detyrave të njeriut ndaj vetvetes është dhe vetë nderimi i njeriut si njeri. Në këtë pikëpamje, nderimi në Islam nuk arrihet në bazë të pasurisë ose pozitës në shoqëri, por vetëm në bazë të mirësisë, nderimit, fisnikërisë dhe besimit të plotë te Zoti.

Islami e konsideron njerëzimin si një familje të madhe, të cilën Zoti e krijoi prej një shpirti në shumë ngjyra dhe gjuhë, si shenjë e plotfuqishmërisë së Tij. Këtu e ka rrënjën nderimi dhe respekti për njeriun si krijesë e Zotit, i cili duhet ta njohë atë si Krijues të tij dhe të njohë detyrimet që ka ndaj Tij.

"O ju njerëz, vërtetë Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet veti, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat) e Allahu është shumë i dijshëm dhe di çdo gjë!"

# Emaneti ynë ndaj fëmijëve tanë

Në kohën e tashme të modernizimit dhe në epokën e globalizimit botëror, kemi një obligim të jashtëzakonshëm që në një mënyrë më të mirë të edukojmë dhe të arsimojmë fëmijët tanë kundruall sfidave jetësore që na rrethojnë dhe me të cilat pritet të vëmë kontakte në të ardhmen.

Prindërit, si baba ashtu edhe nëna, duhet të kenë rolin kryesor në edukimin, arsimimin dhe mbarëvajtjen në zik-zaket e jetës që i pret fëmijët gjatë rritjes dhe zhvillimit të tyre.

Por, para së gjithash, prindërit vetë duhet të jenë të arsimuar dhe të pajisur me dije e me kulturë të gjerë njerëzore, kombëtare, fetare e universale, ashtu që të mund të japin maksimumin e mundit të vet për të gjitha ato që fëmija ka nevojë të thithë prej nektarit të dijes në përgjithësi. Para se të shkojnë në çerdhe a në foshnjore, mësimet dhe edukatën e parë fëmijët duhet t´i marrin prej prindërve të vet. Gjer në moshën 6 vjeçe, kur fëmija nis të vijojë mësimet në klasën e parë fillore, duhet t´i zotërojë veprimet fillestare të kulturës në përgjithësi. Sot në kohën e zhvillimit të informatikës dhe internetit, fëmija që në moshën 3-vjeçare di të hapë të mbyllë kompjuterin, të hapë e të mbyllë dritare e fajla të ndryshëm dhe të komunikojë me misinxher duke i dërguar figura dhe shkronja e fotografi bashkëbiseduesit në anën tjetër të rrjetit të internetit. Kjo është arsyeja pse, krahas kësaj, përveç edukatës në përgjithësi, fëmija duhet të mësohet edhe me edukatën fetare, duke njohur ekzistencën e Allahut, të dërguarit të tij, pejgamberit Muhamed a.s., të mësojë shehadetin, besmelen, fatihanë e ca sure të shkurtra. Po ashtu duhet të mësojnë sidomos vjersha të shkurtra por edhe ca ilahi, sepse fëmija në këtë moshë mësojnë përmendsh shumë shpejt. Po i dhamë që në fillim edukatën e mirëfilltë familjare si dhe dijen universale, njerëzore, kombëtare e fetare, me të vërtetë ai fëmijë të nesërmen do të jetë njeri në kuptim të plotë të fjalës si dhe një kuadër i dobishëm si për familjen ashtu dhe për rrethin, shoqërinë dhe për njerëzimin në përgjithësi. Po ashtu fëmijën, gjer në moshën 6-vjeçare, duhet të lemë të lirë që të luajë me lodra sa më tepër dhe të jetojë jetën e vet fëmijërore pa brenga dhe ngarkim të panevojshëm. Sa herë që kërkon mësime, sqarime, shpjegime - duhet t'i përgjigjemi drejt dhe pa shmangie, pra pa e shpërfillur apo mashtruar.

Një kthesë e rëndësishme për fëmijën është mosha 6 vjeçare kur të fillojë të ndjekë mësimet në klasën e parë të shkollës fillore, prandaj duhet të jemi të gatshëm çdoherë, si nëna ashtu dhe babai, t´i dalin krah që fëmija të mësohet t´i kryejë detyrat shkollore dhe këtë ta ketë gjithmonë si detyrë parësore të tij. Po arritëm që fëmijës t´i mësojmë shprehitë e punës së tij të përditshme në zhvillimin e detyrave dhe aktiviteteve shkollore, ai pas një kohe do të dijë të çmojë dhe të kryejë gjithmonë vetë me kohë dhe me vullnet detyrat dhe mësimet shkollore. Por për këtë duhet durim dhe punë e përhershme gjer në arritjen e këtij qëllimi, sa njerëzor aq edhe shkollor. Krahas kësaj, në moshën 10-vjeçare, këshillohet që fëmija të ndjekë edhe kurset e kompjuterit dhe të gjuhës angleze sepse pa këto 2 elemente kryesore të zhvillimit të shkencës dhe teknologjisë të shekullit XXI, nuk mund të imagjinohet që fëmija të mund të jetë i përgatitur për të hyrë, kur të rritet, në zhvillimet shkencore në përgjithësi. Por prindërit nuk duhet të harrojnë që, krahas këtyre njohurive shkencore, fëmijën e vet ta orientojnë edhe në mësimin dhe aftësimin në edukatën fetare, pa të cilën fëmija do të jetë i mangët në njohuritë e përgjithshme njerëzore. Meqë ende në shkollat fillore e të mesme të Kosovës nuk zhvillohet mësimi i lëndës së mësimbesimit dhe në këtë aspekt Kosova është e vetmja, krahas Shqipërisë, ku nuk u lejohet nxënësve të marrin njohuri dhe për fenë e tyre përkatëse që i takojnë. Në të gjitha shtetet e dala nga ish-Jugosllavia praktikohet dhe zbatohet mësimbesimi në shkollat e tyre përkatëse; prej vitit të ardhshëm shkollor edhe në Maqedoni do të zbatohet, e të mos flasim për shtetet e tjera të Evropës. Për këtë arsye prindërit duhet t´i orientojnë fëmijët tek imami në xhaminë ku gravitojnë, për të mësuar kushtet e imanit (besimit), Islamit, abdesin, namazin dhe të gjitha ato njohuri elementare që duhet të arrijë çdo mysliman. Krahas kësaj, do të mësojë shkronjat e Kuranit dhe do të aftësohet për ta lexuar Kuranin. Pasi të ketë përvetësuar edhe edukatën dhe dijen fetare, nxënësi do jetë i kompletuar dhe në një të ardhme të afërt prindi do të heqë barrën si kujdestar ndaj fëmijëve të vet dhe nesër, në moshën madhore, fëmija do të jetë një njeri me arsim dhe edukim komplet për të dhënë kontributin e tij si në aspektin kombëtar, fetar e shoqëror, ashtu dhe human e në përgjithësi për qytetërimin modern.



Një krahasim sa për ilustrim. Nëse në 600 xhamitë aktuale në Kosovë do të vijonin mësimbesimin brenda vitit nga një klasë shkolle prej 30 nxënësish, kjo do të thotë 18.000 nxënës brenda vitit; po të vijonin nga 60 nxënës, kjo do të jepte shifrën prej 36.000 nxënësish brenda një viti shkollor. Shoqëria kosovare do të kishte në një të ardhme të afërt një brez të ri të edukuar me plot sukses, me arsim laik dhe fetar, që të dyja ndërtojnë si tërësi njeriun në përgjithësi.

Do të apeloja edhe tek organet gjegjëse të Bashkësisë Islame të Kosovës që, krahas të vetmes medrese (”Alauddin” e Prishtinës me paralelet e ndara në Prizren dhe Gjilan), sa më shpejtë të hapen medrese në të gjitha qendrat rajonale të Kosovës (në Mitrovice, Pejë, Gjakovë, Ferizaj, e po ashtu edhe në Preshevë), jo vetëm në këto qytete, por mund të hapte medrese si p.sh. edhe në Rahovec e Vushtrri. Me këtë iniciativë, në Kosovë do të kishim 8 medrese (me atë të Preshevës). Unë habitem se si në Shqipëri mund të ketë aktualisht 7 medrese që punojnë rregullisht, e në Kosovë të jetë vetëm një medrese me dy paralelet e ndara të saj. Në rast se janë pengesë shkaqet financiare, atëherë mund të kërkohet ndihmë dhe nga donatorë të huaj apo fondacione, që të hapin medrese, në të cilat mësimi do të zhvillohet sipas planprogrameve të Ministrisë së Arsimit të Kosovës dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Do ta mbyll këtë vështrim me një thënie të të madhit tonë poet e shkrimtar, Naim bej Frashëri: ” Dhe vetëm drit´ e diturisë përpara do na shpjerë”.

***Faik Miftari***

# Myftiu Tërnava priti në takim njohës komandantin e KFOR-it, gjeneralin Ksavier Bu dë Marnak




Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti 12 shtator 2007 në takim njohës në selinë e Kryesisë së BI komandantin e KFOR-it gjeneralin francez Ksavier Budë Marnak.

Pas takimit gjenerali Ksavier Bu dë Marnak u shpreh: "Kam ardhur këtu që të vizitoj mikun tim Myftiun Tërnava, e di që sot është një ditë e rëndësishme për të gjithë besimtarët në Kosovës - fillimi i Ramazanit.

Me këtë kam dashtë të tregoj vendosshmërinë e KFOR-it për ruajtjen e stabilitetit e qetësisë në Kosovë. Për këtë ne mbështetemi edhe nga njerëzit e vullnetit të mirë"

Gjanerali Ksavier Bu dë Marnak në fund u ka uruar të gjithë besimtarëve të Kosovës fillimin e muajit të Ramazanit.

Ndërsa Myftiu Tërnava, pasi ka falënderuar gjeneralin për vizitën dhe urimin për fillimin e muajit të Ramazanit tha:

"Në bisedë me gjeneralin shprehëm gatishmërinë e dyanshme për vazhdimin e bashkëpunimit të mirë në mes Bashkësisë Islame dhe KFOR-it.

Biseduam edhe për angazhimet e dyanshme që të japim një kontribut për një mirëqenie të përgjithshme në Kosovë, duke pasuar gjithherë ndjenjën për një siguri të përgjithshme si dhe për afrimin e njerëzve.

Vend të rëndësishëm në bisedën tonë pati edhe vazhdimi i kultivimit të tolerancës e para së gjithash angazhimi për krijimin e një ambienti për një bashkëjetesë për të gjithë banorët e Kosovës".

# Devijimi i Sadakatul - Fitrit do të thotë atak në institucionet arsimore të Bashkësisë Islame

Në kuadër të aktiviteteve të Myftiut, Mr. Naim Tërnava, në prag të muajit të Ramazanit sot, më 3 shtator 2007, ka takuar imamët e Regjionit të Prishtinës me të cilët myftiu ka bashkëbiseduar për përgatitjet e bëra si në nivel të Kryesisë ashtu edhe në nivel të Këshillave vendorë për aktivitetin gjatë muajit të Ramazanit.




*Myftiu Tërnava në takim me imamët e Regjionit të Prishtinës*

Pasi që ka falënderuar imamët për angazhimin e tyre në terren dhe punën që kanë bërë, Myftiu i ka njohur me përgatitjet e bërë për Ramazanin.

Fillimisht Myftiu Tërnava tha: "Vetë tubimi për muajin e ramazanit sigurisht që me vete bartë porositë kuranore, ngase i madhi Zot e ka dalluar nga muajtë e tjerë edhe meriton një respekt, dhe një përkushtim më të madh sesa muajtë tjerë".

Ndërsa për vlerën e Ramazanit, Myftiu ndër të tjera tha: "Ramazani është muaj i bekuar, muaj që i madhi Zot e zbriti Kuranin, Ramazani është muaj që na troket në ndërgjegjen tonë, andaj kërkohet nga ne që këtij muaj t'i përkushtohemi me tërë qenien tonë që kemi në adhurim e ibadet.

S'ka dyshim se aktiviteti ynë do të përqendrohet nëpër xhami, aty ju imamë të nderuar jeni në kontakt të përditshëm me xhematë, askush më mirë se ju nuk e njeh gjendjen, kërkesat, hallet dhe brengat e xhematit.

Ju efendilerë, jeni ata që keni mbi vete mision më të rëndësishëm - misionin që e ka kryer pejgamberi ynë, Muhamedi a.s., andaj lypset nga ju që edhe gjatë këtij muaji të jeni në nivel të misionit të shenjtë aktiv dhe të kontribuoni me ligjëratat e derset tuaja për t'i njohur besimtarët me vlerën që ka muaji i Ramazanit, ngase misioni ynë i përbashkët është fisnikërimi i popullatës".

Më tutje myftiu Tërnava për përgatitjet që ka bërë Kryesia e BI tha: "Ne kemi përgatitur një platformë që në bashkëpunim me Këshillat vendor të BI-së, respektivisht përmes jush, ta jetësojmë nëpër xhamitë anë e këndë Kosovës, ku pos faljes së namazeve kemi paraparë edhe hytbe, ligjërata, tribuna, paraqitje në mjetet e informacionit e takime të ndryshme me xhematë. Për të pas sukses në këtë platformë kërkohet para së gjithash angazhimi i juaj, imamë të nderuar.

Të nderuar efendilerë, një vëmendje të posaçme gjatë këtij muaji duhet t'i kushtoni sensibilizimit të besimtarëve për të paguar Sadakatul - Fitrin në fondin e BI ngase është burim kryesor për institucionin e BIK, devijimi i Sadakatul - Fitrit do të thotë atak në institucionet arsimore të BI.

Efendilerë edhe më shumë duhet të behët në informimin e besimtarëve që jenë të interesuar për ta kryer Haxhin, sepse me ligjet e reja të Saudisë procedurat për Haxh kanë ndryshuar, kështu që duhet njohur besimtarët e interesuar për haxh se duhet të lajmërohen shumë më herët e mos të presin momentin e fundit".

Një takim të ngjashëm Myftiu Tërnava pati edhe me imamët e Rajonit të Pejës në Pejë më 4 shtator 2007.

*Lipjan*

# Nis ndërtimi i godinës së selisë së Këshilli të BI




Më 11 shtator 2007 më Lipjan më një solemnitet rasti, pranë xhamisë së këtij qyteti u vu gurthemeli i godinës së për selinë e Këshillit të BI. Në këtë solemnitet pos udhëheqësve të KBI të Lipjani qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, pastaj në emër të donatorit Ibrahim Meki - drejtor rajonal i Komitetit Kuvajtian për Bamirësi si dhe të ftuar të tjerë.

I përcjell nga tekbiret e të pranishëmve simbolikisht gurthemelin e vuri Myftiu Tërnava, i cili nisjen e punës për ndërtimin e godinës së selisë së Këshillit e cilësojë si një rezultat të madh për këshillin e BI dhe për Kosovën në përgjithësi. “Ka qenë angazhimi ynë i vazhdueshëm që edhe Këshilli i Lipjani të bëhet me seli, ngase ka qenë në gjendje të vështirë dhe pa kushte për punë, sidomos pas djegies së ish-selisë nga forcat serbe gjatë luftës së fundit. Qe mirëkuptimi i donatorëve dhe ja sot veç po nisim me ndërtimin e shumë shpejt presim që ky objekt të jetë në shfrytëzim të besimtarëve të kësaj ane, ndërsa zyrtarëve të Këshillit do tu krijohen kushte normale për punë”- tha myftiu Tërnava.

Më tutje myftiu duke folur për projektet e realizuara në Lipjan tha: “Të nderuar vëllezër mund të them se qyteti i juaj ka qenë me fat, e dini pas luftës këtu u ndërtua xhamia e re që ishte një ëndërr e moçme e besimtarëve të kësaj ane,  e ja tani edhe godina e Këshillit që në vete ka edhe disa lokale afariste qe do të jenë një bazë e mirë për Këshillin”.

Myftiu në fjalën e tij ka falënderuar edhe donatorin Komitetin e Bashkuar Kuvajtian për Bamirësi - mision në Kosovë për angazhimin dhe kontributin e tij në rindërtimin e infrastrukturës në Kosovë.

Të pranishmit i përshëndeti edhe Ibrahim Meki në emër të donatorit dhe Xhavit Qerimi në emër të KBI të Lipjanit.

*Gjakovë*

# U përurua Xhamia në Bec

Në fillim të muajit të madhëruar të Ramazanit sherif më 14 shtator 2007, në fshatin Bec të komunës së Gjakovës para namazit të xhumasë në një solemnitet rasti u bë përurimi i xhamisë, për të cilën një kontribut të madh dhanë vetë banorët e Beci.

Në këtë manifestim, pos besimtarëve të Becit e rrethinës qenë të pranishëm edhe zv. kryetari i Kryesisë së BIK, Ahmet ef, Sadriu, kryetari i Kuvendit komunal të Gjakovës Aqif Shehu, drejtrori ekzekutiv i SJRC, Abdurrahman El-Harith Binban, kryeshefi ekzekutiv i Gjakovës Pal Lekaj, përfaqësuesi i Kishës katolike, si dhe përfaqësuesi i Teqesë Bektashiane në Gjakovë e të ftuar të tjerë.

Duke i përshëndetur të pranishmit Ahmet ef. Sadriu tha: “Fillimisht ju uroj muajin e Ramazanit dhe hapjen e xhamisë e cila ka qenë një nevojë e kamotshme për besimtarët. Sot është ditë e shënuar për besimtarët e Becit, është ditë e shënuar për Gjakovën dhe është ditë e shënuar për Kosovën ngase nga sot edhe besimtarët e besimit islam në këtë vendbanim do të kenë ku t’i luten Allahut xh.sh.”.



Më tutje Ahmet efendiu ka falënderuar të gjitha ata që kanë kontribuar për ndërtimin e xhamisë për se ai u shpreh: “Me ketë rast unë falënderoj të gjithë ata që kanë kontribuar sadopak në ndërtimin e kësaj xhamie, duke filluar nga banorët vendas, që me iniciativën e tyre të kamotshme bënë që të niset xhamia, pastaj falënderoj donatorin që është nga Arabia Saudite, pastaj Kuvendin komunal. Besoj që ky objek do të luaj rolin e tij , ashtu siç e luajnë të gjitha xhamitë në edukimin dhe fisnikërimin e popullatës.

Në këtë xhami që po e përurojmë sot do të tubohen gjeneratat e reja e nga këtu do të del zëri i afrimit, bashkimit, tolerancës e bashkëjetesës”.

Ndërsa kryetari i Kuvendit komunal të Gjakovës Aqif Shehu tha: “Më lejoni që në emër të Kuvendit komunal që nga Beci i lashtë që është shembull për tolerancë e mirëkuptim fetar, është një vend që duhet të vizitohet se sa bukur funksionon toleranca fetare, është një kulturë në vete.

Më lejoni që besimtarëve t’ua uroj muajin e shenjt të Ramazanit, respekt të veçantë për donatorët dhe për të gjithë pjesëmarrësit këtu e posaçërisht dëshmorëve dhe martirëve se pa kontributin e tyre ne nuk do të ishim sot këtu. Ju uroj edhe njëherë dhe u përgëzoj të gjithëve e posaçërisht besimtarët e Becit për xhaminë e re”.

Të pranishmit i përshëndeti në emër të donatorit edhe drejtori i SJRC-së, Abdurrahman El-Harith Binban, ndërsa në emër të KBI të Gjakovës - kryetari Fatmir ef. Iljazi e në emër të fshatit Shaban Ukshini

Shiritin e përurimit bashkërisht e prenë zv.kryetari i BIK Ahmet ef. Sadriu, kryetari i Kuvendit komunal, Aqif Shehu dhe drejtori i SJRC-së, Abdurrahman El-Harith Binban.

Hytben e parë e mbajti Bahri ef. Simnica i cili për temë boshte pati rëndësinë e xhamisë në shoqëri.

# Në fshatin Blinisht (ish-Lipovec), KK Gjakovë, u bë inaugurimi i fillimit të punimeve në ndërtimin e xhamisë

*Më datën 10.09.07 (ditën e hënë) në fshatin Blinisht (ish-Lipovec) të zonës së Hasit, KK Gjakovë, që përfshin dymbëdhjetë fshatra të kësaj komune, ishte ditë e veçantë sepse këtë ditë solemnisht filluan punimet në ndërtimin e xhamisë.*



Për herë të parë që nga ardhja e Islamit, dymbëdhjetë fshatra të zonës së Hasit të komunës së Gjakovës do të bëhen me objekt të xhamisë. Në ish-fshatin Lipovec (tash Blinisht) është bërë inaugurimi i fillimit të punimeve të këtij tempulli fetar, financuar nga shoqata për bamirësinë njerëzore e Bahreinit përmes shoqatës 'Kosova Aid development'.

Në fillim u bë inaugurimi i punëve ndërtimore në objektin e xhamisë, që e bëri zëvendëskryetari i Kryesisë të BI-së të Kosovës, Ahmet ef.Sadria, ku morën pjesë edhe kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef Iljazi, z.Pal Lekaj, kryeshef i Ekzekutivit të KK-së të Gjakovës, dhe Bedri ef.Kida, - shoqëruar me tekbire nga të pranishmit.

Pas këtij akti solemn, të pranishmëve mirëseardhjen u uroi kryetari i KBI-së të Gjakovës, z.Fatmir ef.Iljazi, i cili falënderoi z.Halil Berishën nga fshati Blinisht – Lipovec, i cili dhuroi tokën, pastaj donatorët - shoqatën arabe për bamirësi nga Bahrejni, IMN "NIKI-S" me pronar z.Skender Bajramin, z.Sadik Berishën nga fsh.Gerqinë, N.T. "AS-COM" të familjes Karakushi, Mulla Bedri ef.Kidën, i cili është angazhuar me tërë qenien e tij për ndërtimin e këtij objekti, projektuesin ing. ark. Arben Shabanin, H.Mustafa Gjurgjeallen, ing. ark., i cili ka premtuar mbikëqyrjen e punimeve, dhe shumë donatorë të tjerë që ndihmuan dhe që do të ndihmojnë në ndërtimin e këtij objekti fetar. Në vazhdim kryetari i KBI-së të Gjakovës ia dha fjalën përfaqësuesit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Prof. Ahmet ef. Sadriut, i cili tha: "Vërtet është një ditë madhështore për këtë pjesë të Gjakovës dhe të Kosovës, për këtë vend ku gjatë historisë i mungoi një shtëpi e tillë, një tempull, një vend ku do të bëhet adhurimi i Allahut xh.sh. i Krijuesit të gjithësisë, në formën siç ne e bëjmë.... Me fillimin e punimeve të këtij tempulli fetar, nga i cili tempull do të rrezatojnë dhe do të promovohen vlerat më të larta morale të Islamit dhe të njerëzimit në përgjithësi, nga të cilat vlera vlen të theksojmë afërsinë dhe vëllazërimin e njerëzve në përgjithësi, paqen dhe tolerancën."

Më pas të pranishmëve iu drejtua përfaqësuesi i shoqatës arabe, Abdulaziz Ibrahimi, i cili tha: "Ajo që e bën edhe më madhështore fillimin e punimeve për ndërtimin e kësaj xhamie, është fakti se ky solemnitet shënohet pak ditë para fillimit të muajit të shenjtë të Ramazanit. E falënderoj Allahun që na ka mundësuar fillimin e punimeve për këtë xhami dhe jam i lumtur që këto vepra po realizohen në muajin Shaban. Ju përgëzoj për ardhjen e muajit më madhështor - muajit të Ramazanit."

Pastaj kryetari i KBI-së ia kaloi mikrofonin kryeshefit të ekzekutivit në KK-së të Gjakovës, Dr. Pal Lekajt. "Jam shumë i privilegjuar që gjendem sot këtu në mesin tuaj në ketë solemnitet, me të vërtetë madhështor. Mendoj që ata që e fuqizojnë këtë objekt, janë xhemati, sepse ne mund të ndërtojmë xhami e kisha të bukura, por ata që e bëjnë funksionale, janë besimtarët, prandaj mendoj që kjo ndërtesë do të jetë për të gjithë qytetarët që besojnë dhe luten për të ardhmen, për një perspektivë që mbretëron në këtë popull. Ju premtoj se do ta keni përkrahjen e të gjitha institucioneve të KK-së dhe timen personale."

Për ndërtimin e objektit të kësaj xhamie, që pritet të inaugurohet brenda tre muajsh, kanë ndihmuar edhe banorët e fshatit, të cilët organizuan këtë solemnitet madhështor.

*Përgatitën:*
***E.Rexha & Y.Zherka***

# Në komunën e Gjakovës përfundoi kursi veror i mësimbesimit

Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, në bashkëpunim me shoqatën ndërkombëtare, kulturore, hamanitare turke "Istambull" nga Turqia, gjatë sezonit të pushimeve verore, duke filluar që nga 1 korriku 2007, ka organizuar mbajtjen e mësimbesimit në 15 fshatra të anës së Rekes së Keqe, Dushkajës dhe Hasit, komuna e Gjakovës. Mësimbesimi është mbajtur në 8 xhami të fshatrave të zonës së Rekës së Keqe, në 3 shkolla fillore, në 2 oda private dhe në çerdhe të fëmijëve.

Gjithashtu, me ndihmën e shoqatës në fjalë, është mundësuar edhe mbajtja e ligjëratave një herë në javë, ditën e enjte në mbrëmje, në radion lokale "Top Radio" nga imamët e KBIGJ-së.

Në zhvillimin e mësimbesimit kanë marrë pjesë mualimët e rregullt - Bedri ef.Kida, Esat ef.Rexha, Ismail ef.Mustafa, Visar ef.Koshi, Pleurat ef.Krasniqi, Munir ef.Salkurti, Enes ef.Rexha, Liman ef.Thaçi dhe Milazim ef.Huma (maturant i M.M."Alauddin" të Prishtinës).

Kursi veror është mbajtur edhe në lokalet e INSTITUTIT PËR MEMORIZIMIN E KURANIT "Medreseja e Madhe e Gjakovës". Pjesëmarrja në mësimbesim nga ana e fëmijëve, si në fshatra ashtu edhe në qytet, ka qenë e kënaqshme. Merrnin pjesë gjer në 300 nxënës.

Gjatë kësaj periudhe janë organizuar edhe shëtitje – gjatë fundjavës me fëmijët, në disa vende të Kosovës. Janë organizuar gara në mes vijuesve të mësimbesimit, aktivitete sportive; është mbajtur një testim dhe, në fund, atyre u janë certifikata, kurse më të mirëve edhe dhurata.

Këtë aktivitet e ka ndihmuar shoqata ndërkombëtare, kulturore, humanitare turke "Istambull", e udhëhequr nga koordinatori hfz.Idriz ef.Keskin, në bashkërendim me kryetarin – kreyimamin e KBI-së, Fatmir ef.Iljazin, duke siguruar mjetin transportues për bartjen e mësimdhënësve, për vajtje-ardhje në fshatrat ku është mbajtur mësimbesimi. Me këtë mjet transportues është mundësuar udhëtimi i mualimëve çdo të tretën, gjegjësisht të dytën ditë të javës me makinë, si dhe janë siguruar fletore, lapsa e gjëra ushqimore - ëmbëlsira e dhurata të tjera simbolike për fëmijët.

Merita të veçanta për organizimin e këtij kursi veror ka imami-mualimi veteran Bedri Ef.Kida, i cili në bazë të autorizimit të kryeimamit të KBI-së Fatmir ef.Iljazi, hartoi palnprogramin për vijimin e kursit veror, duke i angazhuar imamët-mualimët, që u përmendën më lart.

Po ashtu, nuk mund t'i lëmë pa përmendur dhe pa i falënderuar edhe drejtorët e shkallove fillore të fshatrave Blinisht (ish-Lipovec), Gerqin, Dermjan, Rogovë, Devë Shishman etj., të cilët na mundësuan mbajtjen e mësimbesmit në lokalet e shkollave të këtyre fshatrave. Vlen të theksohet se këtij kursi të mësmbesimit i janë bashkuar, me nxënësit e tyre, edhe disa mësimdhënës të shkollës së fshatrave Demjan dhe Greqin.

*Përgatiti:*
***Esat ef.Rexha***

*Shtime*

## Edhe sivjet u organizua kursi veror



Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, xhamia e vjetër në Shtime edhe këtë verë organizoi kursin veror.

Interesimi i nxënëseve për regjistrim në këtë kurs ishte jashtëzakonisht i madh, mirëpo, për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme, ishim të detyruar të kufizonim numrin e vijuesve, kështu që në këtë kurs mësimet i vijuan vetëm 110 nxënës.

Në këtë kurs intensiv, për 10 ditë rresht - nga tri orë mësimi (ora 30 minuta), nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh, dhe Edukatë Islame.

Në përfundim të kursit nxënësit iu shtruan testimit mbi njohuritë e arritura, ku dëshmuan sukses shumë të mirë, mbi 80% të vijuesve testin e kishin plotësuar me sukses mbi mesataren.

Ky kurs u ndihmua nga xhemati i xhamisë, të cilët tre kursistët më të mirë i shpërblyen me dhurata modeste, që i shpërndau kryeimami i KBI-së, Sulejman ef Roshaj, dhe falënderoi imamët që u angazhuan në këtë kurs veror: Isa Tërshanin, Burim Rexhën dhe Emin Ademajn, të cilët nuk kursyen kohën e tyre vetëm e vetëm që ky kurs të mbaronte me sukses. Gjithashtu ai falënderoi edhe nxënësit për pjesëmarrjen dhe interesimin e tyre, me premtimin se edhe në të ardhmen do të organizohen kurse të tilla. Pas mbarimit të kursit, për pjesëmarrësit u organizua një piknik në Prevallë.

*Në Slivovë të Ferizajt*

## U inaugurua xhamia e re

Të dielën, më 9 shtator, para namazit të drekës, në një ceremoni rasti në fshatin Slivovë të komunës së Ferizajt u inaugurua xhamia, ndërtimi i së cilës u bë nga vetë fshatarët.

Në këtë solemnitet, përveç banorëve vendës e të fshatrave përreth, qenë të pranishëm edhe kryetari i KBI-së të Ferizajt, Adem ef. Hoxha, me bashkëpunëtorët, si dhe shumë imamë të kësaj ane.

Në fillim, të pranishmit i përshëndeti imami i fshatit, Burhan ef.Haxha, i cili falënderoi Kuvendin komunal të Ferizajt për dhënien e parcelës dhe të lejes së ndërtimit, si dhe KBI-në e Ferizajt, e në veçanti fshatarët që nuk kursyen mundin dhe mjetet për të kurorëzuar me sukses këtë shtëpi të Allahut xh.sh..

Ndërtimi i xhamisë në këtë fshat ka qenë nevojë e domosdoshme, sepse besimtarët e këtij fshati ishin të detyruar të shkonin në xhaminë e fshatit Koshare për t'i kryer obligimet fetare.

Ai kërkoi nga kryetari Adem ef. Hoxha, që t'i përshëndetë të pranishmit.

Adem ef. Hoxha, ndër të tjera, tha: "Të nderuar besimtarë, kam kënaqësinë që jam sot i pranishëm në përurimin e kësaj shtëpie të Zotit. Ju përgëzoj për këtë objekt madhështor, ku tani e tutje do t'I bëni sexhde Allahut xh.sh. Kjo xhami që po inaugurojmë sot, do të jetë vend i edukimit të besimtarëve të kësaj ane, sidomos i brezit të ri". Adem ef. Hoxha falënderoi edhe kuvendin komunal dhe të gjithë ata që ndihmuan materialisht e moralisht në ndërtimin e kësaj shtëpie të Zotit. "Vetëm besimtarët i ndërtojnë xhamitë dhe i zbukurojnë ato" - kështu thotë Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë, - theksoi ai, - kurse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush ndërton xhami për hir të Allahut, Ai do t'i ndërtojë një pallat në Xhenet"

Në emër të imamëve të KBI-së të Ferizajt, të pranishmit i përshëndeti edhe kryeimami Sulejman ef.Roshaj, i cili çmoi lart iniciativën e fshatarëve për ndërtimin e xhamisë. "Shembullin tuaj duhet ta ndjekin edhe fshatrat tjerë, - theksoi për të vazhduar: "Në fytyrat tuaja shoh gëzimin dhe harenë, vetë prania e këtyre besimtarëve në këtë vend, flet shumë. Është kënaqësi të jesh aty ku bëhet përurimi i xhamisë, sepse xhamia ka luajtur rol me rëndësi në shoqëritë islame, si në të kaluarën ashtu edhe tani.

Kemi shumë detyra dhe obligime, si ato ndaj vetvetes, familjes dhe shoqërisë, por në radhë të parë duhet t'i kryejmë ato ndaj Krijuesit të gjithësisë. E lus Allahun Fuqiplotë që t'ju shpërblejë për punën tuaj! - përfundoi kryeimami.

Kjo xhami ka kushtuar gjithsej 60.000 euro.

***Isa Tërshani***

*Zarbica me xhami të rinovuar, por me njerëz vetëm një herë në vit, në "Takimet e vendlindjes"*

## Mërgimtari, i cili para 47 vjetësh e kishte lëshuar këtë fshat të bukur, në këtë vit bën renovimin e xhamisë së Zarbicës

*"...e bëra këtë renovim, sepse All-llahu xh.sh. më ka dhënë pasuri me të cilën do ta bëja këtë, e nga ana tjetër unë e dua shumë vendlindjen time, saqë kudo që të shkoj, atë e kam në zemër dhe në shpirt..."*

Malësia e Bujanocit, që e përbëjnë disa fshatra kodrinore-malore, tanimë i ngjan një vendi të braktisur, sepse këto troje më se tetë vjet janë të boshatisura nga pjesa më e madhe e popullatës shqiptare, e cila me dhunë u dëbua nga regjimi i Millosheviçit në vitet 1999/2000.

Këtu, deri në atë kohë kishte një gjallëri dhe një jetë të pasur të shqiptarëve, të cilët me punën dhe djersën e vet, ia dilnin të organizonin jetë të mirë fshatare. Rrugët ishin përplot udhëtarë, shkollat të mbushura me nxënës dhe xhamia në Zarbicë gjithmonë përplot me xhemat. Besa, këtu dikur organizohej edhe puna në mejtepin e fshatit.

Por, ja erdhi edhe ajo kohë pa kohë, ajo kohë e pamëshirë, ajo kohë fatkeqe për shqiptarë të kësaj ane, kur një regjim i pamëshirshëm ndaj shqiptarëve ua çrregulloi tërësisht jetën.. Fshatrat u zbrazën, po edhe shkollat dhe xhamia. Ata njerëz u detyruan të gjenin strehim të përkohshëm jashtë vendlindjes, pjesa më e madhe në Anamoravë e gjetiu.

Tani në Zarbicë, tre vjet me radhë, me angazhimin e shoqatës "Vatra" dhe të veprimtarëve qëllimmirë të saj, organizohen "Takimet e vendlindjes", ku me mall të madh mblidhen shumë njerëz nga këto troje, për t'u çmallur me njëri-tjetrin dhe me vendlindjen e tyre.

Këtë vit këto takime u mbajtën më 29 korrik 2007 dhe në to morën pjesë një numër i madh i njerëzve.

Këtu shiheshin edhe ndryshime pozitive. Shkolla e rinovuar me mjete të kuvendit komunal të Bujanocit, në të cilën mësimi organizohet vetëm për një nxënës, i cili këtë vit doli në klasën e tretë.

Një risi tjetër që të binte në sy, qe xhamia e fshatit, e cila në disa vite të shkuara dukej në gjendje të mjeruar, kurse këtë vit, jo larg shkollës, ndodhet objekti i dytë që zbukuron këtë fshat me pamjen e saj të bukur. Atë ditë dukej si një lule në kopshtin e bukur. E lyer mirë, e rregulluar jashtë e brenda, qëndronte si një lule në mesin e malësisë.

Nga kureshtja për të mësuar se kush do ta ketë bërë këtë punë të mbarë, mësuam se ai ishte z. Habib Sopi, një mërgimtar nga ky fshat, i cili jeton dhe punon në Zvicër. Ky njeri fisnik e bujar, kësaj here kishte ardhur që së bashku me bashkëvendësit e tij, të festonte në Zarbicë.

E pyetëm këtë bamirës se ç' e kishte shtyrë të bënte renovimin e xhamisë së fshatit, në të cilin ky nuk jeton më se 47 vjet, për se ai na tha:"...e bëra këtë renovim, sepse Allahu xh.sh. më ka dhënë pasuri me të cilën munda ta bëja këtë, e nga ana tjetër, unë e dua shumë vendlindjen time, saqë ngado që shkoj, atë e kam në zemër dhe në shpirt, e besoj se këtu përsëri një ditë do të kthehet jeta edhe më e mirë se ç'ishte dikur. Ne duhet t'i ruajmë dhe mbajmë objektet, siç është xhamia, shkolla e të ndërtojmë edhe të reja, sepse këtu është vendi ynë".

Nga modestia as që na tregoi se sa i ka kushtuar ky renovim, por, siç mësuam nga bashkëvendësit e tij, nuk ishte derdhur një shumë e vogël parash për këtë punë.

Por, siç thotë z. Habibi, interesimi i tij për vendlindjen nuk mbaron me kaq. "Unë, thotë ai, do të ndihmoj sipas mundësisë edhe në punë të tjera që do të bëhen në vendlindje", nga të cilat si më me rëndësi e vlerëson ai ndërtimin dhe asfaltimin e rrugës, e cila do të kthente një jetëtë re në këto fshatra.

Z. Sevdail Hyseni, botues i revistës "Perspektiva" në Bujanoc, thotë se z. Habibi dhe familja e tij kanë ndihmuar dhe mbështetur gjithmonë çdo punë që është bërë në këto troje.

Këtë e pohoi edhe vetë z. Habibi duke thënë se për ndihmën e punëve në vendlindje ka mbështetjen e tërë familjes së tij dhe se gjithmonë ka dëshirë të bëjë diçka të dobishme për këtë vend.

Tani ai punon dhe jeton në Zvicër, ku ka një firmë të tij private dhe nga ajo punë siguron jetën e tij dhe të familjes, por ia del edhe të ndihmojë vendlindjen në raste nevoje dhe këtë thotë se do ta bëjë "... gjithmonë derisa të mundet, por do t'i këshilloja edhe fëmijët e mi të bëjnë një gjë të tillë pa ngurruar, sepse vendlindja nuk duhet harruar."

Është kënaqësi kur njeriu takon njerëz të tillë bamirës, andaj E lusim Allahun e Madhëruar që njerëzit e tillë t'i ruajë dhe atyre e familjeve të tyre t'u dhurojë shëndet të mirë dhe gëzime. Amin!

***Rexhep Abazi***

*Prishtinë*

## Në Prag të Muajit të Ramazanit u përurua xhamia e ndërtuar "Ebu Beker Essidik"



Me 12 shtator 2007 në vigjilje të muajit të bekuar të Ramazanit, me një manifestim modest, në lagjen "Bregu i Diellit II" të Prishtinës, u përurua solemnisht objekti i ri i xhamisë **"Ebu Beker Essidik".**

Në përurim qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, përfaqësues të KBI-së të Prishtinës me Bahri ef. Sejdiun në krye, përfaqësues të Komitetit të Bashkuar Saudit e të ftuar të tjerë.

Manifestimi u hap me ashere nga Kurani kënduar nga Sallah ef. Feta. Më pas të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua Kryetari i KBI-së të Prishtinës Bahri ef. Sejdiu, i cili falënderoi të gjithë ata që kontribuan në ndërtimin e kësaj xhamie, dhe sidomos dhuruesin e truallit Dr. Feti Ahmeti. Më pas fjalën e mori përfaqësuesi i Komitetit të Bashkuar Saudit, Abdu Rrahman Al-Harithi, i cili foli për rëndësinë e xhamisë. Në emër të lagjes foli dr. Feti Ahmeti, i cili përshëndeti të pranishmit dhe falënderoi donatorët që mundësuan ndërtimin e kësaj xhamie, si dhe falënderoi krerët e BI-së për ndihmën morale dhënë banorëve të kësaj lagjeje për ndërtimin e këtij tempulli të shenjtë, një objekt shumë i nevojshëm për këtë lagje.

Në fund fjalën e mori Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili, pasi uroi besimtarët, përshëndeti të gjithë ata që ndihmuan për përfundimin e këtij objekti, dhe sidomos dhuruesin e truallit, dr. Feti Ahmetin dhe donatorin nga Arabia Saudite. Duke folur për rolin që ka xhamia, Myftiu tha: "Islami është fe paqeje e jo dhune, edhe pse po mundohen ta gjunjëzojnë,e bashkë me të edhe ne… mirëpo Besimi i fortë – imani na shtyn që të qëndrojmë stoikë në këto troje dhe vazhdimisht të ndërtojmë, krahas xhamive, edhe objekte të tjera të nevojshme, si shkolla, ambulanca, rrugë etj… Xhamitë janë shtëpi të Zotit, ku adhurohet Ai dhe fisnikërohet e edukohet popullata e gjerë". Më tutje Myftiu rikujtoi hadithin e Pejgamberit a.s.: "Kush ndërton një xhami në këtë botë, atij Zoti do t'i ndërtojë një pallat ne Xhenet"-Ky hadith i pejgamberit tonë më së miri flet për rëndësinë që ka xhamia".



Ndërsa, duke folur për rëndësinë që ka xhamia për shoqërinë, Myftiu rikujtoi të pranishmit se edhe tek ne në të kaluarën xhamia ka luajtur rol vendimtar në ngjarjet e rëndësishme, mirëpo presim që edhe tani xhamia të luajë rolin e saj në edukimin e popullatës, sidomos në edukimin e brezit të ri, brez ky që po përballet me shumë dukuri jo të mira. Në fund të fjalës së tij Myftiu tha: "Xhamia që përuruam sot, si objekt është shumë e mirë, por më e mirë dhe më e bukur do të jetë nëse banorët e lagjes suaj e shfrytëzojnë ashtu siç ka porositur i Madhi Allah, për falje, për mirëbesim dhe edukim.

***Bahtijar Sopi***

*U shpërngul në jetën e amshushme haxhi Abdulgani Hoshi myezini i cili ishte simbol i xhamive të Sarajevës në gjysmën e dytë të shekullit XX*

# Një jetë të tërë ia kushtoi myezinllëkut – gjakovari i cili i zgjoi - mahniti zemrat e sarajevasve

Haxhi Abdulgani Hoshi u lind në qytetin e Gjakovës, në mëhallën e Kusarëve më 1924, nga babai Jakupi dhe nëna Aishja. Mësimet e para, mejtepin e ka mësuar tek hoxha Beqir ef.Baraku në mejtepin e lagjes "Haxhi Imer". Si i ri është angazhuar në ushtrimin e zejes si "kazaz" (dredhja e mëndafshit) në familjen e Hasimave në lagjen "Haxhi Imer" të Gjakovës.

Për shkak të situatës së rëndë ekonomike dhe kushteve të vështira, si shumë familje të tjera gjakovare, edhe familja e tij detyrohet të shkojë në Tropojë, qendër tregtare e asaj kohe në Malësinë e Gjakovës, ku kishin ushtruar zanatin e bukëpjekësit. Haxhi Ganiu, meqë Allahu i Madhëruar i kishte dhuruar zë të bukur, edhe pse në moshë të re, ushtroi detyrën e myezinit në këtë qytezë. Pas një kohe relativisht të shkurtër, familja e tij u kthye përsëri në Gjakovë. Gjatë këtij qëndrimi në Gjakovë, Haxhi Ganiu (kështu e njohin gjakovarët) ka kryer detyrën e myezinit në xhaminë e Kusarëve, pas imamit hfz.Tefik Islam Nahi. Gjatë kësaj periudhe angazhohet si ndihmës (kallf) për të mësuar zanatin saraç – çantaxhi, tek mjeshtri i njohur z.Ejup Saraçi. Më pastaj familja e tij do të shpërngulej në Prizren, ku, falë zërit të tij të ëmbël, kohë pas kohe do të thërriste ezanin në xhaminë e Sinan Pashës te Shatërvani. Të gjithë banorët e lagjes përreth mahniteshin nga zëri i tij i këndshëm.

Pas Luftës së Dytë Botërore Haxhi Abdulgania shpërngulet në Sarajevë. Atje në ndihmë i del haxhi Mujaga Merhemiq, si njeri i pasur, i cili ofroi për banim shtëpinë dhe i ndihmoi të hapte dyqanin te Saraçët, aty pranë xhamisë së Begut (Begova xhamia), në lagjen e Saraçëve. Si besimtar i devotshëm, ai vazhdoi t'i falte të pesë kohët e namazit në atë xhami. Një ditë do ta luste myezinin e xhamisë që ta thërriste ezanin në minare. Myezini e lejoi dhe, kur e dëgjuan qytetarët e Sarajevës, mbetën të mahnitur nga zëri i tij karakteristik. Atë moment kishte qëlluar aty edhe një qytetar italian, kompozitor operash, i cili kishte pritur gjersa e kishte kryer ezanin dhe, kur kishte zbritur nga minarja, i qenka afruar Haxhiut zotëria nga Italia. Pasi ishin njohur, i paskësh ofruar të shkonte me të në Itali për të kënduar opera, duke i ofruar shpërblime të mëdha, por Abdulganiu paska refuzuar ofertën shumë të madhe, duke i thënë se ai ishte vetëm myezin dhe nuk e ndërronte atë për asfarë pasurie.

Haxhi Abdulganiun pas këtij rasti e caktojnë myezin në xhaminë e Mbretit, Ferhadijes dhe të Begovës. Gjatë gjithë karrierës së tij si myezin, asnjëherë nuk



*Haxhi Abdulgani Hoshi*

e ka thirrur ezanin me mikrofon, po gjithmonë me zërin e tij në minare.

Haxhi Ganiu ishte i dashur, modest, i afërt për çdokënd, mikpritës, ashtu siç e kanë traditë gjakovarët. Shtëpia e tij në Sarajevë ishte gjithmonë e hapur në çdo kohë dhe për të gjithë, ushtarë, studentë, mysafirë të rastit dhe hallexhinj të tjerë.

Kur vinte në Gjakovë, i vizitonte xhamitë me radhë për të falur nga një vakt. Të gjithë e nderonin dhe e rrethonin e me ëndje dëgjonin rrëfimet e tij për jetën fetare në Sarajevë. Xhematlinjtë ishin shumë kureshtarë të dëgjonin zërin e tij të këndshëm dhe kërkonin nga haxhiu që ta thërriste ezanin dhe të bënte ikamet, si dhe pas përfundimit të namazit, gjithmonë ishte kërkesa që të lexonte një ashere nga Kurani.

Pas pensionimit, nga dashuria e madhe për vendlindjen, kishte ardhur me bashkëshorten e tij për t'i kaluar ditët e pensionit me bashkëvendësit e tij. Gjatë kësaj kohe qytetarët e ftonin në ceremoni fetare: mevlude, qelime, hatme, në raste varrimi etj.

Disa javë para se t'i vinte vdekja, është përshëndetur me të gjithë të afërmit, ka kërkuar hallallëk dhe ka shkuar në Sarajevë. Dhe më 12.07.07 mbylli sytë përgjithmonë – kaloi në jetën e amshueshme – pushoi së rrahuri zemra e myezinit më të dashur dhe të paharruar Haxhi Abdulgani Hoshi. Zëri i tij i ëmbël do të mbetet përgjithmonë në kujtesën e besimtarëve gjakovarë dhe të gjithë atyre që e njohën anekënd Kosovës dhe më gjerë.

"O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu tek Zoti yt, i vetëkënaqur e i pranuar! Hyr në turmën e robërve të Mi! Dhe hyr në Xhennetin Tim!" (El Fexhr, 27-30)

### Xhenazen e njërit prej myezinëve më të dashur e kanë falur dy mijë veta

Haxhi Ganiu ishte myezin i xhamisë së Begut, Mbretit dhe Ferhadijes. Ezanin nuk e thërriste asnjëherë me altoparlant.

Më 13.07.2007 në xhaminë e Mbretit në Sarajevë, më shumë se 2000 njerëz ia falën namazin e xhenazes haxhi Abdulgani Hoshit, i cili më pastaj është varrosur në varrezat Bakije në Faletiçi.

Haxhi Abdulgani Hoshi u shpërngul në Ahiret në moshën 83 vjeçe. Ishte i dashur për tërë Sarajevën, veçanërisht për pjesën e vjetër të qytetit. Për mirësinë dhe ndershmërinë e tij dëshmon edhe pjesëmarrja masive e xhematit, të cilët dje kishin ardhur në namazin e xhenazes së këtij prijatari të myezinëve në BeH.

Haxhi Hoshi para 50 vjetësh kishte ardhur nga Gjakova në Sarajevë. Rahmetli haxhi Mujaga Merhemiç, si njeri i pasur, i kishte dhënë për banim shtëpinë dhe i kishte ndihmuar të hapte dyqanin te Saraçët, aty afër xhamisë së Begut.

Haxhi Mujaga e kishte porositur që, kur t'i lindte djalë, t'ia vinte emrin Selim. Kur bashkëshortja e tij lindi, edhe pse nuk ishte koha e ezanit, ajo e kishte dëgjuar ezanin. Djalit ia vunë emrin Selim; ai tani është hafëz dhe ka vazhduar traditën e babës. Është myezin në xhaminë e Mbretit – thotë Latiç.

Rahmetli haxhi Ganija në kohën e vet ishte myezin në xhaminë e Begut, Mbretit dhe Ferhadijes. Për shkak të zërit të tij specifik, ishte jashtëzakonisht i dashur. Asnjëherë nuk e kishte thirrur ezanin me altoparlant, por nga minarja, me zërin e tij natyror. Zëri i tij autentik, veçanërisht në kohën e hershme të Sabahut, do të mbahet në mend gjatë nga besimtarët, sepse gjithmonë ishte i njohur në mesin e ezaneve, salavateve... – thotë Naxhat Latiç, i cili kishte marrë pjesë në faljen e namazit të xhenazes.

Latiç thotë se nuk ka pasur asnjë film të xhiruar në Sarajevë, në të cilin të mos ishte i pranishëm ezani i haxhi Ganiut, i cili ishte simbol i xhamive të Sarajevës në gjysmën e dytë të shekullit 20. Dyqanin e tij haxhiu e ndërtoi pranë haremit të xhamisë së Begut, që ta kishte më lehtë për ta thirrur ezanin në të pesë kohët e namazit.

*Marrë nga gazeta "Preporod"*
*E përgatiti:* ***Esat ef. Rexha***